# DITURIA ISLAME

NUMËR 290 | VITI 28 | TETOR 2014 | MUHARREM 1436 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



## Festa e Kurban Bajramit është këshillë dhe rikujtim i mësimeve hyjnore

www. bislame.net

# Xhamia e fshatit Kaliçan

Fshati Kaliçan (Istog) është vendbanim i vjetër, i cili në dokumentet e shkruara osmane përmendet që nga fundi i shek. XV, kurse si vendbanim i përket periudhës romake të shek. II. Nga të dhënat e fundshekullit XV, të defterit të Sanxhakut të Shkodrës, vëmë re që Kaliçani ishte vendbanim i vogël me vetëm pesë shtëpi. E dhëna e fundit, në mungesë të defterëve osmanë të shek. XIX, konfirmon praninë e banorëve muslimanë në shek. XIX, kur edhe u ndërtua edhe xhamia.



Sipas njohurive të deritanishme, xhemati i Kaliçanit e ndërtoi xhaminë më 1867 (1284 h). Xhamia ka edhe epigrafin në cepin e sipërm të faqes së murit veriperëndimor (sigurisht që në renovimin e pasluftës është vendosur në këtë pozitë dhe në vend të tij është vendosur epigrafi i ri, i vitit 2001), por ai (i pari) është ende i pa deshifruar dhe vështirë i lexueshëm.

Studimet e tilla do të na mundësonin të kuptonim nëse ndërtimi i sotëm i përket fazës fillestare, nëse kishte ndonjë ndërtim tjetër të mëhershëm, mbi të cilin qe ndërtuar, të dhëna për materialin e përdorur, për gurët e pretenduar me shkronja latine etj.. Rëndësi paraqet edhe fakti i vënies nën mbrojtje shtetërore të kësaj xhamie në vitin 1967.



Dallohet për gjerësitë e mureve, materialet e përdorura, hapjet etj., se ndërkati i mahfilit së bashku me shtyllat, trarët, shkallët dhe muret e sipërme, të nivelit të mafilit, pjesa e parë deri te shtyllat nga veriperëndimi, janë ndërtime të vitit 1979.

“Në kat, gjendej çardaku i hapur i punuar nga druri dhe në frymën e ekzemplarëve më të bukur të arkitekturës popullore”. Fjalia e sipërcituar, na bën të mendojmë që ndoshta çardaku ishte ajo vlera që e veçoi këtë xhami nga tetë sosh, sa ekzistonin.

*(Pjesë të shkëputura nga monografia e pabotuar “Xhamitë e Republikës së Kosovës-Komuna e Istogut. Monografia nr. 6, autorë M.sc. Sami Isufi arch, dhe Ma. Esat Ramadani arch. Prishtinë, 2012)*

PËRMBAJTJA:





# Kosova kremtoi solemnisht Kurban Bajramin

Më 4 tetor 2014, në të gjitha xhamitë e Kosovës, solemnisht u fal namazi i Kurban – Bajramit. Manifestimi qendror për Kosovë u mbajt në Xhaminë e Madhe të Prishtinës,

sakaq që falja e namazit të Kurban - Bajramit u organizua në tëgjitha xhamitë e Kosovës.

Manifestimi nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Egzon Ibrahimi, e më pas për rëndësinë që ka festa e Kurban-Bajramit ligjëratën tematike e mbajti kryeimami i BIK-ut, Sabri ef. Bajgora, cili ndër të tjera tha: *"Sot është festa e madhe e KurbanBajramit, është dita kur myslimanët lartësojnë Zotin e tyre dhe kryejnë obligimet ndaj Tij duke shpresuar që sot në tërë botën të mbizotërojë paqja,mirësia dhe solidariteti".*

Kryeimami Bajgora gjithashtu u shpreh se: ..*"feja Islame është ajo që do ta udhëheq njerëzimin drejt bardhësive dhe horizonteve te shpresës.Vetëm te Allahu është shpresa prandaj të gjithë besimtarët duhet t'i luten e drejtohen Atij , për gjithë njerëzimin, që në mesin e tyre të ketë mirësi, begati esolidaritet."*

Ai po ashtu foli edhe për Haxhin, të cilin janë duke e kryer edhe shumë besimtarëkosovarë. *"Haxhi është kongresi i gjithë muslimanëve. Dita e djeshme e Arafatit ishte dita më e madhërishme e vitit"*, tha ai.

Kryeimami Bajgora foli edhe për akuzat që po i vishen Islamit, duke thënë se: *"Paragjykimet që po mbretërojnësot në botë ndaj Islamit, janë të padrejta, sepse feja që emrin e ka paqe-Islam, në asnjë mënyrë nuk mund të jetë fe e dhunës dhe e terrorit.Ne si popull kemi zgjedhur rrugën e paqes, sepse vetëfeja Islame ështëpaqe, ndërkohë që edhe një emër i bukur i Krijuesit është"Selam", që do të thotë paqe.."*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Mr. Isa Bajçinca / Korrektor: Dr. Ferid Selimi /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $
/ Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Hixhreti, bazament i vizionit global

*"O ti i mbështjellë. Ngrihu për falje natën, përveç një pjese të vogël të saj. Gjysmën e saj ose pak më pak se gjysmën. Ose shto diçka prej saj dhe Kuranin lexoje me vëmendje. Ne do të të shpallim ty fjalë të rëndë (të madhe)" (El Muzzemmil, 1-5)*

*Bota Islame më 25 tetor do të jetë në festë për të shënuar dhe kujtuar Vitin e Ri Islam 1436. Muslimanët e presin këtë vit duke lënë vitin e kaluar prapa, sikur është edhe jeta e njeriut, përcjell ditën e djeshme pret të nesërmen,përcjell javët, muajt,vitet. Kështu çdo ditë njeriu shpalos një faqe nga historia dhe jeta e vet, derisa një ditë të dorëzojë shpirtin.*

*Është shumë e drejtë për çdo njeri që në fund të çdo viti të ndalojë dhe t'i bëjë një llogari vetvetes për vitin që po lë mbrapa. Çfarë dobish (hajër) ka bërë, por edhe të kundërtat. Cilat punë janë për ty e cilat janë kundër? Çfarë ke fituar e çfarë ke humbur, mu sikur tregtari i mirë që bën llogarinë vjetore. Kjo ishte në planin individual, kurse në planin e Ymetit çdo popull duhet të pyesë vetveten se çfarë u dha dhe ofroi muslimanëve për mirëqenien, prosperitetin dhe dinjitetin e tyre. Si shkoqitje në këtë ngjarje kujtojmë edhe vendimin e Omerit r.a. dhe të muslimanëve që këtë datë t'a llogarisnin si pikënisje të historisë së këtij Ymeti. Pra, si vit kalendarik nuk u llogarit ditëlindja e Muhamedit a.s., as viti i pejgamberllëkut, as vdekja e tij, as triumfi në Bedër, apo çlirimi i Mekës, por u mor vendimi që si datë të llogaritej viti i Hixhretit, edhe pse Hixhreti nuk kishte ndodhur në muajin Muharrem, por në muajin Rebiul Evvel, megjithëkëtë Omeri r.a. dhe ashabët vendosën të fillohej nga muaji i parë, pra nga muaji Muharrem. Pra ky është Viti i Ri musliman. Po, ngase edhe pejgamberët para Muhamedit a.s., kishin emigruar, Ibrahimi a.s. - në Palestinë dhe aty ishte varrosur; Musa a.s. - emigroi në Medjen pasi në Egjipt kishte mbytur gabimisht një koptas dhe kërkoi pendim tek Allahu për këtë vepër. Në këtë vend qëndroi plot dhjetë vjet, por historia nuk cek ndonjë ndodhi apo vepër të tij, po emigrimi i tyre nuk ishte sikur ky emigrim. Emigrimi i tij nuk ishte ikje, arratisje nga rreziku, lëndimet dhe dhuna etj., por hixhreti kishte synim që të ndërtohej një shoqëri e re, shoqëria islame me plot kuptimin e fjalës,pra ngritja e një shoqërie dhe ndërtimi i një Ymeti si dhe vënia e themeleve të shtetit të ri, i cili do të bazohej në Zotin, insanllëkun, moralin dhe universalizmin. Ky qe edhe synimi i Pejgamberit a.s. nga ky hixhret, përmes të cilit bëri shtetin, Ymetin më të çmuar që është shfaqur ndonjëherë mbi sipërfaqen e tokës. Këtu nuk duhet të harrohet se kjo meritë duhet t'i kthehet etapës së thirrjes në Mekë. Pra Muhamedi a.s. nuk kishte dështuar në thirrjen në Mekë, por në 13 vjetët sa kishte komunikuar misionin në Mekë, kishte vendosur bazamentin, kishte formuar gjeneratën e re, e cila mbi supet e saj do të bartte mesazhin e fundit tek njerëzimi. Në Mekë zbritën afro 80 sure që Muhamedi a.s ua mësoi ashabëve të vet, të cilët jetuan dhe frymuan me to. Për këtë etapë Allahu i ka thënë pejgamberit të Vet: "O ti i mbështjellë. Ngrihu për falje natën, përveç një pjese të vogël të saj. Gjysmën e saj ose pak më pak se gjysmën. Ose shto diçka prej saj dhe Kuranin lexoje me vëmendje. Ne do të të shpallim ty fjalë të rëndë (të madhe)" (El Muzzemmil, 1-5). Porsa filloi me thirrjen në Islam, ai pati pengesa, tallje nga ana e xhahilëve të asaj kohe, por vazhdoi misionin, këmbëngulës dhe i patrembur, edhe pse kundërshtarët bënin plane të ndryshme derisa vendosën edhe ta vrisnin. "Kujto (o i dërguar) kur ata që nuk besuan, thurnin kundër teje; të ngujojnë, të mbysin ose të dëbojnë. Ata bënin plane, e Allahu i asgjësonte, se Allahu është më i miri që asgjëson (dredhitë)". (El Enfalë, 30). Gjatë rrugës për në Medinë, ai u shoqërua nga Ebu Bekri r.a. dhe ata patën ndaluar për pushim në shpellën Thevr. Ebu Bekri es-Siddiku ndjeu një shqetësim, mirëpo, i Dërguari i Allahut i tha: "O Ebu Bekër! Si shqetësohesh ti për dy veta, kur Allahu është i treti i tyre? Mos u tremb! Allahu është me ne". Pra Allahu xh.sh. mbron të dërguarit dhe besimtarët e Tij. "Ne patjetër do të ndihmojmë të dërguarit tanë në jetën e kësaj bote, edhe ata që besuan, e edhe në ditën e prezantimit të dëshmive". (Gafir, 51). Hixhreti na kujton një nga ngjarjet dhe kthesën vendimtare të historisë së muslimanëve.*

*Pse Muhamedi a.s., e lëshoi Mekën? Shumë e thjesht. Me të vetmin qëllim që të ruante dhe të zhvillonte dinin e Allahut xh.sh. Krejt nyja është këtu. Pa fe, s'ka asgjë. Edhe udhëheqësit tanë duhet ta kuptojnë dhe të vetëdijesohen se feja duhet të zërë vendin e vet në institucionet shtetërore. Feja dhe atdheu janë binjak, dhe për këtë duhet të mendohemi pak.*

*Edhe një herë të gjithë muslimanëve u urojmë Vitin e Ri të muslimanëve, duke lutur të Madhin Zot për më shumë dashuri mes njerëzve, tolerancë dhe prosperitet.*

*Mr. Rexhep Suma*

# Festa e Kurban Bajramit është këshillë dhe rikujtim i mësimeve dhe i porosive hyjnore*

*Të nderuar besimtarë, vëllezër e motra!*
*Të nderuar qytetarë!*

Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë Allahut të Gjithëmëshirshëm. Kurse salavatet dhe selamet qofshin për Muhamedin a.s., familjen e tij, dhe për ata që ndoqën dhe vazhdojnë të ndjekin rrugën e tij deri në Ditën e Kiametit.

*Të nderuar besimtarë!*

Sot është ditë feste e gëzimi për të gjithë besimtarët muslimanë, ditë që bashkon zemrat e tyre gjithandej ku janë, për të përjetuar me shpirt gëzimin e harenë, duke e falënderuar Allahun për begatitë, nimetet dhe të mirat, që na i ka dhuruar Ai. Është festë që i afron rreth vatrës e sofrës familjet dhe të afërmit e tyre.

Përveç kësaj, e mbi të gjitha, festa e Kurban Bajramit është këshillë dhe rikujtim i mësimeve dhe i porosive hyjnore, të cilat e ndihmojnë besimtarin për organizimin e jetës në këtë botë dhe për të qenë faqebardhë e të shpëtuar në Botën tjetër.

Kështu ndërsa jemi tubuar nëpër xhamitë tona për t'iu lutur Allahut xh.sh. në këtë ditë feste, ne kujtojmë Hazreti Ibrahimin dhe birin e tij, hazreti Ismailin, të cilët, duke ngritur muret e Qabesë së bekuar, asaj shtëpie të ndershme, drejt së cilës brenda ditës kthejnë fytyrat e tyre muslimanët nga të katër anët e botës, i luten Allahut, - e përmes gjuhës së tyre, I lutemi edhe ne, - duke thënë:"O Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di! Zoti ynë, bëna neve dyve besimtarë të sinqertë ndaj Teje dhe nga pasardhësit tanë, njerëz të bindur ndaj Teje, na i mëso rregullat e adhurimit dhe falna neve, vërtet, Ti je Falësi, Ti je Mëshiruesi!"

Po ashtu kujtojmë edhe simbolikën e sakrificës së këtyre dy të dërguarve të Zotit dhe jo vetëm që kujtojmë por edhe ndjekim rrugën dhe shembullin e tyre, duke prerë kurban në emër të Zotit.

E pikërisht këto dy obligime, - Haxhi dhe Kurbani, - janë ato që e karakterizojnë këtë festë dhe e bëjnë më domethënëse.



Nisur nga kjo, miliona haxhilerëve nga e gjithë bota me lutjet e tyre drejtuar Allahut xh.sh. iu bashkuan edhe haxhilerët tanë nga Kosova, të cilëve Zoti ua bëri nasib që të kryejnë kushtin e pestë të fesë islame, ta kryejnë Haxhin dhe të ecin midis kodrave Safa dhe Merva, duke ndjerë dhembshurinë e nënës Haxhere për të birin e saj, Ismailin a.s., të ecin shtigjeve të Ibrahimit a.s. dhe të ndjejnë përulësinë, devotshmërinë dhe lutjet e tij, të ecin rrugës së Pejgamberit Muhamedit a.s. dhe të prekin gjurmët e tij, të pinë ujë nga burimi i Zem-Zemzemit, të bëjnë dua në Arafat, Myzdelife dhe Mine, të prekin gjurmët e vendit ku filloi të zbresë Kurani dhe nga ku nisi thirrja e Muhamedit a.s. për të besuar në Një Zot të vetëm, dhe duke iu drejtuar Zotit të tyre me gojën plotë "Lebbejke-allahumme lebbejk! - "Të përgjigjem Ty, o Zot, të përgjigjemi! ata kërkojnë falje e mëshirë për veten, familjen, të afërmit,



besimtarët, ymetin dhe njerëzimin mbarë.

*Të nderuar besimtarë,*

Veçori tjetër me një domethënie të madhe e kësaj feste është edhe ajo që manifestohet përmes prerjes së kurbanit për të gjithë ata që kanë mundësi, sepse duke prerë kurban me emër të Zotit dhe për hir të Krijuesit, i shtrijmë dorën krijesave të Tij, që kanë nevojë për ndihmën tonë.

Prerja e kurbanit nuk është thjesht derdhja e gjakut, por mbi të gjitha është përkushtimi, bindja, sakrifica, morali dhe devotshmëria e besimtarit. Sepse Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Nuk është as mishi e as gjaku i kurbaneve që arrin tek Allahu, por është përkushtimi dhe devotshmëria juaj që arrin tek Ai..."

Prandaj, vëllezër të nderuar, përmes therjes së kurbanit dhe ndarjes së mishit të tij, do të kemi rastin t'u ndihmojmë edhe të afërmve edhe të varfërve, sepse kjo edhe më shumë do të na afrojë mes nesh dhe do të na shtojë dashurinë dhe respektin e ndërsjellë.

*Të dashur vëllezër e motra!*

Sot në këtë ditë feste e gëzimi, thërras të gjithë besimtarët që në zemrën dhe shpirtin e tyre të shndrit besimi i sinqertë. Besim i cili motivon dhe fuqizon zemrat tona që të jemi edhe më solidarë, më human, më mëshirues e më tolerant.

Të lëmë urrejtjen dhe armiqësinë, të motivohemi për buzëqeshje e përqafime vëllazërore. Çdo festë e jona ka urtinë dhe porosinë e vetë, e porosia e Kurban Bajramit qëndron fuqishëm mbi parimet e dashurisë, bujarisë, solidaritetit, barazisë, flijimit dhe sakrificës.

Në këtë ditë feste prej nesh kërkohet që t'i harrojmë urrejtjet e mos pajtimet, t'i pastrojmë zemrat tona dhe t'i shtrijmë dorën e pajtimit secilit. Kemi për obligim t'i vizitojmë të afërmit dhe fqinjët tanë, duke mbjellë kështu dashuri e gëzim në zemrat e njerëzve.

Në veçanti kujdes meritor duhet të tregojmë ndaj jetimëve dhe fëmijëve të shehidve tanë, dhe me ndihmën e përkrahjen tonë sa më shumë t'ua lehtësojmë dhimbjet e tyre. Gjithashtu, duhet t'u ndihmojmë edhe të varfëve e skamnorëve, në mënyrë që edhe ata të shijojnë gëzimin e kësaj festeje.

Kujdes meritor duhet të tregojmë sidomos ndaj rinisë tonë, e cila është edhe krenaria jonë, t'ju ofrojmë kushte më të mira për mësim e punë, sepse në këtë mënyrë do t'i largojmë nga rrugët e ndaluara e të dëmshme.

*Të nderuar besimtarë!*

Edhe tani kur po kremtojmë festën e Kurban Bajramit në shumë vende të botës kemi vatra të luftërave e konflikteve ku pësojnë të pambrojturit, civilët, gratë e fëmijët, ku kemi dhunë, vuajtje, shkatërrime e vrasje. Në këtë ditë të madhe lusim bashkërisht të Madhin Zot që me kuvetin e Tij t'i bëjë ata popuj e ato vende që sa më parë të heqin dorë nga konfliktet e shkatërrimet e t'i kthen paqes dhe jetës normale.

Njerëzimi sot ka nevojë për vlera fetare e shpirtërore, prandaj në këtë ditë të shënuar dhe nga ky vend i bekuar, i ftoj të gjithë besimtarët tanë, të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë, që të bashkëveprojmë drejtë ndërtimit të një shoqërie pa dallime të mëdha, për një solidaret e mirëkuptim, për tolerancë e mbështetje ndaj njëri-tjetrit.

Për t'i arritur këto parime ju rikujtoj të gjithëve që duhet angazhim për të kultivuar koherencën mes nesh, duke mirëkuptuar të tjerët, duke tejkaluar egon e lakminë, e duke zbatuar mësimet e Zotit, këshillat e pajgamberëve dhe interesin e popullatës e të vendit tonë. Me këtë rast ftoj të gjithë që për të mirën e shoqërisë dhe të vendit tonë të kultivojmë unitetin veprues, duke lënë anash mëritë, inatet e interesat personale e grupore. Të bashkuar, në paqe e dashuri na do edhe i madhi Zot.

*Të nderuar besimtarë!*

Nga ky vend, në këtë ditë të madhe e gjej me vend që të gjithëve kudo që jeni brenda trojeve tona dhe mërgatës sonë, t'ju uroj në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe institucioneve të saja, festën e Kurban Bajramit, duke lutur Zotin e Madhërishëm që ta ruaj atdheun tonë, ta bashkoj kombin tonë dhe ta udhëzoj e ta edukoj rininë tonë.

*Me fat ju qoftë Kurban Bajrami!*

*Hytbeja e mbajtur në Xhaminë e madhe të Prishtinës nga sekretari i përgjithshëm i BIK, Resul ef. Rexhepi në manifestimin qendror të Kurban –Bajramit më 4 tetor 2014.

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf"- (13)

**Sprova në dituri - Ngjarja e Musait a.s. me Hidrin a.s. – (I)**

"(Përkujto) Kur Musai i tha djaloshit që e shoqëronte: "Nuk do të ndalem së ecuri deri ta arrij vendtakimin e dy deteve, ose do të udhëtoj një kohë të gjatë". Kur arritën ata të dy vendtakimin e atyre deteve, e harruan peshkun e tyre, e ai (peshku) mori rrugën e vet si (strofull) në det. Pasi ata e kaluan atë vend, ai (Musai) i tha djaloshit: "Na jep drekën tonë (ushqimin), meqë nga ky udhëtim jemi lodhur". Ai (djaloshi - Josha ibn Nun) tha: "A e sheh!? Kur u strehuam te shkëmbi, unë e harrova peshkun dhe përveç djallit nuk më bëri kush të harrojë që të ta përkujtoj ty, atë, dhe ai në mënyrë të çuditshme mori rrugën e tij për në det!" Ai (Musai) tha: "Ai është (vendi) që ne po e kërkojmë!" Dhe u kthyen që të dy rrugës së tyre nga kishin ardhur. Dhe e gjetën një nga robërit Tanë, të cilit i kemi dhuruar mëshirë nga ana Jonë dhe e kemi mësuar me një dituri të posaçme nga Ne. Atij (Hidrit - njeriut të mirë e të dijshëm) Musai i tha: "A pranon të vijë me ty, që të më mësosh nga ajo që je i mësuar (i dhuruar) ti: dituri të drejtë e të vërtetë?" Ai (Hidri) tha: "Sigurisht, ti nuk do të mund të kesh durim me mua! Si do të durosh për atë që nuk je i njoftuar?" (Musai) Tha: "Në dashtë Allahu, do të shohësh se do të jem i durueshëm dhe nuk do të kundërshtoj ty për asgjë!" Ai i tha: "Nëse më shoqëron ti mua, atëherë mos më pyet për asgjë, derisa unë vetë të të tregoj për të". (El-Kehf, 60-70)

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ata paraprakë

Ashtu siç kemi përmendur në fillim të komentimit, se kjo sure e bekuar përmban në vete disa rrëfime enigmatike, duke filluar së pari me ngjarjen e çuditshme të banorëve-djelmoshave që u strehuan në shpellë për 309 vite, ngjarje e cila shtjellon sprovën në besim, pastaj rrëfimin e pronarit mosmirënjohës të dy kopshteve, ngjarje e cila shtjellon sprovën e tundimit me pasuri dhe më pas edhe mendjemadhësinë e idhujtarëve kurejshë, të cilët refuzonin ndejat me të varfrit e muslimanëve, duke u mburrur padrejtësisht me prejardhjen dhe pasurinë e tyre, tash kemi ngjarjen e Musait a.s. me njeriun e urtë, i cili sipas shumicës dërmuese të dijetarëve është Hidria.s., e cila ngjarje bart mesazhin e sprovës në dituri.

Ky tregim bart në vete porosi shumë të fuqishme edukative se gjatë kërkimit të diturisë, (shkollimit, arsimimit, specializimit)është e nevojshme mbi të gjitha modestia dhe këmbëngulja, pavarësisht rrethanave dhe pozitës sociale që kemi në shoqëri…

### Shkaku i kësaj ngjarjeje madhështore

Në të dy Sahihët, të Buhariut[1] dhe të Muslimit[2], është shënuar se një ditë, Musai a.s. pas shpëtimit nga robëria e faraonit, kishte mbajtur një ligjëratë të zjarrtë para beniisrailëve, duke ua përkujtuar atyre vitet e kaluara në robëri, ditët e shpëtimit të tyre nga Allahu xh.sh. dhe begatitë e panumërta që kishte derdhur mbi ta i Gjithëmëshirshmi... Ai i kishte këshilluar ata që



kurrë të mos e lëshonin rrugën e Allahut por të qëndronin të paluhatshëm në të vërtetën...

Siç duket, ligjërata e tij kishte qenë aq gjithëpërfshirëse saqë kishte ngërthyer në vete të gjitha urtësitë e kësaj bote... Pasi që kishte përfunduar ligjërimin mbresëlënës, njëri prej të pranishmëve e kishte pyetur pa të keq:

- O i dërguar i Allahut, a ka në fytyrën e Tokës njeri më të ditur se ti?

- Jo, - ia kishte pritur me të shpejtë dhe me emocione Musa a.s.

Për shkak të kësaj përgjigjeje të ngutshme, Allahu xh.sh. e kishte qortuar pse nuk ia kishte atribuuar këtë




dituri të tij Allahut të Gjithëdijshëm, prandaj e kishte dërguar Xhibrilin a.s. për ta pyetur:

- O Musa! Ç'mendon dhe ç'njohuri ke, se ku e hedh Allahu diturinë e Vet?[3]

Musai a.s. përnjëherë e kishte kuptuar se kishte nxituar dhe gabuar, i shtyrë nga karakteri i tij i vrullshëm dhe impulsiv, ndërkohë që Xhibrili a.s. i kishte thënë:

- Është një rob i Allahut, në vendpuqjen e dy deteve, që është më i ditur se ti...

Shpirti fisnik i Musait a.s. i etshëm për dituri, pyeti se ku mund ta gjente këtë rob të dijshëm, dhe pasi mori përgjigjen e duhur nga Allahu xh.sh., vendosi të udhëtonte për ta kërkuar Hidrin a.s..

**Koment:**

وَإِذْ قَالَ مُوسَى لِفَتَاهُ لا أَبْرَحُ حَتَّى أَبْلُغَ مَجْمَعَ الْبَحْرَيْنِ
أَوْ أَمْضِيَ حُقُبًا ﴿60﴾

***60. "(përkujto) Kur Musai djaloshit që e shoqëronte i tha: "Nuk do të ndalem së ecuri deri ta arrij vendtakimin e dy deteve, ose do të udhëtoj një kohë të gjatë".***

Prej këtij ajeti e deri në atë të 82-të, do të vazhdojmë shoqërimin me një tregimenigmatik, të mbuluar me velin e mistereve dhe të fshehtësive, prapa të cilit fshihen urtësi të panumërta, të cilat na zbulohen vetëm në fund të kësaj ngjarjeje, ku protagonistë janë dy njerëz të dashur të Allahut, Musai a.s. dhe Hidri a.s.. Që të dy, të pajisur me dije të ndryshme nga i Gjithëdijshmi, që të dy, robër të dashur e fisnikë të Allahut.

Pasi që Allahu xh.sh. e njoftoi Musain a.s. se ishte një rob tjetër i Allahut mbi sipërfaqen e Tokës, më i ditur, Musai a.s. u zotua se do ta takonte patjetër atë njeri, dhe vendosi të merrte rrugën për tek ai, pa marrë parasysh se sa kohëapo vite mund të zgjaste udhëtimi i tij.

Pasi pyeti si mund ta gjente atë, dhe pasi që u njoftua nga ana e të Lartmadhërishmit se ku mund ta gjente atë, u urdhërua të nisej për rrugë, por me kusht që në strajcën e tij të ushqimit, të merrte me vete edhe një peshk tëkripësuar. Atij iu bë me dije që posa të arrinte në vendin e takimit, peshkut do t'i kthehej jeta e gjallëria. Aty ku peshku do tëmerrte udhën për të hyrë në det, pikërisht aty Musai a.s. do të gjente robine ditur të Allahut.

Musai a.s. çau përpara në rrugën e tij të gjatë për të kërkuar dituri. Së bashku me të ishte edhe një djalosh, i cili po e mbante peshkun në strajcën me ushqime. Ata të dy vazhduan rrugën në kërkim të këtij robi të mirë e të devotshëm. Musai a.s. i kishte thënë djaloshit që e kishte marrë me vete: Nuk po të ngarkoj me diçka tjetër përveçse të më njoftosh për kohën dhe momentin kur ky peshk do të ikë prej teje...

Sa i përket djaloshit i cili po e shoqëronte Musain a.s. në këtë udhëtim, sipas mendimit unanim të dijetarëve bëhet fjalë për Josha ibn Nun-in, njërin prej pejgamberëve të ardhshëm të bëni israilëve pas Musait a.s., nëpërmjet të cilit bëni israilët do të hynin në Kuds. Përndryshe, nëpër disa tefsire është shënuar se Josha ibn Nuni njëkohësisht ishte edhe djali i motrës së Musait a.s. dhe ishte në shërbim të tij.

Meqë vendi dhe personi të cilin ata po e kërkonin ishin tëpanjohur, e çështja ndërlidhej edhe me mrekullinë e rikthimit të jetës së peshkut të vendosur në strajcë duke u zhytur në det, kjo e bëntekëtë ngjarje krejtësisht të mjegullt. Por Musai a.s. ishte aq shumë i vendosur ta takonte këtë njeri të dijshëm, madje edhe nëse udhëtimi i tij do të zgjaste me vite të tëra.

Ashtu siç vërejtëm, fillimi i këtij udhëtimi ishte me shumë mistere, nuk dihej saktësisht as vendi i takimit e nuk njihej madje as personi me të cilin do të takohej Musai a.s.. Krejt çka dihej ishin disa parashenja misterioze, vendpuqja e dy deteve, ku do ta takonin një njeri dhe kaq. Shenja e vetme qe duhej ndjekur për ta gjetur saktësisht vendtakimin, do të ishte ngjallja e peshkut që e kishin marrë me vete së bashku me gjërat e tjera ushqimore...

Në lidhje me pjesën e ajetit: ***"vendtakimin e dy deteve..."***, komentuesit e Kuranit janë përpjekur shumë të përcaktojnë vendin e këtij takimi misterioz, duke hamendësuar se për cilët dete bëhet fjalë. Disa prej këtyre mendimeve janëaq larg nga e vërteta saqënuk ia vlen as të përmenden, ndërkohë që ne, duke analizuar rrethanat dhe pozitën gjeografike ku atëbotë jetonte Musai a.s. me popullin e tij, anojmë nga mendimi se fjala është për Gjirin e Suezit dhe atë të Akabës, puqja apo takimi i të cilëve ndodh pikërisht në krye të Gadishullit të Sinait, në anën jugore të tij. Ky mendim është shumë i arsyeshëm sepse dihet që pas largimit të Musait a.s. me bëni israilët nga Egjipti, ai nuk kishe dalë me ta, përtej Sinait, ku po vazhdonte të qëndronte, pasiqë Allahu Ua kishte ndaluar hyrjen në Kuds, për 40 vite të plota.[4]

Ndonëse ky mendim është më i përafërti me të vërtetën, megjithatë edhe ky është një hamendësim, dhe nuk ka ndonjë peshë të theksuar, sepse po të ishte një gjë e tillë e kërkuar domosdoshmërish, sigurisht se për këtëdo tëna njoftonte Allahu xh.sh.. Në fakt, në këtë ngjarje, nuk kanë rëndësi as emrat e as vendet, por rëndësi ka mesazhi dhe porosia e kësaj ngjarjeje. E ngjarja lidhet me dituri, e cila nuk i ngjason diturisë sonë e cila bazohet dhe varet nga shkaqet, e as nuk

është dituri pejgamberike që vjen si rezultat i Inspirimit (Vahjit). Pra, ne gjendemi para një diturie enigmatike, e mbuluar me velin e fshehtësisë së madhe. Dituri shumë e lartë, dituri të cilën e mbulojnë perde të dendura misteri...

فَلَمَّا بَلَغَا مَجْمَعَ بَيْنِهِمَا نَسِيَا حُوتَهُمَا فَاتَّخَذَ سَبِيلَهُ

فِي الْبَحْرِ سَرَبًا ﴿61﴾

***61. Kur arritën ata të dy vendtakimin e atyre deteve, e harruan peshkun e tyre, e ai (peshku) mori rrugën e vet si (strofull) në det.***

Duke udhëtuar së bashku me djaloshin, arritën deri tek një shkëmb pranë detit. Musai a.s. i lodhur nga udhëtimi i gjatë në të panjohurën, u shtri të pushonte pak dhe menjëherë e zuri gjumi..

Djaloshi po qëndronte zgjuar, kur befas, erërat që filluan të frynin, ngritën një prej valëve të detit, e cila preku edhe shkëmbin mbi të cilin po qëndronin. Kur vala e ujit preku peshkun, ndodhi mrekullia. Peshku u ngjall dhe menjëherë i rrëmbyer nga kjo valë, kërceu në det duke çarë çuditshëmrrugën drejt thellësive të tij.

Lëvizja e peshkut drejt detit ishte shenja, të cilën, Allahu ia kishte bërë të ditur Musait a.s. si përcaktim të vendtakimit me këtë njeri të urtë, tek i cili ishte nisur Musai a.s. për t'u pajisur me dituri.

Musaia.s. u ngrit nga gjumi duke mos vërejtur që peshku kishte çarë në thellësitë e detit. Djaloshi që po shoqëronte atë, i tronditur nga ajo që kishte parë, harroi t'i tregonte se çfarë kishte ndodhur me peshkun. Ata të dy vazhduan të ecnin pjesën e mbetur të ditës, duke e harruar fare peshkun e tyre...

فَلَمَّا جَاوَزَا قَالَ لِفَتَاهُ آتِنَا غَدَاءَنَا لَقَدْ لَقِينَا مِن سَفَرِنَا هَذَا نَصَبًا.

﴿62﴾ قَالَ أَرَأَيْتَ إِذْ أَوَيْنَا إِلَى الصَّخْرَةِ فَإِنِّي نَسِيتُ الْحُوتَ وَمَا

أَنسَانِيهُ إِلاَّ الشَّيْطَانُ أَنْ أَذْكُرَهُ وَاتَّخَذَ سَبِيلَهُ فِي الْبَحْرِ عَجَبًا ﴿63﴾

***62. Pasi ata e kaluan atë vend, ai (Musai) i tha djaloshit: "Na jep drekën tonë (ushqimin), meqë nga ky udhëtim jemi lodhur".***

***63. Ai (djaloshi - Josha ibn Nun) tha: "A e sheh!? Kur u strehuam te shkëmbi, unë e harrova peshkun dhe përveç djallit nuk më bëri kush të harrojë që të ta përkujtoj ty atë, dhe ai në mënyrë të çuditshme mori rrugën e tij për në det!"***

Pas një udhëtimi të gjatë, Musai a.s. ndjeu lodhje dhe iu drejtua djaloshit me fjalët: Na e jep drekën tonë, sepse e kemi merituar pas këtij udhëtimi të gjatë.

Vetëm në këtë çast, djaloshit iu kujtua ajo që kishte ndodhur. Para syve të tij u përfytyruan imazhet e rrëshqitjes sëpeshkut në det, dhe vetëm tash e njoftoi Musain a.s. për atë që kishte ndodhur. I kërkoi falje duke u arsyetuar se shejtani e kishte bërë të harronte qëtë mos ia përmendte atë që kishte ndodhur.

Pamja që e kishte soditur djaloshi që po shoqëronte Musain a.s., kishte qenë befasuese dhe hutuese në të njëjtën kohë. Ai kishte parë peshkun tek çante ujin, duke lënë pas një gjurmë sikur të ishte ndonjë shpend që mbështillet në një strofull rëre... Kurrë në jetën e tij nuk kishte parë diçka të tillë të çuditshme... Mbase i tronditur nga mrekullia që kishte parë, harroi t'ia përmendte këtë Musai a.s. pasi qe zgjuar. Sidoqoftë, këtu qëndron urtësia e mistershme e takimit që pritej të ndodhte pas pak kohe...

قَالَ ذَلِكَ مَا كُنَّا نَبْغِ فَارْتَدَّا عَلَى آثَارِهِمَا قَصَصًا ﴿64﴾

***64. Ai (Musai) tha: "Ai është (vendi) që ne po e kërkojmë!" Dhe u kthyen që të dy rrugës së tyre prej nga kishin ardhur.***

Djaloshi priste që Musai a.s. ta qortonte për këtë lëshim, por u befasua nga shenjat e gëzimit në fytyrën e tij. Musai a.s. u gëzua fort kur kuptoi se peshku kishte çarë rrugën për në det dhe tha: Kjo është ajo që dëshironim dhe kërkonim...

Rrëshqitja e peshkut përkufizonte dhe përcaktonte vendin ku ai do të takohej me njeriun e ditur, kështu që ata të dy menjëherë iu kthyen sërish gjurmëve të tyre nga kishin ardhur.

Më në fund Musai a.s. së bashku më djaloshin arritën fare pranë shkëmbit mbi të cilin kishinpushuar e fjetur, prej nga peshku kishte marrë rrugën e tij të çuditshme për në det. Kur u afruan, aty gjetën një njeri...

فَوَجَدَا عَبْدًا مِّنْ عِبَادِنَا آتَيْنَاهُ رَحْمَةً مِنْ عِندِنَا وَعَلَّمْنَاهُ

مِن لَّدُنَّا عِلْمًا ﴿65﴾

***65. Dhe e gjetën një nga robtë Tanë, të cilit i kemi dhuruar mëshirë nga ana Jonë dhe e kemi mësuar me një dituri të posaçme nga Ne.***

Ky ishte robi i urtë i Allahut, emrin e të cilit teksti kuranor e la të fshehur.Ishte robi, të cilin po e kërkonte Musai a.s. për të marrë dituri prej tij. Musai a.s. ishte "kelimullah" dhe njëri prej pejgamberëve të vendosmërisë së lartë (UlulAzmi). Ishte pronar i mrekullisë së shkopit, të cilin Allahu nëpërmjet duarve të tij e shndërronte në gjarpër të madh, si dhe i dorës, të cilën kur e nxirrte, i bënte dritë. Ishte pejgamber të cilit Allahu ia kishte zbritur Tevratin pa ndërmjetësues. Përkundër të gjitha këtyre fisnikërimeve, nga ana e Allahut xh.sh. Musai a.s. vazhdonte të ishte i etshëm për dituri të reja.

Ndërsa në lidhje me robin e urtë të cilit Allahu nga mëshira e Tij i kishte dhuruar dituri hyjnore, nuk dimë më tepër nga ajo që na e ka përshkruar Kurani famëlartë: *"Dhe e gjetën një nga robërit Tanë, të cilit i kemi dhuruar mëshirë nga ana Jonë dhe e kemi mësuar me një dituri të posaçme nga Ne."*

Dijetarët nuk janë unikë në mendime rreth Hidrit a.s.. Dikush prej tyre e konsideron atësi një prej evliave të Allahut e dikush si të dërguar të Tij...Rreth jetës dhe ekzistencës së tij janë thurur mite e legjenda të shumta. Është thënë se Hidri a.s. vazhdon të jetojë dhe të jetë i gjallë deri në Ditën e Gjykimit, por kjo është një çështje të cilën nuk e kanë potencuar as tekstet kuranore e as syneti i Resulullahut s.a.v.s., e madje as të dhënat e besueshme historike. Ne nuk themi asgjë më tepër lidhur me këto fjalë pos asaj që Hidria.s. është një prej robërve tëAllahut. Megjithëse ende mbetet enigmë të qenët e tij evlia apo i dërguar i Allahut, Ne anojmë nga mendimi i fundit se ai ishte një prej të dërguarve të Allahut, të cilën çështje do ta argumentojmë më vonë kah fundi i ajeteve të kësaj ngjarjeje.

قَالَ لَهُ مُوسَى هَلْ أَتَّبِعُكَ عَلَى أَن تُعَلِّمَنِ مِمَّا عُلِّمْتَ رُشْدًا ﴿66﴾

***66. Atij (Hidrit - njeriut të mirë e të dijshëm) Musai i tha: "A pranon të vijë me ty, që të më mësosh nga ajo që je i mësuar (i dhuruar) ti: dituri të drejtë e të vërtetë?"***

Më në fund, dëshira e Musait a.s. u plotësua. Ai u takua me robin e mistershëm të cilin po e kërkonte për të mësuar prej tij. Imam Buhariu përcjell këtë ngjarje nëpërmjet hadithit të gjatë nga ana e Resulullahut s.a.v.s. në të cilin thihet se Musai dhe djaloshi e gjetën Hidrin të ulur mbi një tepih të gjelbër buzë detit, i mbuluar tërësisht me rrobën e tij. Njërën anë të petkut e kishte vendosur nën këmbë kurse me cepin tjetër kishte mbuluar kokën. Musai a.s. e përshëndeti me selam, ndërsa Hidri a.s. zbuloi fytyrën dhe tha:

- A ka përshëndetje të Selamit në vendin tënd? Kush je ti?

- Unë jam Musai, - u përgjigj ky.

- Musai i beniisrailëve?! – tha me habi Hidri a.s. dhe vazhdoi: - Edhe mbi ty qoftë paqja dhe shpëtimi i Allahut o i dërguari i beniisrailëve.

- Prej nga e di që unë jam Musai i beniisrailëve? - pyeti plot habi ky.

- Më ka njoftuar Ai i Cili të ka drejtuar e udhëzuar tek unë, o Musa. Çfarë dëshiron prej meje? - tha Hidri a.s.

Musai a.s. me butësi e respekt të thellë tha: - A mund të të shoqëroj dhe të më mësosh nga ajo që ti je udhëzuar...?[5]

قَالَ إِنَّكَ لَن تَسْتَطِيعَ مَعِيَ صَبْرًا ﴿67﴾ وَكَيْفَ تَصْبِرُ عَلَى مَا لَمْ
تُحِطْ بِهِ خُبْرًا ﴿68﴾ قَالَ سَتَجِدُنِي إِن شَاءَ اللَّهُ صَابِرًا وَلَا أَعْصِي لَكَ
أَمْرًا ﴿69﴾ قَالَ فَإِنِ اتَّبَعْتَنِي فَلَا تَسْأَلْنِي عَن شَيْءٍ حَتَّى أُحْدِثَ لَكَ
مِنْهُ ذِكْرًا ﴿70﴾

***67. Ai (Hidri) tha: "Sigurisht, ti nuk do të mund të kesh durim me mua! 68, Si do të durosh për atë që nuk je i njoftuar?" 69. (Musai) Tha: "Në dashtë Allahu, do të shohësh se do të jem i durueshëm dhe nuk do të kundërshtoj ty për asgjë!" 70. Ai i tha: "Nëse më shoqëron ti mua, atëherë mos më pyet për asgjë, derisa unë vetë të të tregoj për të".***

Hidria.s. duke parë vendosmërinë e Musait a.s., për t'u pajisur me dituri, iu drejtua me fjalët: - O Musa, kam frikë se ti nuk do të kesh durim për të më shoqëruar.Diturinë time vështirë se mund ta kuptosh dhe nuk do të kesh gatishmëri të durosh, sepse dukuritë në bazë të të cilave do të gjykosh dijen dhe veprat e mia, nuk do të të flenë në zemër dhe nuk do të të japin ndonjë sqarim të kënaqshëm. Mbase nga sjelljet e mia do të shohësh diçka, që nuk do të arrish ta kuptosh dot e as do të arrish t'i gjesh ndonjë arsyetim, prandaj po të them që tash, se ti nuk mund të kesh durim ndaj diturisë sime o Musa.

Në anën tjetër, Musai a.s., i cili ishte nderuar me ofiqin *"Kelimullah"*, me modestinë më të madhe e siguronte këtë rob të mbuluar me mister se nuk do t'ia thyente urdhrin...

Këtu dëshirojmë të ndalemi për një çast, për të vërejtur dallimin në mes të pyetjes së Musait a.s. plot butësi, mirësjellje e respekt, në njërën anë dhe përgjigjes shumë të ftohtë të Hidrit në anën tjetër. Përgjigjja e tij në mënyrë indirekte ia bënte me dije Musait a.s. se dituria e tij, nuk ishte e preferuar për Musain a.s., që ta mësonte, ashtu siç edhe dituria e Musait ishte dituri të cilën Hidri nuk e dinte. Musai a.s. i përpiu disi këto fjalë të ftohta të Hidrita.s. vetëm që ta lejonte për ta shoqëruar dhe të mësonte prej tij. Musai a.s. i kishte thënë se me lejen e Allahut, do ta gjente atë prej durimtarëve, duke mos ia thyer asnjë urdhër.

Ky rob i Allahut, emrin e të cilit Kurani e lë enigmatik, i kishte thënë Musait se e kishte vetëm një kusht, të cilit nëse do t'i përmbahej në mënyrë strikte, atëherë do të mund ta shoqëronte dhe të mësonte prej tij. Kur Musai a.s. kërkoi sqarim shtesë për këtë kusht, robi i heshtur ia bëri me dije se kushti ishte pikërisht *"Heshtja"*, që nënkuptonte se Musai a.s. nuk duhej ta pyeste për asgjë, derisa vetë Hidri a.s. nuk do t'ia sqaronte të gjitha të fshehtat. Musai a.s. pa kurrfarë hezitimi e pranoi këtë kusht dhe së bashku u nisën në udhëtimin e tyre... - vijon -

1) Sahihul Buhari (4726) 2) Sahihu Muslim (2380). 3) Mustafa ibnul Adevijj "Tefsir suretul Kehfi fi sualin ve xhevabin", f.208, Tanta-Egjipt 2004. 4) "Et-Tefsirul Mevdui li suveril Kuran" v.4, f.366-367. 5) Imam Buhariu (kapitulli: Komentimi i Kuranit, hadithi nr. (4357) transmeton nga Amr ibn Dinari dhe Ja'la bin Muslim, nga Seid ibn Xhubejri, nga Ibn Abasi nga Ubejj bin Ka'bi e ky nga i Dërguari i Allahut. Shih: "Hadaiku-r-Rrevhi ve-r-Rrejhan..." v.16, f.432-434.

Dr.Ass. Musa vila

# Edukata në mexhlis dhe vlera e ilmit - dijes

عَنْ أَبِي وَاقِدٍ اللَّيْثِي أَنَّ رَسُولَ اللهِ صلى الله عليه و سلم بَيْنَمَا هُوَ جَالِسٌ فِي الْمَسْجِدِ وَ النَّاسُ مَعَهُ إِذْ أَقْبَلَ ثَلاَثَةُ نَفَرٍ ، فَأَقْبَلَ اثْنَانِ إِلَى رَسُولِ اللهِ صلى الله عليه و سلم وَ ذَهَبَ وَاحِدٌ ، قَالَ: فَوَقَفَا عَلَى رَسُولَ اللهِ صلى الله عليه و سلم فَأَمَّا أَحَدُهُمَا فَرَأَى فُرْجَةً فِي الْحَلْقَةِ فَجَلَسَ فِيهَا ، وَ أَمَّا الْآخَرُ فَجَلَسَ خَلْفَهُمْ ، وَ أَمَّا الثَّالِثُ فَأَدْبَرَ ذَاهِبًا ، فَلَمَّا فَرَغَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه و سلم قَالَ: أَلاَ أُخْبِرُكُمْ عَنْ النَّفَرِ الثَّلاَثَةِ؟ أَمَّا أَحَدُهُمْ فَأَوَى إِلَى اللهِ فَآوَاهُ ، وَ أَمَّا الْآخَرُ فَاسْتَحْيَا فَاسْتَحْيَا اللهُ مِنْهُ وَ أَمَّا الْآخَرُ فَأَعْرَضَ فَأَعْرَضَ اللهُ عَنْهُ.

Tregon Ebu Vakidi El-Lejthij se: "Vërtet derisa Resulullahu a.s. ishte ulur në xhami me njerëzit, papritmas erdhën tre persona. Dy prej tyre erdhën te Profeti a.s., ndërsa njëri u largua. (Ebu Vakidi thotë): Ata dy u ndalën para Profetit a.s., njëri prej tyre e kishte parë një vend të zbrazët në rreth dhe ishte ulur aty. E tjetri ishte ulur prapa tyre (rrethit). E i treti u largua duke ikur. E, pasi Profeti a.s. u lirua, tha: "A doni t'ju tregoj se kush ishin ata tre persona? Sa i përket njërit prej tyre ai u strehua tek Allahu dhe e mori në strehimin e Tij. Sa i përket tjetrit atij i erdhi turp, edhe Allahu u turpërua prej tij. Sa i përket të tretit, ai e braktisi, edhe Allahu e braktisi atë". [1]

### Fjalët e panjohura në hadith

Fjala *akbele* është folje me kuptimin: vjen, afrohet, ecën përpara, ardhje, vjen tek dikush.

Fjala *nefer* nënkupton tre deri nëntë veta, persona a burra. Kur themi erdhën tre veta, nënkuptohet tre burra. Ata tre persona erdhën nga rruga në këmbë dhe u futën në xhami. E kur panë befasisht mexhlisin e Resulullahut a.s.,dy prej tyre erdhën në mexhlis, e i treti u largua dhe shkoi.

Fjala *furxhe* ka kuptimin: vrimë, shteg, hyrje, themi furxhetul miftahi – vrima e çelësit. Këtu në hadith e ka kuptimin vend i zbrazët apo i lirë në mexhlis.

Fjala *eva*, ka kuptimin e kërkim strehimit – legje-e, themi ava ila firashihi – shkoi për t'u shtrirë në krevatin e tij. Ndërsa *ava* e ka kuptimin e atij që i ofron dikujt strehim apo mbrojtje. Këtu në hadith ka kuptimin se personi në fjalë kishte kërkuar strehim tek Allahu me veprën e tij, e Allahu e kishte marrë dhe pranuar në strehim, mëshirë, kënaqësi e mbrojtje të Tij. Paskajorja është *iivahu* – strehim, mbajtje, mbrojtje.

### Shpjegimi i hadithit

Secili prej tre personave në këtë ndodhi, paraqet botë më vete. Këtu përshkruhet forma dhe mënyra e dhënies së dijes nga burimi i parë, që ishte Profeti a.s., si udhëzues dhe mësues i shokëve të tij dhe i Ymetit në përgjithësi.

Në hadith nuk theksohet nëse këta persona kishin falur namazin përshëndetës të xhamisë – tehijjetul mesxhid. Kjo ka mundur të kishte ndodhur për disa arsye:

a) Namazi përshëndetës i xhamisë nuk është obligim - vaxhib;

b) Deri në atë kohë nuk kishte ndonjë dispozitë rreth këtij namazi;

c) Apo koha kur kishin hyrë ata në xhami, ka qenë kohë kur namazi është e urryer të falet;

d) Ndoshta ata të dy persona nuk kishin pasur abdest;

e) Apo ata të dy e kishin falur namazin përshëndetës, po këtë të mos e kishte përmendur transmetuesi i hadithit.

Qëndrimi i dy personave në mexhlisin, ndenjjen e Resulullahut a.s. tregon për vlerën që ka hallka – rrethi, si mënyrë e të nxënit të dijes dhe mënyrë e veçantë e të përkujtuarit të Allahut xh.sh. me mësim dhe lexim.

Ulja e personit në vendin e zbrazët, pa e penguar fare ligjërimin e Profetit s.a.v.s., pa i shqetësuar ashabët që ishin përreth tij, pa ngushtuar askënd në mexhlis, tregon për etikën dhe edukatën e lartë që kishte personi në fjalë. Njëherësh ky qëndrim i tij është mesazhi më i mirë se si studenti, nxënësi, audienca duhet të kenë edukatë dhe sjellje dinjitoze përballë mësuesit dhe të pranishmëve në ligjërim dhe marrje të dijes.

Pra, është e pëlqyeshme që ndonjëri prej nesh, kur të hasë në mexhlis, ndenjje a tubim, të ulet në vendin e lirë e të zbrazët dhe jo të shkaktojë zhurmë dhe çrregullim të ndenjjes. Po ashtu kjo vlen edhe për plotësimin e



safit në namaz, duke pasur gjithmonë në konsideratë të mos bëhet duke penguar a shqetësuar të tjerët.

Strehimi i personit në mëshirën dhe kënaqësinë e Allahut xh.sh. tregon më së miri për pozitën, vlerën dhe rëndësinë e dijes dhe të alimit (dijetarit).

### Vlera e dijes – ilmit dhe alimit në hadith

Islami nuk i ka kushtuar askujt rëndësi më shumë se dijes-ilmit dhe alimit të saj. Dija në Islam konsiderohet rruga e vetme e ngritjes, përparimit dhe vetëdijesimit të Ymetit. Ilmi është cilësi e veçantë ku nuk ka fjalë kontradiktore. Ajo është cilësia më e vlefshme, ngase rreth saj ndodh çdo gjë. Ajo është vetë vlera, prandaj nuk ka vlerë mbi vlerë. Ilmi është prej Cilësive të Allahut xh.sh.. Për vlerën e ilmit dhe ulemasë tregon edhe ky varg i Kur'anit:"Dhe këta shembuj Ne i paraqesim për njerëzimin, por askush nuk do t'i kuptojë përveç ulemasë – të diturve". (El Ankebut, 43).

Ky ajet ulemanë e veçon nga kategoritë e tjera të njerëzimit për nga aftësitë dhe kapacitetet e të kuptuarit, dhe në këtë drejtim ata janë të veçuar tek Allahu dhe tek njerëzimi në këtë botë.

Për nga dëshmia për Njëshmërinë e Allahut ulemaja janë radhitur menjëherë pas Allahut dhe melekëve. Hadithet që tregojnë pozitën e ulemasë, janë të pakufishme. Profeti a.s. thotë:"Vërtet për alimin luten ç'ka në qiej (prej krijesave) dhe ç'ka në tokë, edhe peshqit (balenat) në thellësi të oqeanit".[2]

Për vlerën dhe pozitën e alimit në Botën e pastajme, Profeti a.s. shkon edhe më larg duke e mbivlerësuar mbi gjakun e dëshmorit. Në këtë kontekst, Profeti a.s. thotë:"Ditën e Kiametit do të peshohet ngjyra (shkrimi) e ulemasë me gjakun e dëshmorëve. Ngjyra e ulemasë do ta mbipeshojë gjakun e dëshmorëve".[3]

Ky hadith është tregues i qartë se ulemaja kanë vlerë më të madhe se luftëtarët në rrugën e Allahut, ngase shpërblimi për shkrimin e librave, këshillat, fetvatë e ligjet, mbipeshon shpërblimin e gjakut të dëshmorëve.[4]

Me ngjyrën a shkrimin e dijetarëve lindin luftëtarët në rrugën e Allahut, udhëheqësit e drejtë, njerëzit e devotshëm etj.. Poeti thotë:"O kërkues i dijes profetike,.. ju dhe të tjerët nuk jeni të barabartë. Aty ku ngjyra e lapsave tuaj derdhet... ajo është më e lartë dhe më me peshë se gjaku i dëshmorëve".[5]

Në një hadith kudsij Allahu xh.sh. Ditën e Kiametit u thotë ulemasë:"Vërtet dijen dhe urtësinë Time nuk jua kam dhënë juve, por për atë që keni poseduar (nga dituria) ju, Unë dëshiroj t'ju fal pa u mërzitur fare".[6]

Angazhimi i alimit do të shpërblehet me falje të plotë nga Allahu Fuqiplotë, ngase alimi me ditë të tëra ishte i izoluar, e me net të tëra ishte pa gjumë, nuk e shijoi dritën e diellit e as nxehtësinë e tij, vetëm e vetëm që t'i udhëzonte njerëzit.

Një përshkrim të mirë e bën Aliu r.a., i cili thotë: "Dija të bën të gjykosh, ndërsa pasuria të gjykon ty. Shpenzimi e pakëson pasurinë, ndërsa e rrit dijen".

Ibn Abasi thotë: "Sulejmanit a.s. i është mundësuar të zgjidhte ndërmjet dijes, pasurisë dhe pozitës. Ai e



zgjodhi dijen-ilmin, e përmes saj i erdhën pasuria dhe pozita”.

Ibn Mubareku është pyetur kush janë më të mirët prej njerëzve. Ai u përgjigj: Ulemaja. E prej udhëheqësve, kush janë? Asketët (ata që nuk jepen shumë pas dynjasë) – u përgjigj. E prej njerëzve të rëndomtë? Ata që dynjanë e japin për fe – u përgjigj ai.

Imam Gazaliu, duke komentuar thënien e Ibn Mubarekut, thotë: “Prej njerëzve zgjodhi dijetarët-ulemanë, ngase njerëzit mbeten njerëz dhe janë të veçuar prej krijesave të tjera vetëm për nga ilmi (dituria), e jo për nga forca, se deveja është më e fortë se njeriu, e as për nga madhësia, sepse elefanti është më i madh se njeriu, e as për nga trimëria, sepse ka nga egërsirat që janë më trime se njeriu, e as për nga ngrënia, sepse ka prej kafshëve që e mbushin barkun e tyre shumë më tepër se njeriu. Pra, njeriu vetëm për nga ilmi është i veçuar dhe i krijuar në këtë formë të bukur”.

**Elokuenca e hadithit**

Hadithi bazë tregon për një metodë të lehtë të Resulullahut a.s., që konsiston me rrethanat e kohës dhe me mentalitetin e dëgjuesit që, përmes pyetjes, nxit interesim dhe vëmendje për ta dëgjuar përgjigjen që i jepet. Profeti a.s. ka përdorur çështjen e “Përngjasimit – El-Mushkale”, d.m.th. kur fjala vjen në një fjali dy herë, herë në formën e vërtetë e herë në metafore, sikurse fjala “Atij i erdhi turp”, këtu fjala “turp” është përdorur në kuptimin e vërtetë, ngase kthehet tek personi, kurse në fjalinë “Edhe Allahu u turpërua prej tij”, fjala “u turpërua” është përdorur në kuptimin metaforik, ngase ka të bëjë me Allahun xh.sh., e kuptimi i vërtetë është se Allahu nuk do ta dënojë atë person dhe do ta përfshijë në mëshirën e Tij, edhe pse ndoshta nuk e ka merituar atë, e kjo për hir të prezantimit në mexhlisin e dijes.

Për personin e tretë në hadith Profeti a.s. shprehet me shprehje gjykuese dhe qortuese, ngase ai u kthye dhe e refuzoi mexhlisin me një edukatë dhe sjellje të ulët. Fjala E’arada d.m.th. refuzoi, duke ia kthyer shpinën dhe mori ikën. Fjala “Edhe Allahu e braktisi (refuzoi) atë” ka ardhur në formën metafore, d.m.th. që ai e meriton dënimin e Allahut për sjelljen dhe refuzimin që bëri ndaj mexhlisit të Profetit a.s..

Ibn Haxheri thotë: “Kërcënimi në hadith ka të bëjë me personin që refuzon mexhlisin pa arsye dhe justifikim, pra, nëse është musliman. Ka mundësi që hadithi i drejtohet mynafikut-hipokritit, ngase Profeti a.s. e dinte se ç’fshihte ai në zemër me atë veprim të ulët.

Nga hadithi bazë përfitojmë mësimin se lejohet kritika dhe përmendja e mëkatarëve që mëkatojnë haptazi, në mënyrë që të ndihen të ngushtuar e të pendohen nga veprimet e tyre. Dijetarët një gjë të tillë nuk e kanë konsideruar përgojim.

Po ashtu hadithi tregon për rëndësinë që u duhet kushtuar rendeve a hallkave të mësimit në xhami, si dhe uljes para alimit për të përfituar prej dijes, përvojës dhe moralit të tij.

Tregohet se një herë Resulullahu a.s., doli dhe papritmas pa dy mexhlise: në të parin lexonin Kur’an, bënin lutje dhe kujtonin Allahun xh.sh; kurse në të dytin zhvillonin mësim. Atëherë Resulullahu a.s. tha: “Ata që lexojnë Kur’an dhe bëjnë lutje e kujtim, nëse Allahu do, atyre ua plotëson, ua jep atë që kërkojnë, e, nëse do, nuk ua plotëson lutjet. Ndërsa, për sa u përket atyre që i mësojnë njerëzit dhe mësojnë vetë, atëherë Unë jam dërguar mësues”. Resulullahu a.s. u ul me këta të fundit në mexhlis”.[8]

Kështu Profeti a.s. i dha përparësi mexhlisit ku zhvillohej mësimi dhe u tregoi se profesioni i tij ishte mësimdhënia. Të mësuarit e Profetit ka qenë nga Allahu xh.sh. e jo nga njerëzit. Të gjithë profetët kanë qenë mësues dhe edukues të njerëzimit brez pas brezi dhe ata konsiderohen njëkohësisht burim i parë i dijes në sipërfaqen e Tokës.

1)“Sahihul Buhari”, v.1 f. 36, nr. 66; “Sunen Et-Tirmidhij”, v. 5 f. 73, nr. 2724. 2) “Sunen Ebi Davud”, v. 2 f. 341, nr. 3641; “Et-Tirmidhij”, v. 5 f. 48, nr. 2682. 3) El-Axhlunij, “Keshful hafai”, v. 2,f. 2283, nr. 3281; Ibn Haxher, “Lisanul mizan”, v. 5 f. 225, nr. 794. 4) El-Munavij, “Fejdul Kadir”, v .6 f. 362, nr. 9619. 5) “Keshful hafai”, v. 2 f. 2283. 6) El-Hejthemij, “Mexhmeuz-zevaid”, v. 1 f. 336, nr. 527. 7) “Sunen Ibn Maxhe”, v. 1 f. 83, nr. 229, Tahrixh hadith Ihja ulumid-din, v. 1 f. 15, nr. 10.

Mr. Ejup Haziri

# Ebu Hanife në fushën e hadithit

Çështja e Ebu Hanifes në raport me lëmin e hadithit ka ngjallur reagime të ndryshme: një pjesë e njerëzve janë munduar ta paraqesin fekihun e miletit, Ebu Hanifen, të dobët në hadith, kinse dinte pak hadithe, kishte transmetuar shumë pak, madje, sipas tyre, në ato që kishte transmetuar, kishte gabuar siç të tjerë kanë theksuar se ai i kishte dhënë përparësi mendimit të lirë para hadithit. Për këtë arsye, do të përpiqemi të hedhim dritë mbi këto çështje, për të parë se si qëndron realiteti dhe sa ka qenë i njohur Ebu Hanife në lëmin e hadithit. Shtjellimi i këtyre çështjeve do të bëhet me argumente dhe jo pa mbështetje, e as me ndikime nga fanatizmi apo emocionet.

### Akuzat ndaj Ebu Hanifes

Në disa burime islame mund të lexohen akuza se Ebu Hanife e kishte njohur fare pak hadithin. Kështu Hatib el-Bagdadi citon thënien e Ebu Bekr ibn Davudit: "Numri i përgjithshëm i hadittheve që transmeton Ebu Hanife është 150. Në gjysmën prej tyre ka gabuar"![1] Ali ibn el-Medini thotë se Ebu Hanife ka transmetuar vetëm 50 hadithe, në të cilat, përgjithësisht ka gabuar.[2] Është qesharak pohimi i Ibn Halduni-t në "Mukadimen" e tij, sikur numri i përgjithshëm i hadittheve autentike të cilat i transmeton Ebu Hanife, nuk i kalon shtatëmbëdhjetë. Libri që ka ngjallur më së shumti reagime dhe polemika për këtë çështje, është "Te'rihu Bagdad", autori i të cilit, Ebu Bekër Hatib el-Bagdadi, ka mbledhur opinionet pozitive dhe negative që janë thënë për Ebu Hanifen, pa i verifikuar ato. Madje, ajo që është e çuditshme në këtë aspekt, është fakti se autori njihet si haditholog dhe njëri prej atyre që i shikon transmetimet dhe, me një dyshim të vogël, i refuzon ato, pra konsiderohet kritikues i rrugës së transmetimeve dhe komentues i tyre, po "për çudi" transmetimet që flasin për Ebu Hanifen, i ka kaluar pa më të voglin shpjegim. Nuk ka dyshim se autori për të cilin jemi duke folur, ishte poliglot dhe një dijetar i rrallë me përmasa të jashtëzakonshme, sikurse nuk ka dyshim që ai ishte i ashpër ndaj hanefinjve, prandaj transmetimet që ka sjellë në librin e tij të mirënjohur, që flasin negativisht për Ebu Hanife, për se akuzohet me akuza të ndryshme, barten nga persona shpifës, gënjeshtarë, mashtrues e injorantë.[3] Kjo ka shtyrë që shumë dijetarë t'i kundërvihen me fakte Hatib el-Bagdadiut, madje disa edhe në mënyrë shumë të ashpër.[4]

Se sa e kishte njohur hadithin Ebu Hanife, do të flasim më vonë, për se do të sjellim fakte dhe argumente të bollshme, që do ta pasurojnë punimin dhe do të ndihmojnë për qartësimin e kësaj çështjeje.

Një tjetër element që ka ndihmuar në përhapjen e akuzave ndaj Ebu Hanifes, ka qenë pa dyshim edhe roli i hadithologëve, të cilët kishin divergjenca të mëdha (në veçanti) me hanefinjt (as'haburr-rre'j), madje thuhet se divergjencat dhe inatet në mes tyre kishin arritur kulmin.[5]

Këtë e thekson edhe kolosi Hafidh ibn Abdul Berr, i cili është i mendimit se transmetimet që flasin keq dhe fyejnë Ebu Hanifen, vijnë përmes rrugëve të hadithologëve nga nxënësit e imam Malikut, sa kohë që juristët nuk vërtetojnë gjëra të tilla për të. Ebu-l Velid el-Baxhi, në komentin që i bën Muvetta-së, mohon që



këto mendime të jenë nga imami Malik. Ai ka thënë: "Maliku nuk ka folur fare për juristët, por ka folur për disa transmetues nga aspekti i cilësisë dhe përpikërisë. Ai po ashtu u argumentua edhe me respektin e madh që kishte Maliku për Abdullah ibn Mubarekun, i cili ishte nga shokët e veçantë të Ebu Hanifes. Mustafa Sibai, kur flet për këtë çështje, thotë: "Nuk ka dyshim se këta hadithologë nuk mund të kuptojnë saktësinë dhe përpikërinë e Ebu Hanifes në nxjerrjen e vendimeve dhe në thellimin e tij për nxjerrjen e dispozitave nga tekstet, e nga kjo ata shpesh edhe e keqkuptuan atë, e braktisën, përhapën mendime të këqija dhe e akuzuan për mosnjohje të hadithit".[6]

Kjo mund të ilustrohet më mirë edhe me shembullin në vijim: Ubejdullah ibn Amër thotë: "Isha në shoqëri me el-A'meshin, kur i erdhi atij një njeri dhe e pyeti për një çështje juridike, e ai nuk mundi t'i përgjigjej. A'meshi shikoi, kur ja që ishte Ebu Hanife, prandaj edhe i tha: "O Nu'man, thuaj diçka për këtë çështje?! Ebu Hanife tha: "Kjo çështje është kështu (e tregoi në detaje)". A'meshi i tha: "Nga e nxore këtë përgjigje?" "Nga ky hadith, të cilin na e ke treguar ti".-iu përgjigj Ebu Hanife. Atëherë A'meshi i tha: "Ne (hadithologët) jemi sikurse farmacistët, kurse ju fekihët jeni sikurse mjekët".



**Njohës i mirë i hadithit**

Sigurisht se akuzat ndaj tij për mosnjohje të hadithit janë akuza plotësisht të pabaza dhe jo të argumentuara, më tepër janë për çështje xhelozie, inati dhe për njollosje të personalitetit të tij dhe të shkollës më të njohur juridike që themeloi ai.

Në fillim të karrierës së tij si mësues, një ëndërr do ta shqetësonte Ebu Hanifen pa masë, saqë për disa ditë u tërhoq plotësisht nga mësimi dhe tubimet e dijes. Një natë pa ëndërr sikur po e hapte varrin e Pejgamberit a.s. dhe po i tubonte eshtrat e tij (në një transmetim: po i tubonte eshtrat e tij dhe po i vendoste mbi gjoksin e tij). Nga shqetësimi i madh, braktisi tubimet e dijes, e nxënësit e tij insistonin që ai të kthehej, por Ebu Hanife nuk pranoi dhe ua tregoi ëndrrën, e ata ia treguan ëndrrën komentuesit të ëndrrave Ibn Sirinit, i cili atë ëndërr e komentoi kështu: "Ky burrë po e ngjall Synetin e Pejgamberit a.s., pasi Syneti i tij ka vdekur". Vetëm atëherë iu kthye mësimit dhe iu qas edhe më tepër çështjeve të fikhut (meseleve).[7]

Ai ka qenë shumë i njohur në hadith, e këtë e dëshmojnë personalitete të njohura e të dëshmuara nga ymeti, prej të cilëve do të veçojmë disa thënie dhe dëshmi:

Sufjan ibn Ujejne, i cili ndryshe quhet emiru-l mu'minine fi-l hadith, për Ebu Hanifen ka thënë: "I pari që më uli pranë hadithit në Kufë, ishte Ebu Hanife".[8]

Ahmed ibn Haxheri, kur flet për Ebu Hanifen dhe rreth akuzave të disave kinse Ebu Hanife ka qenë vetëm njohës në Fikh, e jo në Hadith dhe Tefsir, u përgjigjet atyre duke thënë: "Kini kujdes nga iluzione të tilla kinse Ebu Hanife nuk ka pasur dije të plotë jashtë Fikhut? Allahu na ruajttë nga fjalë të tilla (hasha lilah). Ai kishte dije në shkencat islame si tefsir, hadith, letërsi dhe shkenca të tjera. Ai ishte det në këto shkenca, sa askush s'mund t'i bënte konkurrencë..".[9] Ebu Hanife mësimin e hadithit përveç në Kufë e kishte mësuar edhe në Basra, ku, sipas shumicës së hadithologëve, ishte nxënës i Katades, i cili ishte njëri nga hadithologët më të njohur. Shu'beh ishte pa dyshim nga hadithologët më të njohur që pati ky ymet, e ai i kishte dhënë leje Ebu Hanifes që, kur të mungonte vetë, të mbante ligjërata nga hadithi. Dikush e kishte pyetur Jahja ibn Meinin, njërin nga mësuesit e Buhariut, se çfarë mendimi kishte për Ebu Hanifen, e ai i qe përgjigjur: "Për mua mjafton të di se Shu'beh i ka lejuar të mbajë ligjërata nga hadithi dhe tradita. E, Shu'beh megjithatë është Shu'beh".[10] Ebu Hanife për një kohë të caktuar



kishte mësuar edhe tek hadithologu i njohur i Mekës, Ata ibn ebi Rebahu, shkolla e të cilit llogaritej si shkolla më e fortë e arsimimit në lëmin e hadithit. Disa që kishin mësuar tek Ata ibn ebi Rebah-u hadithin, kanë thënë: "Ishim tek Atau duke mësuar, disa ishin pas të tjerëve, e, kur vinte Ebu Hanife, ai ia lironte vendin dhe e ulte në fillim".[11] Ebu Hanife mësimin e hadithit e kishte ndjekur edhe në Medinë, tek fekihët dhe hadithologët e njohur, dhe kështu kishte marrë njohuri nga thesari i hadithit në vendbanimet e Pejgamberit a.s. dhe të shokëve të tij. Thuhet se Ebu Hanife e kishte bërë Haxhin plot pesëdhjetë e pesë herë, prandaj secilën herë që shkonte, përfitonte nga dijetarët, ashtu sikur edhe ata përfitonin prej tij. "Ka thënë Hasen ibn Zijadi: "Ebu Hanife ka transmetuar katër mijë hadithe; dy mijë nga mësuesi i tij Hamadi dhe dy mijë të tjera nga mësuesit e tjerë të tij".[12] Jahja ibn Nasr ibn Haxheb thotë: "E kam dëgjuar Ebu Hanifen duke thënë: "Unë kam sëndukë të mbushur me hadithe, prej tyre kam nxjerrë vetëm ato më të lehtat dhe më të dobishmet".[13] Kjo simbolizon se ai nuk kishte folur për gjithë ato që kishte poseduar. Ka shpjeguar hadithet që kanë qenë më të nevojshmet. Musnedi i tij që përmban një numër simbolik hadithesh, dhe kurrsesi nuk nënkupton se dituria e tij nga hadithi kufizohet vetëm me to, përkundrazi ka shumë hadithe të tjera që transmetohen nga ai e që nuk gjenden në Musned. Raste të tilla hasen thuajse tek të gjithë hadithologët, sikurse tek Buhariu, i cili kishte ditur 100.000 hadithe të vërteta, por që në "Sahihun" e tij nuk janë as 10% prej këtij numri të madh hadithesh. Është e palogjikshme të mendojë dikush se Buhariu paska ditur vetëm hadithet që i ka sjellë në librin e tij! Sikurse është e palogjikshme të mendojë një gjë të tillë për Ebu Hanifen. Prej Ebu Hanifes, nëpërmjet nxënësve të tij, janë shkruar dy libra të hadithit, madje para gjashtë koleksioneve të hadithit, që janë libri i Ebu Jusufit dhe i Muhamed ibn Hasenit me titullin "Athar", që nënkupton hadithet që janë bartur e përcjellë nga Pejgamberi deri tek Ebu Hanife, e ky i fundit i kishte përcjellë tek dy nxënësit e tij të përmendur këtu.

### Pasues i Synetit

Qëndrimet e Ebu Hanifes ndaj Synetit janë të njohura. Ai pranonte gjithçka që vinte me transmetim autentik nga Pejgamberi a.s., e për këtë kishte vendosur kushte dhe rregulla rigoroze për pranimin e hadithit. Më vonë pjesa dërrmuese e hadithologëve vepruan sipas tij, duke vënë kushte rigoroze. Ai ndërronte mendimin kurdo që vërtetohej se mendimi i tij ishte i gabuar ose kurdo që haste në ndonjë hadith rreth çështjes së caktuar.

Transmetohet nga Zuhejr ibn Muavije të ketë thënë: "E kam pyetur Ebu Hanifen për sigurinë që jepet nga robi, e ai më tha: "Nëse ai nuk lufton, siguria e tij është e pavlefshme". Atëherë i thashë atij: "Më ka informuar Asim el-Ahvel e ai nga Fudejl ibn Jezid Rrukashiu, i cili ka thënë: "E kemi rrethuar armikun, e në drejtim të tij u hodh një shigjetë, në të kishte siguri, e ata na thanë: "Ju tashmë na dhatë siguri". Ne i thamë: "Ai është rob!" E ata na thanë: "Për Zotin, ne nuk e dimë se kush është rob e kush i lirë prej jush". I shkruam Omerit për të kërkuar përgjigje dhe ai na shkroi neve që ta lejonim sigurinë e robit. Këtu heshti Ebu Hanife. Pastaj unë mungova në Kufë për dhjetë vjet, e pas atyre viteve shkova në Kufë dhe, kur e takova Ebu Hanifen, e pyeta prapë për sigurinë e robit, e ai m'u përgjigj me hadithin e Asimit dhe kishte hequr dorë nga mendimi i tij. Nga kjo e kuptova se ai pason atë që dëgjon (nga Syneti)... Njëherë atij i tha dikush: "A po e kundërshton të Dërguarin e Allahut?" Ai i tha: "Allahu e mallkoftë atë që e kundërshton të Dërguarin e Allahut. Me të Allahu na nderoi dhe me të Allahu na shpëtoi".[14]

### A i jepte përparësi analogjisë?

Ndonëse janë ngritur shumë pikëpyetje dhe shumë dyshime rreth Ebu Hanifes dhe shkollës së tij juridike, kinse i kishte dhënë përparësi analogjisë (kijasit) para hadithit dhe kishte punuar më tepër me analogji sesa me hadith, e vërteta është krejtësisht ndryshe, dhe kjo është vetëm një akuzë dhe shpifje e qartë e kundër-



shtarëve dhe ziliqarëve kundër tij. Madje ai edhe hadithit të dobët i kishte dhënë prioritet ndaj analogjisë (kijasit). E për këtë më së miri shprehet protagonisti në fjalë, i cili ka thënë: "Marr nga libri i Zotit; e, nëse nuk gjej, atëherë nga Syneti i Pejgamberit a.s.; e, nëse nuk gjej as në librin e Zotit e as në Synetin e Pejgamberit, marr nga opinionet (mendimet) e ashabëve nga cilido prej tyre dhe lë opinionin e cilitdo prej tyre, e nuk dal jashtë opinioneve të tyre; e, nëse çështja përfundon tek Ibrahim Nehaiu, Ibn Sirini, Haseni, Atau, Ibn Musejebi-përmendi edhe të tjerë- ata janë njerëz që kanë bërë ixhtihad, prandaj edhe unë bëj ixhtihad ashtu siç kanë bërë ixhtihad ata".[15] Akuza të tilla kishte edhe për të gjallë të Ebu Hanifes, madje i kishte dëgjuar edhe vetë ai, për se edhe kishte deklaruar: "Pasha Allahun, po gënjejnë! Po na shpifin të gjithë ata që thonë se po e preferojmë analogjinë mbi synetin! A thua, vallë, është e nevojshme të merret dhe të përdoret analogjia kur kemi tekste të qarta të hadithit"?!

Ndërsa për rastet kur ai dhe shokët e tij kishin përdorur analogjinë, shprehet: "Ne e kemi përdorur analogjinë vetëm nga domosdoshmëria dhe kjo në qoftë se nuk kemi gjetur asnjë argument nga Kur'ani, sunneti dhe praktika e ashabëve". Ebu Hanife gjatë jetës së tij kishte shqyrtuar çështje-mesele të shumta, saqë thuhet se numri i meseleve të shqyrtuara prej tij, është 1 milion e dyqind e shtatëdhjetë mijë.[16] E për secilën çështje të re që dilte në shesh, nuk kishte tekst, qoftë nga Kur'ani dhe qoftë nga Syneti, prandaj është e logjikshme që në shumë prej këtyre çështjeve-meseleve, në mungesë të argumenteve kuranore a profetike, të ketë bërë ixhtihad për të nxjerrë një vendim juridik, gjithnjë duke u bazuar në argumente apo duke bërë krahasime. Këtë e bënte vetëm atëherë kur mungonin tekstet për sfidat e reja, se përndryshe përcillte etheret dhe opinionet e pararendësve të tij. Në këtë kontekst, Ebu Zehre shprehet: "Opinionet e Ebu Hanifes, të cilat i bartën nxënësit e tij, pa argumente (në shpjegim), s'mund të jenë ndryshe përveç ethere të bartura gjeneratë pas gjenerate, opinione të njohura në shoqëri, bazuar në fetva të ndonjë ashabi apo animi dhe përqafimi i mendimit të tabiinit, e shumë pak përmenden kijasi (analogjia) dhe istihsani...".[17]

### Përfundim

Të gjitha faktet dhe argumentet e mirëfillta flasin se Ebu Hanife në fushën e hadithit ka gëzuar famë të lartë të pakontestueshme. Ai hadithin, siç e theksuam dhe këtu, e kishte marrë nga qendrat kryesore të dijes dhe për këtë kishin dëshmuar dijetarët e kohës dhe kishin treguar respekt maksimal për të. Vendi i tij ka qenë i njohur për hadith dhe kontributi i tij në fushën e hadithit është i pakontestueshëm. Akuzat ndaj tij për mosnjohjen e hadithit vijnë nga ata që nuk patën fatin të kishin famën e Ebu Hanifes dhe që tërë jetën mbetën nën hijen e tij. Ai me dijen e tij mbylli shumë shkolla juridike dhe heshti shumë kolosë të dijes.

1) Ebu Bekër Hatib el-Bagdadi, Te'rihu Bagdad, v. XV, f. 576. [2] Po aty, v. 15. f. 581. [3] Këtë e thotë edhe dijetari i madh i penës, autori i punimeve të shumta, veçanërisht në fushën e hadithit (si autor dhe recensent) Beshshar Ivvad Ma'ruf (nxënës i muhadithologut Shuajb Arnaut), i cili e ka recensuar, i ka bërë koment dhe shpjegim librit "Te'rihu-l Bagdadi", ku transmetimet e shumta që flasin për akuza ndaj Ebu Hanifes, shkencërisht, transmetim pas transmetimi, i cilëson me sened të dobët, shkëputje kohore dhe mostakim në mes transmetuesve, me transmetues injorantë, shpifës e gënjeshtarë, disa prej të cilëve kishin shpifur qëllimisht ndaj themeluesit të shkollës hanefite. [4] Si: Muadham Isa, Es-sehmu-l musib fi kebdi-l Hatib apo Muhamed ibën Zahid el-Kevtherij, Te'nibu-l Hatib ala ma sakahu ti terxhemeti Ebi Hanifete mine-l ekadhib, etj. [5] Ebu Bekër Hatib el-Bagdadi, Ibid. f. 527. 6) Mustafa Sibai, Es-Sunetu ve mekanetuha fit-teshriil Islamij, Dar el-Verrak-el-Mektebul Islamij, pa vit botimi, f. 443-446. 7) Mekij, Menakib Ebi Hanife, f. 61; Kerderij, Menakib Ebi Hanife, f. 147; Ahmed Seid Havva, El-Medhal ila medhhebil imam Ebi Hanife En-Numan, f.39. Senedi i kësaj ngjarjeje është i vërtetë. Këtë e vërteton edhe recensuesi dhe komentuesi i njohur i librit Te'rihu Bagdad, Beshshar Ivvad Ma'ruf, v. 15 f. 459. [8] Muhamed Kasim el-Karithij, Mekanetul imam Ebi Hanife bejnel muhadithine, f.70. [9] Po aty, f. 70. [10] Shibli Nu'man, Ebu Hanifja-Jeta dhe vepra, Logos-A, Shkup, 2013, f. 40.

Mr.Fitim Gashi

# Hixhreti
## shpërngulja e Muhamedit a.s. prej Mekës në Medine

Nëse madhështia e ngjarjeve matet- vlerësohet në bazë të rëndësisë së ndodhisë, vendit të ndodhjes dhe aktorëve të saj, atëherë s'ka dyshim se aktori i hixhretit-shpërnguljes ishte krijesa më e ndershme dhe më e respektuar, Muhamedi a.s., ndërsa vendet e ngjarjes janë ato më të shenjtat dhe më të respektuarat në rruzullim tokësor Meka dhe Medina

Hixhreti-shpërngulja është një element i cili njihet shumë herët. Hixhreti është pjesë përbërëse e jetës në këtë botë, e veçanërisht cilësi e njerëzve të mëdhenj të cilët potencialet e veta i vendosin në shërbim të shpëtimit dhe ngritjes së popujve. Hixhreti është një lëvizje për ngadhënjimin e idealeve më të larta hyjnore. Kurani Famëlartë flet për të dërguarit e Allahut të cilët për të transmetuar dhe për të përhapur dritën e së vërtetës hyjnore përjetuan rrugën më të mundimshme-rrugën e hixhretit. Ndjenja e lartë e përgjegjësisë së obligimit hyjnor për ngadhënjimin e së vërtetës e bëri Muhamedin a.s. dhe shokët e tij, me dhimbje të thellë por krenar, të lëshojnë vendlindjen duke sakrifikuar, gjegjësisht duke lënë pas veti shtëpitë dhe pasurinë e tyre, të vetëdijshëm se lufta kundër të keqes dhe injorancës bëhet vetëm me lëvizje dhe dinamizëm të fortë.

Hixhreti-shpërngulja e Pejgamberit a.s. nga Meka në Medine ishte një ndër ngjarjet më madhështore në historinë Islame dhe në historinë e njerëzimit në përgjithësi. Hixhreti nuk ishte një ngjarje e thjeshtë e as e rëndomtë, ai ishte një ndarje në mes të dy periudhave të thirrjes Islame; periudhës mekase dhe asaj medinase. Nëse madhështia e ngjarjeve matet- vlerësohet në bazë të rëndësisë së ndodhisë, vendit të ndodhjes dhe aktorëve të saj, atëherë aktori i hixhretit-shpërnguljes ishte krijesa më e ndershme dhe më e respektuar Muhamedi a.s., ndërsa vendet e ngjarjes janë ato më të shenjtat dhe më të respektuarat në rruzullim tokësor Meka dhe Medina. Hixhreti si ngjarje madhështore ndryshoi rrjedhën e historisë. Ai në vete ngërthen kuptimin e bindjes, sakrificës, mbështetjes, durimit, vëllazërisë dhe të fitores. Allahu e bëri këtë ngjarje rrugë të fitores dhe të krenarisë, rrugë të ngritjes së Islamit dhe të vënies së themeleve të shtetit të tij. Allahu i Lartësuar thotë: "Në mos e ndihmofshi atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vetë: "Mos u pikëllo (friko), Allahu është me ne!" E Allahu i zbriti qetësi (në shpirtin e) atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan e bëri më të ulëtën, kurse fjala e Allahut (është) më e larta. Allahu është më i fuqishmi, më i urti" (Et Tevbe, 40).

Kurejshitët nuk ishin në dijeni fare se Allahu i Lartësuar ia kishte lejuar Pejgamberit a.s. shpërnguljen, dhe përderisa ata bënin plane për eliminimin e tij, Pejgamberi a.s., duke urdhëruar Aliun r.a. që ta zëvendësonte atë në shtratin e tij, la shtëpinë e tij dhe në një kohë të pa zakontë dhe fshehurazi shkoi te Ebu Bekri r.a. për ta njoftuar rreth lejimit të shpërnguljes. Ebu Bekri r.a., i cili më herët kishte përgatitur dy deve për shpërngulje, nga frika se mos po i mohohet kënaqësia e shoqërimit të Pejgamberit a.s., menjëherë pas lajmit i kërkoi atij ta shoqëronte, dhe Pejgamberi a.s. e lejoi shoqërimin e tij. Ebu Bekri huazoi një njeri (Abdullah iben Urejkat) i cili i njihte rrugët mirë, dhe atij ia la devet në përkujdesje dhe u dakorduan që pas tri dite të takohen në shpellën Thevr. Se ishin fshehur në këtë vend nuk e dinte askush pos Abdullahut, djalit të Ebu Bekrit, dy vajzave të Ebu Bekrit, Aishes dhe Esmasë, dhe shërbëtorit të tyre Amir ibën Fuhejrit. Secili kryente pjesën e vet të punës. Abdullahu informohej me synimet e kurejshëve dhe i njoftonte këta në shpellë, Esma kujdesej për ushqim, kurse shërbëtori duke i sjellë dhentë për kullotë, kishte për qëllim t'i fshijë gjurmët e tyre. Shpella për tri ditë u bë strehë e tyre. Së koti i kërkonin në të gjitha anët. Pas tri ditë qëndrimi në shpellë u nisën për në Jethrib-Medine. Gjatë rrugës për në Medine pati sfida të mëdha por ndodhën edhe mrekulli të ndryshme...[1]



Kushdo që e lexon dhe e studion hixhretin e Pejgamberit a.s. dhe të shokëve të tij, aty do të gjejë mesazhe dhe mësime të rëndësishme prej të cilave ka shumë dobi për të gjitha kohërat. Le t'i përmendim disa prej këtyre mesazheve dhe mësimeve:

### 1. Konflikti mes të vërtetës dhe të pa vërtetës-gënjeshtrës;

Konflikti mes të vërtetës dhe gënjeshtrës është i njohur qysh herët, bazat dhe zanafilla e tij janë shumë të hershme dhe të zgjatura. Allahu i Lartësuar në Kuran thotë: "(U lejuan të luftojnë)Ata, të cilët vetëm pse thanë: "Allahu është Zoti ynë!" u dëbuan prej shtëpive të tyre pa kurrfarë të drejte. E sikur Allahu të mos i zmbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastiret, kishat, havrat e edhe xhamitë që në to përmendet shumë emri i Allahut. E Allahu patjetër do ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se Allahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues" (El Haxhxh, 40). Mirëpo, s'ka dyshim se përfundimi i këtij konflikti është shumë i qartë ashtu siç thuhet në Kuran: "Allahu ka përcaktuar (shkruar në Levhi Mahfudh): "Unë dhe të dërguarit e Mi, pa tjetër do të ngadhënjejmë!" Allahu është i fortë, ngadhënjyes" (El Muxhadele, 21).

### 2. Pengesat në rrugën e davetit-thirrjes Islame;

Pengesat që u bëhen thirrësve në rrugën e Allahut nga kundërshtarët e Islamit, në çdo kohë dhe vend, janë të vazhdueshme dhe të llojllojshme. Prandaj thirrësi në rrugën e Allahut duhet të mbështet tek Ai dhe ta dijë se mashtrimi dhe e keqja i godet vetëm projektuesit e tyre. Allahu Fuqiplotë thotë: "Përkujto (O i dërguar) kur ata që nuk besuan thurnin kundër teje; të ngujojnë, të mbysin ose të dëbojnë. Ata bënin plane, e Allahu i asgjësonte, se Allahu është më i miri që asgjëson (dredhitë)" (El Enfalë, 30).

### 3. Përgatitja e planit dhe Prezantimi i shkaqeve;

Përgatitja e planit të hixhretit ishte bërë në mënyrë të detajuar, po ashtu edhe prezantimi i shkaqeve ishte evident prej fillimit të tij e deri në fund. Pejgamberi a.s. dhe Ebu Bekri r.a. u munduan maksimalisht që plani i tyre i emigrimit të realizohej me sukses dhe kjo është përgatitja që kërkohet prej besimtarëve për çdo lloj plani të tyre, të përgatiten maksimalisht për sa të kenë mundësi.

### 4. Mbështetja tek Allahu xh.sh.;

Besimtari gjithherë duhet t'i mbështet Allahut Fuqiplotë, sepse sa do që njeriu mundohet ta realizojë një punë-projekt, kurrë nuk do ta arrijë atë pa ndihmën dhe mbështetjen e Krijuesit të tij. Me gjithë parapërgatitjen që kishte bërë Pejgamberi a.s. për këtë udhëtim-hixhretin, përsëri ndodhen disa gjëra të papritura si: gjetja e shpellës ku ishin strehuar, ndjekja e tyre prej Surakas etj., por ishte mbështetja e tyre e plotë te Allahu i Madhërishëm që të gjitha këto të papritura ua largoi dhe bëri që plani të realizohej me sukses. Prandaj

asnjëherë të mos harrojmë, se përveç prezantimit të shkaqeve gjithsesi duhet edhe mbështetja e thellë tek Allahu xh.sh.

**5. Bindja dhe Besimi tek Allahu xh.sh.;**

Bindja dhe shpresa tek Allahu i Madhërishëm janë garantues të suksesit: Pejgamberi a.s. edhe pse i kishte kryer të gjitha veprimet njerëzore që i takonin atij, ai nuk harroi kurrë se besimi i fortë dhe i pa lëkundur, shpresa dhe mendimi i mirë për Allahun e Lartësuar janë vendimtare për të përcaktuar rezultatin e punës. Kjo vërehet qartë në momentet e frikës së Ebu Bekrit r.a., se mos idhujtarët do t'i gjenin dhe do t'i kapnin duke i thënë atij: "Çfarë mendon për dy vetë, ku Allahu është i treti i tyre"? (Muslimi).
Sikur Pejgamberi a.s.i thoshte Ebu Bekrit: mos ki frikë, vërtetë ne jemi dy, por Allahu është me ne dhe kur Ai është me ne, askush dhe asgjë nuk mund të na dëmtojë. Kjo është bindja, shpresa dhe besimi që kërkohet prej besimtarit.

**6. Roli i Gruas në hixhret;**

Gjatë rrugëtimit të hixhretit historia ka identifikuar personalitete të shumta që patën rol kyç dhe merita të mëdha në këtë proces, ndër ta edhe dy vajzat e Ebu Bekrit r.a Aishja r.a. e cila na e rrëfen ngjarjen, dhe Esma e cila u përkujdes për ushqim dhe pije gjatë kohës kur Pejgamberi a.s. dhe Ebu Bekri qëndronin në shpellë. Përveç kësaj ajo, për hir të Allahut, u ballafaqua dhe duroi tortura nga më të ndryshmet, sikur qe rasti kur Ebu Xhehli nga inati që kishte, egërsisht e goditi derën e Ebu Bekrit. Në derë doli Esma, e cila në pyetjen e Ebu Xhehlit se nuk e di ku është babai i saj, mori goditje të rëndë dhe u rrëzua për tokë. Ruajta e fshehtësive të muslimanëve dhe qëndrimi i saj i palëkundur, përkundër fyerjeve dhe torturave të ndryshme nga armiqtë e Islamit, janë mesazhe dhe mësime të qarta për gratë muslimane.[2]

**7. Durimi dhe Sakrifica;**

S'ka dyshim se hixhreti i Pejgamberit a.s. dhe i shokëve të tij prej Mekës-vendit të shenjtë ishte një sakrificë e madhe për hir të Allahut. Këtë më së miri e shpreh vetë Pejgamberi a.s. ku thotë: "Vallahi, vërtet t'i je vendi më i lavdëruar dhe më i dashur tek Allahu i Madhëruar, dhe sikur të mos më dëbonin (banorët e tu) kurrë nuk do të largohesha prej teje" (Tirmidhiu).

**8. Mrekullitë gjatë rrugës së hixhretit;**

Në hixhretin e Pejgamberit a.s. ndodhen mrekulli, të cilat qartazi vërtetonin pejgamberllëkun e tij dhe dëshmonin për vlerën dhe pozitën e tij tek Allahu i Madhërishëm. Ndër to ajo që ndodhi me gruan e quajtur Umu Mabed. Derisa Pejgamberi a.s. dhe Ebu Bekri udhëtonin për në Medine rrugës e takuan Umu Mabedin prej të cilës kërkuan diçka nga ushqimi. Ajo me keqardhje u tha se nuk kishte asgjë përveç një dele të dobët e cila nuk kishte qumësht-nuk milej. Pejgamberi a.s. e mori delen dhe duke lëmuar gjirin e saj e luti Allahun Fuqiplotë që ta bekojë atë, dhe pastaj e moli dhe të gjithë u ushqyen nga qumështi i saj. Kjo mrekulli ishte shkak i pranimit të Islamit nga Umu Mabedi dhe bashkëshorti i saj.

Mrekulli tjetër gjatë hixhretit ishte edhe ajo që ndodhi me Suraka ibën Malikun i cili ishte vërsul në ndjekje të Pejgamberit a.s. dhe të Ebu Bekrit r.a. pasiqë si shpërblim për kapjen e tyre ishin ofruar njëqind deve. Ebu Bekri e përshkruan këtë ndodhi ku thotë: "U nisëm pas rënies së diellit dhe Suraka ibën Malik na përndjekke, i thashë Pejgamberit a.s.:se do na zënë, Pejgameberi a.s. tha: Mos u brengos Allahu është me ne. Pejgamberi a.s bëri dua kundër Surakas dhe kali i tij mbeti me këmbë në dhe. Suraka tha: Po e shoh që u lutët kudër meje, lutuni për mua (që të shpëtoj) se do t'i kthej përndjekësit tuaj. Pejgamberi a.s. bëri dua për të dhe ai shpëtoj. Dhe secilin që e takonte Suraka e kthente mbrapa, duke i thënë se nuk janë këtu. Ebu Bekri tha: Suraka e mbajti premtimin" (Buhariu). Kështu Suraka fillimisht ishte përndjekës dhe kundërshtar i Pejgamebrit a.s., por brenda ditës u shndërrua rojtar-mbrojtës i Tij. Përveç kësaj, Pejgamberi a.s., pas marrëveshjes, i kishte premtuar Surakas byzylykët e Kisras, mbretit të Persisë, të cilat më vonë, pas çlirimit të Persisë, iu dhanë nga Omeri r.a. si zbatim i premtimit të Pejgamberit a.s..

Këto ishim disa nga mësimet e nxjerra nga hixhreti i Pejgamberit a.s. E s'ka dyshim se thelbi dhe ideja e emigrimit në rrugën e Allahut xh.sh. do të mbesim përgjithmonë udhëzim dhe mësim për muslimanët, të cilët me bindje dhe besim të thellë ecin në rrugën e Islamit, në rrugën e Krijuesit të tyre. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ka më emigrim pas çlirimit të Mekës, por sakrificë dhe qëllim" (Buhariu dhe Muslimi).

1)Ebi Muhamed Abdul MelikIbën Hisham, Es-siretu En-nebevijeh. Darul hadith, Bot.1.2004 Kairo, v. 2, f. 354-355. 2) Dr.Ali Muhamed Es-salabi, Es-siretu En-nebevijeh. Darul marifeh, Bot. 4. 2006 Bejrut-Liban, f. 279-282, dhe shih: Ebi Muhamed Abdul Melik Ibën Hisham, Es-siretu En-nebevijeh f. 356.

Mr. Ekrem Maqedonci

# Shpërngulja, ngjarja që ndërroi rrjedhat e historisë së Islamit

Nëse ju nuk e ndihmoni (Muhamedin a.s.), atë e ka ndihmuar Allahu, pikërisht atëherë kur pabesimtarët e detyruan të emigronte vetë të dytin (me Ebu Bekrin), kur ata ishin në shpellë dhe (Muhamedi a.s.) i thoshte shokut të vetë (Ebu Bekrit r.a.): "Mos u pikëllo (friko) se vërtetë Allahu është me ne..." (Et-Tevbe, 40)

Ardhja e Muhamedit a.s. ishte në momentet më kritike, në kohërat më të vështira, në kulminacionin e devijimit të njerëzimit, atëherë kur njerëzia kishin lajthitur larg nga e vërteta, sepse kishte kaluar një kohë e gjatë nga misioni i Isait a.s, deri te misioni i Muhamedit a.s. Kjo periudhë kohore në historinë islame njihej si koha e injorancës dhe padrejtësive të mëdha. Ajo ishte koha kur i forti e dëmtonte të ligun, pasaniku e shtypte të varfrin, kur kryheshin gjakderdhje e krime duke u thirrur në emër të traditave dhe kabileve të tyre, ishte kjo kohë kur njerëzit e adhuronin gurin, zjarrin, idhujt, dhe sendet e kota.

Në këtë kohë, Muhamedi a.s. filloi misionin e tij, orvatej në çdo mënyrë për t'i orientuar njerëzit kah e vërteta, mirëpo nuk ishte lehtë për ta ndryshuar këtë gjendje të njerëzimit, për ti dhënë fund epokës se besimeve të kota, epokës së injorancës dhe mosdijes, për ta filluar një faqe të re dhe të pastër në historinë e njerëzimit në përgjithësi dhe të muslimanëve në veçanti.

Ishin Kurejshitët të parët ata të cilët u munduan në çfarë do mënyre ti shtypin udhëzimet e tij. Ata provuan që ta bindin Muhamedin a.s. të tërhiqet nga thirrja e tij në Islam. I ofruan atij oferta të ndryshme, të udhëheqjes, pasurisë, martesës etj, vetëm e vetëm që Muhamedi a.s. ta ndryshonte qëndrimin e tij përballë besimeve idhujtare dhe zakoneve injorante që mbizotëronin në atë kohë. Muhamedi a.s. ishte i vendosur ne misionin e tij, sepse qëllimi i tij nuk ishte që ai të arrinte te ndonjë post politik, ekonomik, social apo ndonjë dobi të kësaj dynjaje çfarë do qoftë ajo.

Në vazhdën e përpjekjeve të Muhamedit a.s. për ta ndryshuar këtë gjendje të mjerueshme, ishte edhe vetë Hixhreti, ku të gjithë historianët islam e konsideruan si hapin më të suksesshëm të Muhamedit a.s. në atë kohë, si ngjarjen e cila ndërroi rrjedhat e historisë së Islamit. Pas hixhretit muslimanët fitojnë të drejtat e tyre, tejkalojnë etapën e injorancës dhe robërisë. Tani e tutje, do jenë njerëz të dijes dhe punës, zbulues të shumë shkencave njerëzore, udhëheqës të botës për një kohë të gjatë. Kjo ndodhi e rëndësishme pas vete la shumë mësime, urtësi e leksione, që njerëzia do përfitojnë nga to deri në ditën e gjykimit.

**Leksione nga shpërngulja e Muhamedit a.s.**

Ndër leksionet, urtësitë, mësimet, më të rëndësishme të ndodhisë së hixhretit, dijetarët islam theksuan:

1- Para hixhretit Pejgamberi a.s. ishte i orientuar ne formimin e personaliteteve, bashkëpunonte me disa persona të caktuar, pa ndonjë organizim të mirëfilltë. Ndërsa pas shpërnguljes në Medine orientohet në formimin dhe themelimin e shoqërisë dhe shtetit. Pikërisht pas kësaj ndodhie muslimanët filluan formimin e ushtrisë dhe përmirësimin e gjendjes së tyre ekonomike, sociale dhe shoqërore.

2- Bashkimi i muslimanëve në një vend të posaçëm ku të gjithë do jenë të lirë në lëvizjet e tyre, ishte një nga dobitë kryesore të hixhretit. Tani ata do kenë mundësinë e bashkëpunimit, mësimit dhe praktikimit të islamit në mënyrën më të mirë, pa ndonjë pengesë apo rrezik nga pabesimtarët e asaj kohe.

3- Zbulimi i fytyrave të mynafikëve në Medine ishte dobi e madhe për muslimanët, sepse kuptuan armiqtë e brendshëm të tyre. Në Mekë mushrikët ishin ata të cilët flisnin dhe bënin thirrje kundër Muhamedit a.s. dhe pa-



suesve të tij, ishin ata të cilët bartnin bajrakun në luftën e tyre kundër besimtarëve, kjo gjë u mundësonte mynafikëve që të fshiheshin pas veprimeve të tyre dhe të jenë të pa ditur për Muhamedin a.s. Ndërsa në Medine pas progresit dhe të arriturave të muslimanëve, mllefi i munafikëve në krye me Abdullah bin Ubej bin Selul filloi të shfaqet haptazi.[1] Muhamedi a.s. me sahabët e tij kuptuan armiqtë e brendshëm dhe filluan të kenë kujdes ndaj tyre.

4- Hixhreti është një ndodhi e madhe historike që na mëson neve se rezultatet arrihen vetëm me punë.[2] Muhamedi a.s. kur la vendin më të shtrenjtë të tij, la vendlindjen e tij, ndihej i persekutuar dhe mërzitur. Në ato momente Zoti i Madhërishëm iu drejtua me një ajet Kuranor: "Më të vërtetë ai i cili ta zbriti ty Kuranin, prapë do të kthej ty në vendlindje (Meke)" (El Kasas,85). Disa nga komentatorët e Kuranit mendojnë se, ky ajet ka qenë premtim i drejtpërdrejt për Pejgamberin a.s. se ai do të kthehet në Meke, mirëpo ai me gjithë premtimin që kishte, nuk qëndroi duarkryq në Medine, organizoi sahabët, formoi ushtrinë, bëri marrëveshje dhe luftëra, derisa erdhi si çlirimtar i Mekës së bekuar, e tëra kjo për të na mësuar neve se me punë arrihen suksese të mëdha.

5- Me ndodhinë e hixhretit Muhamedi a.s. na mësoi neve se, besimtari me imanin (besimin) dhe durimin të tij, mund të tejkalojmë edhe sprovat më të rënda të kësaj dynjaje. Na tregoi neve se besimtari nuk guxon të gjunjëzohet lehtë para problemeve, telasheve dhe armiqve të kësaj dynjaje.[3] Na tregoi se përgatitja imanore, shpirtërore, dhe morale luan rol shumë të rëndësishëm në jetën e njeriut përball barrierave dhe problemeve njerëzore.

6- Në realizimin e projektit të hixhretit ishin angazhuar disa të rinjë, në mesin e tyre vetë Aliu r.a. dhe fëmijët e Ebu Bekrit r.a. Prandaj, ishte një indikacion se rinia Islame mund të jetë faktor pozitiv në shoqëri, dhe duhet të kontribuoj në realizimin e shumë projekteve të muslimanëve.[4]

7- Prijësi i besimtarëve duhet të jetë shumë i kujdesshëm për besimtarët dhe popullin e vetë. Pejgamberi a.s. nuk bëri shpërnguljen nga Meka derisa të gjithë besimtarët u shpërngulen dhe u larguan nga Meka, derisa siguroi besimtarët nga ndonjë rrezik i mundshëm nga mushrikët. Ai (dhe një numër i vogël i Sahabëve)[5] ishin të fundit që morën rrugën e hixhretit.[6]

8- Zgjedhja e Medinës si qendër të Muslimanëve tregon për strategjinë dhe largpamësinë e Pejgamberit a.s. Pozita gjeografike e Medinës ishte e përshtatshme për tu vetëmbrojtur nga çdo sulm i mundshëm i armikut. Prandaj është një mësim për çdo prijës ushtarak që të mundohet të gjej pozita gjeografike të përshtatshme për ushtrinë dhe luftëtarët e tij.[7]

9- Dobi tjetër që ndërlidhet me zgjedhjen e Medinës si qendër për muslimanët, është edhe dobësimi i armikut (kurejshitëve) në aspektin ekonomik. Kurejshitët në atë kohë tregtinë e tyre me Sham (Sirinë e sotme), e bënin duke ndjekur rrugën Meke- Medine- Sham. Pas hixhretit tregtia dhe gjendja e tyre ekonomike ishte në rënie e sipër. Tregtarët nuk ndiheshin të sigurt në rrugën e tyre drejt Medinës, sidomos kur ishin të vetëdijshëm për persekutimet dhe padrejtësitë që ua kishin bërë besimtarëve.

10- Dashuria dhe respekti i madh që kishin banorët e Medines (Ensarët) për Muhamedin a.s dhe muhaxherët, është një prej indikacioneve të mëdha se, muslimanët duhet të jenë human dhe të ndihmojnë emigrantët e larguar nga shtëpitë e tyre në raste luftërash apo krizash. Ensarët me zemërgjersi të madhe hapen dyert e tyre për Muhamedin a.s. dhe të gjithë ata që kishin emigruar me të, me bujarin e tyre i ushqyen ata për një kohë të gjatë, dhe ishin të gëzuar dhe krenar me humanitetin e tyre. Transmeton Imam Buhariu nga El-berra bin Azib të ketë thënë: "Nuk i kam parë Medinasit asnjëherë më të gëzuar se sa ditën që pritën Muhamedin a.s. (d.m.th. kur ai bëri hixhretin)".[8]

Në fund mund të themi se, jeta, fjala dhe vepra e as një njeriu në këtë rruzull tokësor nuk ka reflektuar e shndritur sa ajo e profetit Muhamed a.s.. Tërë jeta e tij ishte e stërmbushur me urtësi, mësime dhe porosi. Këtë na e tregon edhe vetë Zoti i Madhërishëm në Kuranin Famëlartë kur thotë: "Më të vërtetë ju shembull për jetën tuaj keni Muhamedin a.s" (El Ahzab, 21). Ibn Kethiri për këtë ajet shprehet se është ajeti bazë i cili iu tregon muslimanëve se ata duhet të përfitojnë nga fjalët, veprat dhe ndodhitë e jetës së tij në përgjithësi, dhe të mundohen ta pasojnë atë në çdo gjë që është e mundur.[9] Edhe dijetarët tjerë theksojnë se, shpërngulja e Muhamedit a.s. prej Mekës në Medine, vuajtjet e përjetuara për ta udhëzuar këtë ymet në rrugën e duhur, urtësitë e konkluduara nga kjo ndodhi, motivojnë muslimanët për të shtuar dashurin, respektin, dhe vlerësimin e tyre për vulën e profetëve, shëmbëlltyrën më të bukur të njerëzimit.

1) "Fi -t-terih el-islamij" f. 49-50, Dr. Shevki Ebu Halil. 2) "Es-siretu-nebevije" (1-42) Dr. Mehdi Rizkullah Ahmed. 3) "Fikhu-siretu –nebevije" f.193-207, Prof. Dr. Muhamed Seid Ramadan el-Buti. 4) "Es-siretu-nebevije" (1-42) Dr. Mehdi Rizkullah Ahmed. 5) Nuk kishte mbetur në Mekë përveç Ebu Bekrit, Aliut, dhe një numër i vogël i besimtarëve që ishin penguar nga Mushrikët për ta bërë hixhretin. 6) "Min mein es-sireti", f. 162, Salih Ahmed Esh-shemi. 7) "Siretu-nebevije" (1-443,444) Dr. Alij Muhamed Es-salabi. 8) "Sahihul Buhari" nr. 3925. 9) "Tefsirul-Kuranil-Adhim" (4-211) Ibn Kethir.

Mr. Driton Arifi

# Përgjegjësitë e dijetarëve dhe pasojat e zbehjes së rolit të tyre në shoqëri

**(Përgjegjësia përballë privilegjit)**

Kundruall privilegjeve, autoritetit dhe pozitës së lartë që Allahu u dhuron disa shtresave të njerëzve në shoqëri, Ai mbi ta vendos edhe përgjegjësitë dhe obligimet, madje ata i ngarkon edhe me ndonjë mision të vështirë, realizimi i të cilit do të ishte i pamundshëm nga kushdo qoftë tjetër

Nëse një njeri gëzon ndonjë privilegj në dallim nga të tjerët, le të ketë guximin edhe vullnetin e të hulumtojë, sepse ai fsheh në vete edhe një barrë goxha të rëndë, të cilën vetëm ai mundet dhe duhet ta bartë mbi supet e veta. Ky është ligj i Zotit ndër krijesat, që nuk ndryshon asnjëherë, dhe ai rëndom nuk amniston askënd. Shembulli më i kulluar që vë në spikamë këtë fakt, pa dyshim është ai i pejgamberëve të Allahut, të cilët ishin njerëzit absolutisht më të privilegjuar, më të ngriturit dhe më të përzgjedhurit në rrethin e tyre, porse ata ishin edhe që u ngarkuan



me barrën më të rëndë gjatë gjithë historisë së njerëzimit. Zoti këtë ia kujtoi të dërguarit të Tij të fundit, Muhamedit a.s.,në vitin e parë të përzgjedhjes e të shpalljes së tij pejgamber, duke i thënë: "Ne do të të shpallim (do të hedhim mbi supet e tua) fjalë –mision të rëndë". (El Muzzemmil, 5)

I dërguari i Allahut vërtet që gëzoi të gjitha dhuntitë nga Dërguesi i tij, Allahu, absolutisht më shumë se kushdo tjetër, por ai, krahas këtyre, duroi të gjitha llojet e persekutimeve, vuajtjeve, denigrimeve, ofendimeve të pandalshme, si askush tjetër gjatë kohës së tij e edhe më pastaj.

E nëse dikush nga njerëzit, pas të Dërguarit a.s., do të gëzojë privilegje të veçanta brenda shoqërive muslimane dhe grada e tyre të konsiderohet e lartë tek Allahu, padyshim që ata do të jenë trashëgimtarët e tij, janë dijetarët. E përbashkëta e të dërguarve dhe e trashëgimtarëve të tyre-dijetarëve, megjithëse në shkallë e me intensitet të ndryshëm, është pa dyshim privilegji po edhe përgjegjësia, sprovimi e përvuajtja gjatë kryerjes së misionit të tyre. Po këtë kishte paralajmëruar edhe njeriu më i dashur tek Allahu, siç transmeton Mus'ab ibn Sa'di nga babai i tij se e kishte pyetur të dërguarin a.s.: "O i dërguar i Allahut, kush janë njerëzit më të sprovuar?" Ai tha: "Pejgamberët, e pastaj ata që u ngjajnë më së shumti atyre (më të devotshmit), ngase njeriu sprovohet në bazë të shkallës së imanit-fesë së tij".[1]

Me vdekjen e të Dërguarit të fundit, është ndërprerë zbritja e Shpalljes dhe ka përfunduar dërgimi i pejgamberëve, por misioni i tyre vazhdon të bartet në mënyrë besnike nga trashëgimtarët e tyre deri në Kataklizmë. Se do të ketë një grup njerëzish që do të bartin me dinjitet e krenari misionin e të dërguarve. Këtë e ka konstatuar edhe Kalifi i katërt i drejtë i muslimanëve- Aliu r.a., i cili ka thënë: "Kjo tokë, kurrë nuk do të mbetet pa dikë që qartëson fenë dhe argumentet e Allahut për njerëzit".[2]



### Cili është roli i dijetarëve në shoqëri

S'mund të imagjinohet një shoqëri muslimane e mirorientuar dhe mjaftueshëm e vetëdijesuar, nëse timonin e tyre e merr kushdo tjetër përveç atyre që janë të thelluar në dije e shkencë, respektivisht në kuptimin e mirëfilltë të fesë së Allahut. Mirëpo, që autoriteti i tyre të jetë i palëkundur, ata duhet të jenë edhe jetësues të asaj që njohin dhe për se i thërrasin të tjerët. Thellimi i tyre në dije nuk u lejon mospraktikimin e asaj që mësuan. Për këtë do të na thoshte Aliu r.a.: "O bartës të diturisë! Veproni me atë dituri, sepse dijetar (i vërtetë) është ai që ka mësuar, e me atë që ka mësuar, ka vepruar, ai që vepra e tij përputhet me dijen e tij. Do të vijnë (më vonë) disa njerëz që do ta bartin diturinë, por ajo nuk e kalon gropën e fytit të tyre (gjuhën e tyre), dhe ana e brendshme e tyre nuk përputhet me atë që ata shfaqin".[3] Ky koncept i dualizmit dituri- veprim, ka qenë i kristalizuar tejmase në kohën e brezave të parë, por është paralajmëruar nga ata se do të pësojë çrregullime e disbalancë të madhe në periudhat e ardhshme kohore.

Nga vetë fakti i konfirmuar nga Muhamedi a.s. se dijetarët janë trashëgimtarët e pejgamberëve, do të duhej të kuptohej se misioni i dijetarëve është vazhdimësia e atij të pëjgamberëve. Ata, në të vërtetë, do duhej të ishin modeli më i përafërt që do të përpiqeshin maksimalisht për t'i ngjarë të dërguarit të fundit, Muhamedit a.s.. Vetëm kësisoj do ta meritonin epitetin si trashëgimtarë të pejgamberëve.

Ata kanë obligim të kërkojnë dituri për hir të Allahut dhe të thellohen në njohjen e çështjeve ashtu siç u takon atyre, ngase ata obligohen dhe duhet t'ua mësojnë të tjerëve ato që dinë. Dija e tyre do të ishte udhëzuese për njerëzit, gjallëri për zemrat e tyre, shkëndijë ndriçuese për sytë e tyre, bar shërues për gjokset, rekreacion për mendjet, dhe kënaqësi për shpirtrat e tyre. Ajo dije do të ishte prehje për të paqetët, udhëzues për të hamendësuarit, dhe peshore me të cilën maten fjalët dhe veprat e secilit prej tyre. Nëpërmes kësaj do të ndahej qartësisht e vërteta nga e pavërteta dhe do të qartësohej dyshimi nga bindja e thellë.[4]

Allahu u ka obliguar një grupi të muslimanëve që duhet t'i përkushtohen misionit të thellimit në dituri e njohje, pasi ata do t'ua mësojnë të tjerëve. Ai, në një ajet kuranor, thotë: "...E përse nga çdo grumbull i tyre të mos shkojë një grup për t'u aftësuar në diturinë fetare, për ta mësuar popullin e vet kur të kthehen tek ata, në mënyrë që ata të kuptojnë (e të ruhen)". (Et-Teube, 122).

Përkushtimi i skajshëm në kërkim të diturisë, si dhe mospjesëmarrja e këtij grupi në të gjitha angazhimet dhe aktivitetet e shoqërisë islame, qoftë edhe në kohë lufte, në të vërtetë nuk u ofron atyre komoditet dhe jetë luksoze, dhe as nuk u jep të drejtën absolute që të merren vetëm me ndarjen e përgjegjësive dhe detyrimeve për të tjerët duke e shkarkuar vetveten, përkundrazi, ata janë të paralajmëruar nga Muhamedi a.s. se sfidat edhe misioni i tyre janë më delikate dhe më sfiduese sesa cilido mision dhe detyrë e kujtdo tjetër. Përgatitja dhe angazhimi i tyre nuk është vetëm për atë që do t'u kumtojnë të tjerëve, por edhe për atë me se do të përballen e nga se do të sfidohen ata gjatë rrugëtimit e misionit të tyre.

### Në favor të kujt është zbehja e rolit të dijetarëve në shoqëri

Në kohë paradoksesh të njëpasnjëshme dhe befasish mahnitëse të kohës sonë, nuk është çudi as përpjekja këmbëngulëse e disa njerëzve për zbehjen dhe minimizimin e ndikimit e të rolit të dijetarëve në shoqërinë moderne.

Epoka e "fjalës së lirë", që po përjetojmë, në të vërtetë, shënon një përpjekje të guximshme për diskreditim dhe njollosje të figurave të çmuara të muslimanëve në shoqërinë tonë, për të cilët, edhe nëse i dhimbset dikujt respekti e nderimi që t'ua bëjnë atyre, së paku nuk është e ndershme që ata të jenë objekt i "apostrofimit" pothuaj në çdo debat e diskutim.

Për ata që kanë durimin të shfletojnë librat e historisë dhe ta rilexojnë të kaluarën, qoftë të largët dhe qoftë të afërt të kombit tonë, besoj që nuk do t'i duhet shumë kohë e as shumë mund për të parë se në listën e gjatë të emrave më eminentë të lëvizjes sonë kombëtare janë edhe një mori prijësish fetarë muslimanë, të cilët dëshmuan praktkisht se sa mund të kontribuojnë për kauzën tonë kombëtare. Pasuesit dhe trashëgimtarët e tyre në këtë tokë kanë ende këtë gatishmëri e vullnet, prandaj s'është e denjë që ata të privohen nga e drejta e tyre themelore për

të kontribuar për këtë vend e këtë popull.

Prandaj, nëse përpjekja për distancimin e tillë ka për synim dhe do të rezultonte me zvogëlimin dhe zbehjen e rolit të dijetarëve në shoqërinë tonë, pasojat e tilla do t'i shijonin të gjithë, pa përjashtuar fare edhe kontribuuesit e kësaj dukurie. Këtë dukuri do ta paralajmëronte në të vërtetë një hadith që e transmeton Abdullah ibn Amr ibn Asi, se Muhamedi a.s. ka thënë: "... Nëse nuk mbesin dijetarët, atëherë njerëzit do të marrin për prijës të tyre injorantët, të cilët do të pyeten e do të japin përgjigje, porse me to edhe do të humbasin vetë ata edhe do t'i çorientojnë-devijojnë të tjerët".[5]

Paralajmërimi profetik prek pikën thelbësore të trajtimit në fjalë, dhe mëton të tërheqë vërejtjen se rezultat i mosekzistimit ose diferencimit të dijetarëve nga rrethi i ndikimit shoqëror, pa dyshim që përbën devijim tëi asaj shoqërie.

Nëse nuk do të kishte asnjë pasojë tjetër, shmangia e dijetarëve nga skena e ndikimit në shoqëri, përveç devijimit, humbjes së rrugës e çorientimit të saj, do të mjaftonte si arsye e fuqishme për të mos marrë një nismë të tillë. Po në këtë vorbull të çorientimit të shoqërisë, pa pikë dileme, do të zërë vend e do të zhvillohej pa kontroll edhe ekstremizmi e intoleranca shoqërore, dukuri këto për të cilat pajtohemi, shumica absolute prej nesh, se nuk i duhen vendit tonë. Prandaj do të ishte mençuri që, para se të fillohej misioni i distancimit dhe zbehjes së rolit të dijetarëve – ose institucionit të hoxhës në shoqëri, të bëheshin shumë parallogaritje.

Meqë hapësira dhe roli që do ta kenë dijetarët në shoqërinë muslimane, është edhe përcaktuesi kryesor për orientimet dhe të ardhmen e saj, atëherë investimi ynë parësor duhet të jetë përgatitja edhe formimi i kuadrove të tilla, që, përveç dijes së thellë fetare që duhet të posedojnë doemos, do të duhej të njohin thellësisht edhe realitetin, rrethanat dhe kohën në të cilën janë duke vepruar. Vetëm kësisoj fjala e tyre do të jetë e dëgjuar dhe roli i tyre do të jetë përcaktues për të ardhmen e shoqërisë.

1) El Muberkfurij,Tuhfetul Ahvedhij sherh SunenTirmidhi (5\ 54 - nr. i hadithit 2398). Darul-Kutubul-Ilmijje. Bot. i parë. 2005. Bejrut. Dhe hadithin e kategorizon si Hasen-Sahih që mund të merret për bazë pa kurrfarë dileme. 2) Ibn Kajjim El-xhevziu ,A'lamul-Muvekkiin, (f. 1016). Darul-Kitab El-arabij. Bot. i parë. 2005. Bejrut. 3) Ibn Abdul- berr.Xhamiu bejanil-ilm ve fadlihi(2\16). DaruI bnil-Hazm. Bot. i parë. 2003. Bejrut. 4)Ibn Kajjim El-xhevzijje. Tehdhib Medarixhis-salikiin (2\769).Bot.i shtatë. 2005. 5) Transmeton Muslimi në "Sahihun "e tij (nr. i hadithit- 2673), Shih: T. Uthmanij, Fethul-Mulhim Sherh Sahih Muslim, (5\266 ,). Bot. i parë. Darul Kalem. 2006. Damask.

**Prof. Dr. Hayati Develi**

# Përdorimi i gjuhëve gjatë periudhës osmane

Sikurse të gjitha perandoritë e tjera edhe Perandoria Osmane kishte një sistem të shkëlqyeshëm që historia ka regjistruar, në multietnitet, në përdorimin gjuhëve të ndryshme dhe në praninë e kulturave të shumta. Për qendrën e Perandorisë nuk kishte rëndësi të madhe përdorimi i gjuhës, feja etj., aq sa ishte me rendësi përforcimi i vendeve në aspektin ekonomik dhe financiar

Përderisa kryheshin me saktësi detyrimet dhe parimet që i bashkoheshin Perandorisë nga dikush, nuk u përzihej në mënyrat e të jetuarit të tyre (detyrat ekonomike dhe ato ushtarake). Në këtë mënyrë ka ndodhur edhe në Perandorinë Osmane ashtu siç kishte ndodhur edhe tek ajo Romake, Perse dhe tek Mongolët. Meqë nuk ishte bërë një planifikim kulturor, me kalimin e kohës Roma Lindore u helenizua, një pjesë bukur e madhe e mongolëve qenë bërë turq ose iranianë. Nuk janë të pakta shtetet turke në përhapjen e kulturës dhe ruajtjen nga asimilimi, pikërisht sikurse vepruan edhe Bullgarët nën ndikimin e përhapjes së Perandorisë Osmane. Dihet se një nga sistemet qarkulluese të një shteti është edhe gjuha e përdorur. Pa marrë parasysh se sa i vogël është një shtet, nëse sistemi i krijimit të një rrjeti burokracie për zhvillimin e sistemit ekonomik dhe atij ushtarak është valid, ai llogaritet shtet dhe, me përforcimin e këtij rrjeti, elementet ndikuese të shtetit për formimin e identitetit përshpejtohen më shumë. Procesi i rrjetit dhe sistemit të burokracisë gjithmonë ka krijuar një "gjuhë" të mundshme që është përdorur. Në këtë çështje, oma kishte përdorur latinishten, Dinastia Abbasite dhe ajo Fatimite kishin përdorur arabishten, kurse mongolët gjuhën e tyre. Sistemi i Abbasitëve, i kaluar nën administrimin e Selxhukëve, nuk bëri ndonjë ndryshim të gjuhës, tek ta arabishtja pati mbetur gjuhë komunikimi. Deri aty ku kishte mundur të depërtonte qendra e shtetit në sfera të ndryshme, në atë mënyrë kishte depërtuar edhe gjuha e tyre. Kishte raste që ndonjëherë ajo ishte

asimiluar dhe po ashtu kishte raste tjera kur ajo ishte dobësuar në masë të madhe. Perandoria Osmane u themelua nga folësit e gjuhës turke dhe në këtë mënyrë ajo, si e tillë dhe u zhvillua. Ndikuar nga burokracia e Selxhukëve, gjatë procesit të zhvillimit, Perandoria ka përdorur arabishten e persishten, mirëpo, me kalimin e kohës, intelektualët turq arritën që këto t'i adaptonin në gjuhën e tyre të formuar, pra krijuan gjuhën e vet burokratike, dhe kështu ata që përdornin në masë të shkëlqyeshme këtë gjuhë, si burokratë, Perandoria i pozicionoi në Mektebet Enderun (shkolla të posaçme). Në procesin e zhvillimit të shtetit, si bërthamë kryesore e qendrës, gjuha turke luajti një rol të madh në shumë sfera. Thënë shkurt, gjuha zyrtare e Shtetit Osman që nga fillimi ka qenë gjithmonë turqishtja.

### Turqishtja: Një Gjuhë e përbashkët komunikimi

Në Leksikun e madh dhe të njohur italisht-turqisht, të përgatitur nga Giovanni Molino në vitin 1641, theksohet se Shteti i Lartë Osman posedonte një gjeografi të gjerë, ku përfshiheshin 55 mbretëri dhe bejlike, 33 popuj të ndryshëm me gjuhë të ndryshme, gjuha e përbashkët e të cilëve, ishte turqishtja. Vetëm dy shekuj pas çlirimit të Stambollit, Molino tregon se në tërë këtë vend të gjerë gjeografik në të kohë, gjuha turke ishte po ashtu një gjuhë e përbashkët e të gjithëve. Kjo gjuhë kishte një përhapje të gjerë në shumë sfera, si në atë administrative po ashtu edhe në atë ekonomike etj., dhe në këtë mënyrë ajo ishte bërë një gjuhë e cila të çonte deri në cakun e qendrës. Gjuha turke ishte përhapur që nga Bagdadi e deri në Bosnjë, po ashtu që nga zonat e Kaukazit deri në Magrib, si gjuhë e komunikimit, e kulturës dhe tregtisë. Ajo gjithashtu kishte bërë takimin e Ruhiut nga Bagdadi, i cili nuk kishte kaluar Erzurumin dhe Evropën, po ashtu edhe të Shem'iut nga Prizreni si dhe Jahjaut nga Tashllëxha. Duhet theksuar se, megjithëkëtë, gjuha turke, edhe pse kishte kaq ndikim në masë, për një kohë nuk ishte gjuhë e intelektualëve. Si gjuhë e shtresës intelektuale dhe gjuhë e civilizimit islam në atë kohë ishin gjuha arabe dhe ajo perse. Të gjithë intelektualët, krahas gjuhës turke, në një shkallë të lartë njihnin edhe këto dy gjuhë. Gjuha arabe ishte gjuhë e studimit të shkencave fetare, kurse për studimin e letërsisë dhe studimet që bënin grupacionet e ndryshme, ishte persishtja. Këto dy gjuhë mund të vlerësohen edhe si gjuhë të të shkruarit, përveçqë këto kishin rolin e bashkimit në të komunikuar.

Në shpjegimet e tij Evlija Çelebiu, kur flet për qytetin Mugla, ndër të tjera thotë: "E vërtetë është se ky vend është nga vendet e Anadollit, por populli i këtij vendi e flet persishten dhe ka një popull mik". (Seyahatname, v.9). Të dije persishten do të thoshte se ishe një person i qytetëruar dhe intelektual. Ndërkaq, arabishtja, përveçqë ishte një gjuhë kulture dhe intelektuale shkencore, që zinte vendin në qendrën e studimit, ajo kishte filluar të përhapej edhe nëpër të gjitha shtresat e shoqërisë. Lidhur me përdorimin e gjuhëve në shekullin e 17-të, burimin më të pasur dhe më të gjallë kemi Seyahatnamenë (Udhëpërshkrimin) nga Evlija Çelebiu, ku theksohet përdorimi i disa gjuhëve brenda kufijve shtetërorë sipas etnive dhe popujve që jetonin. Nga ato mund të numërojmë gjuhët: hungarishten, boshnjakishten, shqipen, serbishten, kroatishten, bullgarishten, greqishten, rusishten, ukrainishten, armenishten, kurdishten; po ashtu edhe gjuhët e Kaukazit (abaza, çerkeze, kabartay, gjuha gjeorgjiane, migrile etj.). Këto, pra, ishin gjuhët që përdoreshin në atë kohë dhe që ka përmendur Evlija Çelebiu. Statusi i këtyre gjuhëve në masë dukej sa i përzier aq edhe interesant. P.sh., kur flitej në lidhje me muslimanët kroatë që ishin vazhdimisht në luftë aty tek kufiri, saqë, edhe kur vdisnin, ishte bërë zakon që armët t'ua linin në varr, e këta në namaze paskan kënduar suren el-Fatiha sipas gjuhës së tyre kroate, ndërsa në kufirin e Hungarisë mësojmë se kishte ushtarë hungarezë dhe boshnjakë, të cilët nuk e dinin gjuhën turke. Pra, në Shtetin Osman ka pasur njerëz me dy gjuhë thuajse në çdo zonë, e në disa vende të tjera edhe me më shumë se dy gjuhë. Edhe sot e kësaj dite, ka disa vende në Greqi, ku fliten dy gjuhë. Në Selanik fliten shumë gjuhë, dhe aty, përveç gjuhës turke flasin edhe gjuhën e jehudëve (Ladino) në vendet ku bëhet tregtia. Greqishtja, gjuha bullgare dhe të ngjashme me këto njiheshin dhe fliteshin nga banorët që jetonin në ato vende. Poshtë Jugut të Greqisë shohim se shtresa intelektuale kishte përdorur edhe gjuhën turke, kurse shtresa e mesme e njerëzve flisnin greqisht.

### Përfundim

Pa marrë parasysh se çfarë etnie i takonte një intelektual osman, ai në përgjithësi, në një masë të madhe, kishte njohuri në shkallë të duhur të gjuhës arabe e perse dhe, më vonë, edhe të frëngjishtes. Krahas tërë kësaj, në shkrime të ndryshme të personave të ndryshëm kishte edhe përdorim të gjuhëve që ata u përkisnin atyre etnive.

Burimi:
Derin Tarih, 2013 Stamboll, Përshtati: Mr. Zymer Ramadani

Rifet Shahinoviç

# Ruhi dhe nefsi në Kur'an

Fenomeni i shpirtit ka preokupuar shumë dijetarë. Janë shkruar shumë vepra nga pikëpamje të shumta. Duke marrë parasysh faktin se shpirti bën pjesë ndër temat eskatologjike (të gajbit), shqyrtimi njerëzor ka qenë gjithnjë i kufizuar. Si substancë jashtëshqisore, transhendentale, ai i shmanget arsyes njerëzore, edhe pse të gjithë jemi të vetëdijshëm se shpirti është gjithmonë me ne.

Sikurse me rastin e lindjes që njeriu jep shenja jete, po dhe shenja të pranisë së shpirtit, po ashtu edhe me rastin e vdekjes, shpirti e lëshon trupin dhe i kthehet Krijuesit të tij e pastaj zemra brenda pak kohe pushon, kurse trupi bëhet i pajetë.

### Ç'është shpirti?

Në Kur'an theksohet se Allahu i Madhërishëm i ka dhënë në trupin e Ademit Ruhin e Tij dhe kështu Ademi a.s. u bë i gjallë:"Kur t'i jap formën dhe t'i fryj prej shpirtit Tim, ju t'i përuleni atij në sexhde". (El Hixhr, 29). Dhënia e shpirtit të Zotit tek njeriu është metaforë e qartë për dhuratën e Tij për njeriun me jetë dhe vetëdije, domethënë me shpirt, sikur e komentoi M. Asadi në Tefsirin e tij. Në hadithin e njohur nga Ibn Mesudi, theksohet se krijimi i njeriut në barkun e nënës suaj zhvillohet duke qenë 40 ditë në gjendje sperme (nutfeh), pastaj po për aq gjak i ngjizur (alek) dhe po për aq copë mishi (mudgah). Pastaj vjen meleku, të cilin e dërgon Allahu dhe ia jep shpirtin njeriut. Dijetarët islamë shpirtin e kanë përkufizuar në mënyra të ndryshme. Imam El-Gazaliu shpirtin e përkufizon si trup të rafinuar, të stërholluar, i cili ka potencial që të mësojë dhe të njohë dhe gjendet tek njeriu. Është një krijesë e jashtëzakonshme e Zotit, thelbin e së cilës shumica e mendjeve nuk mund ta kuptojnë. Pak a shumë kështu e përkufizon shpirtin edhe dijetari Seid Hava në veprën e tij Edukimi ynë frymor. Autori i mirënjohur boshnjak Mehmed Hanxhiç mendon se shpirti është trup i mirë, i cili shtrihet nëpër të gjitha atomet e trupit si lëngu i lules në të gjitha pjesët e saj. Mehmed Hanxhiç mendon se shpirti është i krijuar (halk) dhe është sajuar (jekun), sikurse të gjitha krijesat e tjera. Megjithatë, ai do të qëndrojë përgjithmonë. Edhe pse shpirti do të vdesë, vdekja e tij do të thotë ndërprerja e jetës me trupin dhe jo diçka tjetër. Filozofët muslimanë kanë diskutuar gjallërisht për shpirtin dhe shumica e tyre kanë qenë nën ndikimin e neoplatonizmit dhe sidomos të analizës psikologjike aristoteliane të nefsit. Normalisht, ka pasur edhe diskutime e kontestime.





Këto kontestime vënë në dukje, por edhe dëshmojnë, kufizueshmërinë dhe paaftësinë e dijes njerëzore për të njohur shpirtin për shkak të dijes së vogël që posedon njeriu. Kështu, Ibn Hazmi përdor pandërprerë fjalët nefs dhe ruh për shpirtin njerëzor. Ai refuzon të gjitha pikëpamjet e atyre që mendojnë për shpërnguljen e shpirtrave. Ai i refuzon qëndrimet e disa esh'aritëve për krijimin e pandërprerë të sërishëm të ruhut. Ai mëson se Allahu ka krijuar ruhat (shpirtrat) e të gjithë pasardhësve të Ademit para se të ishin urdhëruar melekët që t'i futin në embrionet dhe se ata gjenden në qiellin më të afërt.

Mësimi i Shehrestanit për shpirtin manifeston besnikërisht mësimet e Ihëan'us-safasë, të cilat sqarojnë se njeriu është tërësi e përbërë prej trupit material e nefsit frymor dhe se substanca e nefsit rrjedh nga sferat (el-eflak). Përshkrimi i tij i natyrës së njeriut me tre shpirtra (bimor, shtazor dhe njerëzor), secili me bazamentin, nevojën dhe fuqinë e vet, i përngjan përshkrimit të Ihvan'us-safasë. Rraziu refuzon pikëpamjen e filozofëve - se nefsi është substancë e cila nuk është trup dhe se është jotrupor. Sipas Ibn Sinait, ekzistojnë dy forma të shpirtit: qiellore dhe tokësore. Shpirtin tokësor e ndan në tri grupe: vegjetativ, animal dhe human. Për të shpirti, në të gjitha format e tij, është përkryeshmëri primare për trupin natyror, sepse përkryeshmëria është njëmendshmëri, e cila gjininë njerëzore e nxjerr nga paqartësia dhe e formëson llojin me individualitet dhe identitet në botën e jashtme. Dëshmia për ekzistimin e shpirtit, sipas Ibn Sinait, është në ndryshueshmërinë e trupit dhe të organeve të tij. Me fjalë të tjera, në fiziologji është dëshmuar se tek njeriu, pas njëzet vjetësh, nuk ka mbetur asgjë nga ato që ishin në fillim. Mirëpo njeriu e pranon se gjatë kësaj kohe, qenësia (thelbi) ka mbetur i pandryshueshëm. Kjo (që ka mbetur – shën. i redakt.) nuk mund të jetë asgjë tjetër përveçse shpirti, do të thotë Ibn Sinai. Është interesante se Imam El Xhevziu thekson rezymetë për të cilat kelamistët kanë diskutuar, dhe përgënjeshtron argumentet e tyre. Kështu, ai thekson 116 dëshmi për trupësinë e ruhut, 22 përgënjeshtrime të argumenteve të kundërta dhe 22 përgënjeshtrime të vërejtjeve. Janë interesante shqyrtimet e tij për çështjen e krijimit dhe të pritjes së ruhave në Ezel, kur kanë thënë kalu bela, dhe për raportet e termave ruh dhe nefs etj.. Në pajtim me qëndrimin kuranor se neve na është dhënë pak dituri për shpirtin, dhe se shpirti është kategori mbishqisore dhe i përket gajbit, Xhevziu thekson se Ibn Abbasi nuk kishte dashur të komentonte katër çështje: rekin – shprehja që tekstualisht do të thotë 'pllaka me mbishkrim' (El Kehf, 9); gislin – shprehja e përdorur në suren El Hakkah, 36; pastaj ruh-un dhe thënien e Zotit "Ai ka vënë në shërbimin tuaj çfarë gjendet në qiej dhe në Tokë, të gjitha janë prej Tij....". (El Xhathije,13)

**Përdorimi i termit ruh dhe nefs në Kur'an**

Ruh në Kur'an përmendet në shumë kuptime. Një kuptim është Shpallja, sepse me të arrihet jeta e zemrës dhe shpirtit (Esh-Shura, 52). Me ruh përcaktohet forca me të cilën përkrahen disa robë besnikë (El Muxhadele, 22). Termi kuranor (Er-Rruh'ul-emin) ka të bëjë me Xhibrilin (Esh-Shuara,193 dhe En-Nahl, 102). Kur theksohet në Kur'an karakteri i pastër njerëzor i Isait a.s., dhe përgënjeshtrohet besimi në hyjninë e tij, theksohet se Isai a.s., sikur të gjitha qeniet njerëzore, ka qenë "(ruhun minhu) shpirt i krijuar nga Ai" (En-Nisaë, 171). Me këtë shprehje dëshirohet të thuhet se me emrin e Zotit në të u gjend edhe shpirti (ruh). Prandaj ruh përdoret në kuptimin e tij parësor "fryma e jetës" dhe "shpirt". Në Kur'an përmendet ai evolucioni i përsëritur përherë i embrionit njerëzor (Es-Sexhde, 9; El Haxhxh, 5), krijimi i njeriut nga argjila (min tin), pastaj nga esenca e ujit të ... (min main mehin). Pas formësimit në pajtim me atë që është përcaktuar jepet Ruhu i Tij / (ve nefeha min ruhihi). Ky është ai ruhu për të cilin patën shtruar pyetje hebraikët, kur morën përgjigje se ai është "një nga çështjet e Zotit". (El Isra, 85).

Për shpirtin njerëzor është përdorur termi nefs. Po ashtu, me shprehjen nefs përcaktohet vetëm shpirti / ruhu (LXXXIX, 27; VI, 93; XII, 53).Nga ana tjetër,



Ibn Xhevziu thekson se shprehja ruh nuk përdoret asnjëherë për trupin, as për vetë atë, as për të shënuar bashkësinë e tij me nefsin. Ruh (shpirti) është quajtur ashtu sepse me këtë ngjallet trupi. Nisur nga kjo, edhe era (fryma) është quajtur "rih", sepse me të arrihet jeta. Shpallja është quajtur frymë, shpirt (ruh), meqë me të arrihet jetë e dobishme, sepse jeta e njeriut pa të është krejt e padobishme. Edhe nefsi quhet ruh, meqë jeton falë atij. Nefs është quajtur, thotë Ibn Xhevziu, ose për shkak se është diçka shumë e vlefshme, e shtrenjtë dhe e çmueshme, ose për shkak të frymënxjerrjes të diçkaje, d.m.th. për shkak të frymënxjerrjes dhe frymëmarrjes së shpeshtë. Krahas kësaj, me shprehjen nefs në Kur'an shënohet qenia në tërësinë e tij (XXIV:61, LXXIV:38). Një grup dijetarësh konsiderojnë se ruhu është diçka tjetër nga nefsi. Kështu, Mukatil ibn Sulejman thotë: "Njeriu ka jetën, ruhun e nefsin dhe, kur fle, nefsi i tij, me të cilin i percepton gjerat, del, po nuk largohet nga trupi, veçse del sikurse një fije e zgjatur që ka shiritin e saj; njeriu me këtë nefs, i cili del nga ai, sheh ëndrra, derisa jeta dhe ruhu për atë kohë mbeten në trupin, i cili kështu merr frymë dhe rrotullohet. Kur të lëkundet njeriu, nefsi i kthehet atij më shpejt se kapsallitja e syrit, ndërsa kur Allahu dëshiron ta vdesë njeriun në gjumë, Ai e mban këtë nefs që ka dalë".

### Tre apo një shpirt

Kur'ani përmend tre lloje shpirtrash: shpirtin e qetë – nefs'ul-mutmainnah), shpirtin qortues - nefs'ul-levvamah) dhe shpirtin me prirje nga e keqja - nefsu emmaretu bis-sui). Tek disa dijetarë mund të hasim qëndrimin se njeriu i posedon të tre shpirtrat. Sipas Xhevziut, bëhet fjalë për një shpirt, i cili ka disa cilësi dhe, duke pasur parasysh çdo cilësi veç e veç, edhe quhet sipas emërtimit të cilësive. Shpirt i qetë quhet, thotë Ibn Xhevziu, sepse ai është i qetë pranë Krijuesit të vet në adhurimin e Atij nga ana e tij. Qetësimi i shpirtit njerëzor ose kërkimi i qetësimit të tij pranë çfarëdo gjëje tjetër jashtë qetësimit pranë Krijuesit të tij, është vetëm mashtrim. Po ashtu, mbështetja e tij në diçka tjetër përveç tek Allahu, është dobësi njerëzore. Nëse njeriu prehjen e tij do ta kërkonte madje edhe në dijen ose në veprat e tij, Allahu këtë do t'ia marrë dhe do ta privojë nga kjo, thotë Ibn Xhevziu. Ç'do të thotë kjo qetësi, e cila është rezultat i shpirtit me këtë emër, - këtë na e dëfton ngushtësia dhe jorehatia që bart në vete mëkati. Kështu, nëse mëkatari do ta hulumtonte zemrën e tij, do të gjente se ajo ka shumë frika, paqetësi dhe ngushtime. Këto frika tona nuk janë të dukshme për ne vetëm për shkak se i mbulon joshja e epshit dhe nga neglizhenca për shkak të mëkatimit tonë. Çdo epsh tjetër posedon joshjen e tij, e cila është më e fuqishme se joshja që ka vera. Së këndejmi mund të shohim se si ata të joshurit nga pasioni, bëjnë diçka që nuk e bën ai që është i dehur nga vera. Tevbeja besimtarit i sjell qetësi, e cila është ekuivalente me ngushtësinë dhe paqetësinë që bart në vete mëkati. Që ta ofrojë kuptimin e shpirtit të qetësuar dhe të kënaqur, Ibn Xhevziu thekson se Allahu xh. sh. çdo organi të njeriut i ka përcaktuar përsosurinë e tij dhe optimumin e tij. Kështu, optimumi i zemrës së tij, respektivisht, kënaqësia dhe drita e shpirtrave qëndron në njohjen dhe udhëzueshmërinë tonë për Krijuesin tonë. Shpirtrat tona nuk mund të arrijnë qetësinë në asnjë mënyrë, qoftë të fitojnë tërë botën dhe të aftësohen me tërë dituritë e saj, përveçse duke u bërë Allahu synimi i fundit i përpjekjeve tona.

Në këtë kontekst janë fjalët e Ibn Abbasit, se shpirti i qetësuar është ai që i është përkushtuar sinqerisht Allahut. Shpirti i tillë, në qetësinë dhe kënaqësinë e vet, është më largpamës. Ai i sheh dhe i ndien më mirë begatitë e Allahut, e këto janë begatitë nga vendosja në mitrën e nënës së tij e deri në çastin e sotëm. Begatia më e vogël nga të gjitha këto, është frymëmarrja jonë, sepse Allahu me frymëmarrjen na jep çdo ditë njëzet e katër mijë dhurata. Sikur Ai Që na i ka dhuruar këto, thotë Xhevziu, të kërkonte nga njeriu që vetëm për një prej tyre të jepte llogari, vetëm për atë do t'i shkonin të gjitha veprat e tij. Shpirti qortues është ai me të cilin betohet Allahu i Madhërishëm:„Betohem në shpirtin qortues!" (El Kijame, 2). Sipas disave, ky është ai

shpirti që nuk ruan një gjendje (shprehja televvum domethënë hamendje, pavendosmëri, nga e cila rrjedh se ky është shpirti i cili është mjaft i ndryshueshëm). Të tjerët thonë se ka të bëjë me shpirtin e besimtarit (emri levm domethënë qortim, vërejtje), se kjo është një nga cilësitë e tij imanente. Kështu, thonë se ky është shpirti i besimtarit i cili, më përpara e ka çuar në mëkat e pastaj ka filluar ta qortojë për këtë. Ky qortim është rezultat i besimit, në dallim prej fatkeqit, i cili nuk e qorton veten.

**Shpirti që ka prirje nga e keqja**

Më në fund, shpirti që ka prirje nga e keqja, është shpirti i cili imponon veprimin e çdo të keqeje që rezulton nga vetë karakteri i tij. Shpirti që ka prirje nga e keqja, është në pozitë të kundërt me shpirtin e qetësuar, dhe për çdo të mirë që nxit i pari, ky i dyti ia kthen me të keqe ekuivalente për t'ia prishur atë të mirë. Ky shpirt i tmerrshëm është në gjendje të magjepsë arsyen dhe zemrën e njeriut dhe edhe të vërtetën më të qartë, ta paraqesë në vështrim të përbuzur. Për këtë arsye, njeriut i është lënë mundësia që të kontrollojë shpirtin / nefsin e tij, sepse ai mund të ecë kësaj dhe asaj rruge. Shembulli i Zulejhasë, shpirti i së cilës nuk arriti t'i shmangej bukurisë së Jusufit, është shembulli i pamundësisë së kontrollimit të shpirtit. Ajo, madje, nuk e arsyeton nefsin e saj, sepse shpirti i saj dëshiron Jusufin dhe ajo nuk arriti të përmbante pasionin e saj. Ky shpirt pasionues është me prirje nga e keqja. Fare shkurt, vëmendjen tonë do ta orientojmë në tekstin e sures Esh-Shems.

Nëse analizojmë më me kujdes betimet në suren Esh-Shems, mund të hetojmë qëllimin e betimit në theksimin e qëndrimit të dyfishtë të njeriut ndaj shpirtit të tij ose ndaj vetes, në varësi nga perceptimi ynë i domethënies së nocionit shpirt. Allahu i madhëruar e ka krijuar shpirtin që të mund të zgjedhë të mirën ose të keqen, që të mund të ecë rrugës së drejtë ose të shtrembër. ثshtë mjaft interesante të ndiqet në suren e cekur, polariteti i objekteve me të cilin Allahu xh. sh. betohet (Dielli dhe Hëna, dita dhe nata, Qielli dhe Toka), përkundrejt Njëshmërisë Njësisë së Zotit. Shpirti / nefsi, i cili është objekt i betimit, nuk ka polaritet në suren e cekur, po ka dualitet të frymëzimit. Nga hadithi mund të shihet se meleku është shoqërues i shpirtit të qetësuar, ndërsa shejtani është shoqërues i shpirtit që ka prirje nga e keqja. Me fjalë të tjera, shpirti i Ademit a.s. kishte shprehur këtë polaritet të synimeve, sepse synimi i Ademit për t'iu afruar drurit, i cili ishte i ndaluar, simbolizon lirinë e cila nga qenia e pastër instinktive njeriun e shndërron në qenie të plotë të pavarur që njohim ne. Në të vërtetë, kjo ndodhi, e quajtëm ne Rënie apo Dalje nga Xheneti, njëlloj, domethënë një shkallë e re e zhvillimit njerëzor, hapje e dyerve të përsiatjeve morale. Këtë e cekim nga shkaku se, pa marrë parasysh se si e kuptojmë shpirtin, si material apo vetëm si substancë shpirtërore, e identifikuam apo jo ruhun ose nefsin, dallimet në gjendjet e shpirtrave vijnë me cilësitë e tyre të ndryshme. Kur shpirti vjen në gjendjen e orientimit drejt afërsisë së Allahut, atëherë, ai që ka arritur qetësinë e brendshme, merr emërtimin (mutmeinneh) - i qetësuar. E nëse vjen në gjendjen e orientimit të plotë drejt natyrës njerëzore, atëherë e merr emërtimin (emmareh) - shpirti pasionues, i cili është i prirë nga e keqja dhe njeriun e shpie nga e keqja. Qëllimi dhe synimi i jetës së besimtarit është ta pastrojë mirë shpirtin e tij nga nevojat për të kundërshtuar Allahun xh. sh.. Këtë sukses Ai e garanton duke u betuar në shtatë gjëra të përmendura. Në të kundërtën, do të jemi të humbur. Sikurse i Madhërishmi, në suren e përmendur, betohet në polaritetin e objekteve (dita-nata, Toka-Qelli, Dielli- Hëna), po ashtu ekzistojnë edhe polaritetet e veçorive njerëzore (i kënaqur - i pakënaqur, kursim - egoizëm, i mirë - i keq, hallall - haram etj.).

Pikërisht në mënyrën e polaritetit të veçorive që mund të gjenden tek njeriu,Ibn Xhevziu shpjegon gjendjet e ndryshme të shpirtrave. Do të theksojmë edhe dallimin ndërmjet kursimit dhe egoizmit. Kursimi është virtyt i lëvdueshëm karakteri, i cili lind nga dy virtyte të tjera të karakterit – nga baraspesha dhe urtësia. Me baraspeshim gjendet kriteri i mosdhënies dhe dhënies, kurse me urtësi secila nga këto të dyja vendoset në vendin e tyre përkatës, të cilit i përket. Dhe kështu nga kjo lind kursimi, në raportin në mes dy skajshmërive të qortuara. Nga ana tjetër, egoizmi është ves i qortuar karakteri. Ai lind nga të menduarit negativ dhe nga dobësia e shpirtit (nefs) dhe si plotësim e nxit frikësimi i shejtanit derisa njeriu të mos bëhet i shqetësuar në kuptimin që ndaj diçkaje të fillojë të dridhet, kurse ndaj diçkaje të fillojë të bëhet i pangopshëm, nga se rezulton pengesa për ta konsumuar atë, frika që të mos mbetet pa të, si e thotë këtë Allahu i Madhërishëm (Shih:El Me'arixh, 19-21). Në të njëjtën mënyrë, me polaritetin e veçorive që mund të gjenden në shpirtin njerëzor, si e ka bërë këtë Ibn Xhevziu, mund t'i shpjegojmë veçoritë e shpirtrave njerëzore për një kohë gjatë.

Përktheu: Nexhat Ibrahimi, Burimi: Rifet Šahinović, Ruh i nefs u Kur'anu, në:www..preporod.com

Mr. Qemajl Morina

# Ana Mari Qimel

## mike e madhe e Islamit dhe e muslimanëve (1922-2003)

**(Me rastin njëmbëdhjetë vjetorit të vdekjes së saj)**

Bota Islame ka një lloj obligimi moral që ta përkujtojë orientalisten e njohur gjermane, Ana Mari Qimel, në mënyrë të veçantë kur këto ditë që ajo po kalon njëmbëdhjetë vjetorin e vdekjes së saj, duke lënë pas një trashëgimi shumë të çmuar mendore, kulturore, po edhe shpirtërore. Është e vështirë të gjendet një veprimtar i ngjashëm me të, sidomos sot, në botën tonë bashkëkohore, që është përplot me frikacakë nga Islami dhe me të tillë që bëjnë thirrje për një frikë prej tij, një gjë që ka krijuar dukurinë e islamofobisë apo frikës nga Islami.

Pyetja që mund të shtrohet para nesh, është: A është e mundur që një individ i caktuar me një efikasitet të tillë unikat, të përfaqësojë një ndërmjetës kulturor në mes Perëndimit e Botës Islame dhe të qëndrojë shumë e fuqishme kundër stereotipave, paragjykimeve si dhe urrejtjes së verbëruar?

Ky është roli që luajti për mrekulli zonja e Orientalizmit gjerman, e cila u lind dhe u rrit, sipas të dhënave që na ofron Prof. Shtefan Field, profesor i gjuhëve dhe i shkencave semite pranë Universitetit të Bonit- në kohën kur nazizmi në Gjermani, ishte në kulmin e fuqisë së tij, në një periudhë kohore kur mbizotëronte nënçmimi i kulturës së tjetrit dhe hyjnizimi i vetvetes. Vlen të theksohet që ka qenë emocionuese që në një shkallë për të habitur ajo të vazhdonte me këmbëngulje dhe me insistim të pashoq në njohjen e kulturës dhe të fesë islame, në kohën kur moshatarët e saj garonin për ëndrrën, shkencën dhe gjakun gjerman, që çoi në narcizmin gjerman, për se vetë populli gjerman përjetoi fatkeqësinë e Luftës së Dytë Botërore.

Para nesh mund të shtrohet dhe një pyetje: A është dhe sa është e mundur të përfshihet biografia dhe veprimtaria e Ana Mari Qimelit në një shkrim të këtij lloji? Përgjigjja, është sigurisht jo dhe kjo për arsye se, me rastin e përkujtimit, ne mund të prekim vetëm disa periudha më të rëndësishme të jetës së saj përplot me lavdi letrare, me ndjenjë humanitare, me zemër me plot besim, nga i cili njeriu ushqehet prej çdo feje e besimi.



### Dashamirëse e Islamit dhe muslimanëve

Që në fillim e patëm të qartë se po qëndronim para një modeli racional humanitar, sepse hulumtuesja Ana Mari Qimel, e lindur në Iberfort të Gjermanisë, në vitin 1922. Ajo mori doktoratën e parë nga letërsia arabe, persiane, turke dhe islame në Universitetin e Berlinit në vitin 1941, në moshën pa kaluar të nëntëmbëdhjetë pranverat. Më vonë mori doktoraturën e dytë në historinë e fesë nga Universiteti i Hamburgut. Kishte filluar mësimin e gjuhës arabe në moshën pesëmbëdhjetë vjeç. Tema e doktoraturës së parë kishte titullin: "Roli i halifit el-Kadi në Egjiptin e Fatimitëve memalikë".

Në pjesën e parë të jetës së mendimtares gjermane, mikes së Islamit e të muslimanëve ka një pikëpyetje rreth përmbajtjes së veprimtarisë së saj hulumtuese shkencore me karakter mistiko-fetar, në kohën kur Gjermania po përballej me agresionin e saj racist, prandaj shtrohet pyetja: Pse ndodhi kjo? Ndoshta mund të thuhet se në të kundërtën mund të dallohen, të shquhen gjërat. Prandaj, në kohën e përhapjes së ideologjive naziste me ngushticën e saj penguese, feja ishte me tërë mirëpritjen strehues i sigurt dhe mbrojtës i vërtetë, dhe Ana Qimel tek ajo-feja kërkoi shpëtimin, kështu që ajo interesimet e saj shkencore i përqendroi në lidhjet me misticizmin si dhe në analizën e marrëdhënieve në mes Allahut dhe njeriut, si kundërpërgjigje ndaj veprimeve, nga të cilat u dallua nazizmi, siç ishin mizoria dhe dhuna.

Isa Tërshani

# Sharja nuk përket me njerëzoren

Feja Islame i ka dhënë rëndësi të madhe edukimit të besimtarëve për mënyrën e bisedës dhe të shprehjes. Fjalët e dala nga goja e njeriut dëftojnë se sa është i mençur dhe sa është i edukuar me edukatë Hyjnore. Prandaj, fjala që thotë njeriu, mund të jetë e mirë, afirmative dhe ilaç për zemrën e shpirtin, po mund të jetë edhe e keqe, ofenduese, destruktive dhe që shkakton stres si dhe sëmundje për zemrën e shpirtin. Islami na mëson të themi fjalë që do ta afirmojnë të mirën dhe fisniken

Sharja (të folurit e keq dhe të shfrenuar) është një dukuri e llojit të vet për shkatërrimin e moralit dhe një cilësi e keqe, e cila tregon se nga pronari i saj, thanësi, mund të burojë çdo e keqe. Është fakt se kjo e keqe ka mbizotëruar gjuhët e njerëzve tanë dhe kjo dukuri është përhapur në mënyrë të pakontrolluar, e sot ka eskaluar në mesin tonë, pothuaj në të gjitha shtresat e shoqërisë sonë: tek pleqt e të rinj, burra e gra, besimtarë e ateistë, të pasur e të varfër, të ditur e të paditur.

Është vështirë t'i numërojmë të gjitha rrethanat në të cilat shajnë njerëzit. Shajnë kur janë të hidhëruar, kur janë të pikëlluar, kur janë të gëzuar, kur janë të frikësuar, kur janë të çuditur, kur bëjnë shaka, kur bisedojnë, gjatë takimeve të rëndomta si dhe në situata të tjera. Ata shahen – përdorin fjalë të rënda, të ndyta dhe ofenduese.

### Sharjet ndahen në sharje të rënda dhe të lehta

Sharjet e rënda bëjnë pjesë në gjynahet e mëdha dhe të nxjerrin prej feje si: sharja e Zotit, e Pejgamberit a.s. e melekëve, e Diellit, e Tokës, e bukës dhe sharja e shenjtërive të tjera të fesë, neudhubil-lah. Këto sharje janë shumë të rrezikshme. As sharjet e tjera- të vogla, nuk janë të parrezikshme, për arsye se, nëse vazhdojmë të shajmë, ato me kohë shndërrohen në të mëdha.[1]

Sharja është dukuri e keqe pa marrë parasysh se nga cili aspekt ta shikojmë.

Nga këndvështrimi psikologjik: është një shfrenim i emocioneve të grumbulluara, që në situata të caktuara mund të prodhojë turbullira me pasoja të vogla ose të mëdha. Shejtani e shtyn njeriun të shajë kur është i hidhëruar, kur ka dhimbje apo ndonjë brengë tjetër.

Njeriu në atë situatë (të padijes) fiton përshtypjen se, sa më rëndë të shajë, aq më tepër e lehtëson shpirtin. Shpeshherë na bie të dëgjojmë nga ata që shajnë "nëse nuk shaj, duhet të pëlcas". Kur njerëzit, duke sharë, fillojnë të fyejnë rëndë ndjenjat dhe shenjtërit e njëri-tjetrit, atëherë pas kësaj të keqeje pason tjetra edhe më e rëndë dhe më e madhe, rrahja ose vrasja. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Musliman i vërtetë është ai, prej të cilit janë të shpëtuar (të qetë) muslimanët e tjerë nga gjuha dhe dora e tij". (Buhariu dhe Muslimi).

Muslimani nuk hidhërohet pa vend, përveç nëse shkelen ligjet e Zotit të Madhëruar, atëherë zemërohet për hatër të Tij. Muslimani heq dorë lehtë nga ofendimi dhe sharja. Këtë lehtësim e ka dhuratë prej fesë së tij, Islamit, i cili e dekurajon nga ofendimi dhe sharja, dhe përdorimi i gjuhës së fëlliqur, saqë muslimani jo që e përdor vetë, po as që mund të dëgjojë fjalë të tilla. I Dërguari i Allahut a.s., në një transmetim të Abdullah b. Mes'udit r.a., na e tërheq vëmendjen duke thënë: "Sharja e besimtarit është mëkat, ndërsa lufta kundër tij është kufër".[2] Me sharjen e besimtarit mendohet për çdo lloj shqetësimi të tij që fetarisht është rreptësisht i ndaluar. Allahu xh.sh. këtë e cilëson si mëkat të qartë duke na e tërhequr vërejtjen në Kur'anin famëlartë: "E ata që fyejnë besimtarët dhe besimtaret, për çka ata nuk janë fajtorë, ata kanë ngarkuar veten me një mëkat shumë të madh". (El Ahzab, 58). Ndërsa, për sa i përket luftës dhe luftimit kundër besimtarit që në hadithin e Pejgamberit a.s. është shënuar si kufër, dijetarët islamë nuk kanë qëndrim të njëjtë. Një pjesë e dijetarëve konsiderojnë se kjo është: kufr ni'me (mohim i mirësive të Allahut) e jo kufër që të nxjerr nga feja. Të tjerët konsiderojnë se me këtë hadith dëshirohet të vihet në dukje sidomos madhësia dhe rreziku nga mëkati përkatës, për sa kohë që ka edhe të atillë që konsiderojnë se kufri në hadithin e përmendur ka të bëjë me atë që sharjen e konsideron të lejuar.[3]

### Pse është mëkat të shash?

Allahu xh.sh. organizmit tonë i ka dhuruar organe të caktuara, si: duart, këmbët, sytë veshët, gjuhën etj.. Çdonjëri prej tyre ka detyrën dhe qëllimin e vet. Njeriu në Ditën e Gjykimit do të merret në pyetje për organet e tij. Allahu Fuqiplotë në Kur'an ka thënë: "...Të dëgjuarit, të parët dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi". (El Isra, 36) Një gjë e kemi të njohur se pjesa më e rëndë e provimit para Allahut xh.sh. do të na vijë prej gjuhës, prandaj, nëse i keqpërdorim organet tona, gjuhën në rend të parë, atëherë i kemi bërë vetes dëm të madh. Gjuha nuk na është dhënë për të shpifur, për të fyer dhe për të sharë, përkundrazi na është dhënë që të kuptohemi duke komunikuar dhe për ta shijuar ushqimin. Nëse shajmë ose bëjmë ndonjë mëkat tjetër me gjuhë, atëherë i kemi bërë padrejtësi këtij organi




dhe kemi ulur dinjitetin tonë si besimtarë. I Dërguari i Allahut ka thënë: "Besimtari nuk është mallkues, as ofendues dhe as i pistë me gjuhë".[4] "Vërtet Allahu nuk e do njeriun gojëndyrë dhe të paturpshëm".[5] si dhe: "Besimtari nuk është njeri që i lëndon të tjerët me fjalë, as nuk mallkon e as nuk shan. Ai nuk është gojëndyrë".[6] Këto vërejtje të Pejgamberit a.s. nuk janë cilësi që i përshtaten muslimanit, i cili pretendon se merr nga mësimet Islame. Ai është shumë larg mësimeve të tij. Ai këtë distancë e rrit gjithmonë e më shumë kur e njeh dhe e kupton shëmbëlltyrën e të Dërguarit a.s., i cili kurrë në jetën e tij nuk tha një fjalë me të cilën të mund të ofendonte dikë, të lëndonte ndjenjat e njerëzve ose të dëmtonte nderin e tyre. Muhamedi a.s. është përshkruar nga shokët e tij në këtë mënyrë: "Nuk ka qenë sharës, as fjalëndyrë dhe as mallkues".

### Po nëse na shan dikush, si të veprojmë?

Muslimani e di fare mirë se do të japë llogari për çdo fjalë që thotë. Nëse problemet e jetës e çojnë në ndonjë grindje, ai kontrollon gjithnjë temperamentin e tij dhe është i kujdesshëm me fjalët. Nëse ndodh ndonjë sharje dhe ofendim, për këtë mëkatin do ta bartë personi që ka shkaktuar një reagim të tillë, me kusht që personi tjetër të jetë i matur dhe të mos e kalojë kufirin e ofendimit. Ebu Hurejre r.a. transmeton një hadith, në të cilin thuhet: "Për sa u përket dy personave të cilët ofendojnë-shajnë njëri tjetrin, ai që fillon i pari, e bart gjithë mëkatin, me kusht që i dyti në përgjigjen e tij të mos e kalojë masën".[7] Njëherë shpërtheu një grindje në mes Ebu Dherrit dhe Bilalit r.a., që, edhe pse ishin ashabë, ishin njerëz. Gjatë fjalosjes Ebu Dherri u zemërua dhe i tha Bilalit: O biri i zezakes. Bilali r.a. u ankua te Pejgamberi a.s.. Ai e thirri Ebu Dherrin dhe i tha: A e ke fyer Bilalin? Po, - iu përgjigj. "A e ke përmendur nënën e tij?" Po, - i tha. Pejgamberi a.s. ia ktheu: "Ti ende ke gjurmë të xhahilietit (injorancës). Ebu Dherri e pyeti: Edhe pse jam kaq shumë kohë në Islam? Pejgamberi a.s. i tha: Po, - dhe ia mësoi mirësjelljen me ata që ai mendonte se janë nën statusin e tij shoqëror, duke i thënë të shkonte e t'i kërkonte falje. Ebu Dherri shkoi te Bilali dhe i kërkoi falje, mirëpo ai një herë nuk e fali. Ai u ul në tokë përpara Bilalit dhe iu afrua tokës derisa e vuri fytyrën përtokë dhe i tha: "O Bilal, vëre këmbën tënde mbi faqen time e më fal, se kam gabuar". Kur e pa Bilali seriozitetin për kërkimfalje, ia fali. Kjo ishte metoda e ashabëve për t'i shuar flakët e armiqësisë para se ato të bëheshin të forta dhe të përhapeshin. Nuk duhet të shajmë e të ofendojmë prindërit e tjetrit, sepse kjo në të vërtetë do të sjellë që edhe ata të fillojnë të ofendojë dhe të shajë prindërit tanë. Kështu Abdullah b. Amri r.a. transmeton një hadith, në të cilin Pejgamberi a.s. thotë: "Në mëkatet e mëdha me të vërtetë hyn që njeriu të ofendojë – të shajë prindërit e tij. Dikush pyeti: Si mund t'i ofendojë njeriu prindërit e vet, o i Dërguar i Allahut? Ai u përgjigj: Njeriu shan babanë e tjetrit dhe pastaj ai ia shan babanë ose nënën e tij, dhe kështu ai ia kthen dhe shan nënën e vet".[8]

Kështu muslimani ruan gjuhën dhe përmbahet nga sharjet dhe ofendimet edhe nëse provokohet, dhe kontrollon zemërimin për ta ndalur veten nga mëkati. Ai është i kujdesshëm që të mos bëhet agresor. Ky qëndrim i muslimanit vlen edhe për të vdekurit. Ai nuk flet për ta siç bëjnë disa njerëz injorantë, të cilët përveçqë i ofendojnë dhe shajnë të gjallët, nuk i lënë rehat as të vdekurit. Pejgamberi a.s. ka ndaluar sharjen e të vdekurve, siç përmendet në transmetimin e Buhariut nga Aisheja r.a.: "Mos i shani të vdekurit, sepse ata e kanë gjetur atë që ia kanë përgatitur vetes". Ndërsa në transmetimin e Tirmidhiut prej Mugire b. Shu'bes përmendet: "Mos i shani të vdekurit, sepse kjo i shqetëson të gjallët". Madje Pejgamberi a.s. ka ndaluar edhe sharjen e kohës, erës, temperaturës së lartë dhe të gjelit. Çdo fjalë e ndyrë është e ndaluar në Islam, prandaj besimtari duhet ta ruajë gjuhën e tij dhe të ketë shumë kujdes nga fjalët që kanë kuptim të keq dhe shfrenues. E nëse ndodh që dikujt t'i rrëshqasë gjuha e të thotë ndonjë fjalë të ndyrë, është rregull që t'i kërkojë falje personit përkatës, të bëjë istigfar dhe ta lusë Allahun e Lartmadhëruar që t'ia falë atë mëkat.[9]

1)Rrugët e ndritshme të Islamit. Përktheu: Ejup Mazllami, Tetovë 2005. f. 198. 2) Hadithin e shënon Buhariu në Sahih: 78. Kitabu-l-edeb, hadithi nr. 6044. 3) Dr. Shefik Kurdiç, Gjuha shpatë me dy teha. Shkup, 2008. f. 70. 4) Dr. Muhammed Ali El Hashimi, Muslimani Ideal. Prishtinë 2008. f. 237. Transmetohet nga Ahmedi dhe Taberaniu. 5) Po aty: Transmetohet nga Taberaniu. 6) Transmetohet nga Buhariu në El-Edeb El-Mufred. 7) Hadithin e shënon Muslimi: Përmbledhja e hadithеve e Muslimit, 3-274,hadithi nr. 1812. 8) Përmbledhja e hadithеve e Buhariut, f. 910, hadithi nr. 2008. 9) Neveviu, Përmbledhja e duave dhe e dhikrit të Pejgamberit, f. 623-624.

Blerim Halili

# Vështrim mbi tregtinë osmane

Hapësira normative dhe juridike që përcaktonte dhe organizonte jetën tregtare në shoqërinë osmane, nuk ishte e ngushtë, e vjetruar dhe refuzuese, po ishte gjithëpërfshirëse, pragmatike dhe balancuese e si pikëtakim konceptual kishte traditën dhe mirëqenien

## Sistemi dhe përshtatja e ndryshimeve

Perandoria Osmane si sunduese e një territori të madh në tri kontinente, sikurse në fusha të tjera të jetës sociale, fetare, kulturore, dhe politike, ashtu dhe në aspektin ekonomik kishte veçantitë e saj që duhet të dihen. Këto veçanti, nga njëra anë, tregojnë dallimin ndërmjet saj dhe sistemeve të tjera të fuqishme socio-politike në botë përgjatë së njëjtës periudhë dhe, nga ana tjetër, shënojnë mënyrën se si janë realizuar marrëdhëniet ekonomike ndërmjet saj dhe "botës së jashtme". Duke theksuar elementet dalluese të Perandorisë Osmane në aspektin ekonomik, nuk aludohet se ajo kishte një sistem statik që nuk pësoi ndryshime dhe modifikime përgjatë linjës historike. Duke përfshirë brenda vetes shumë popuj, kultura dhe fe, duke filluar rreth shekullit 14 për të vazhduar për rreth pesëqind vjet sundim, Perandoria Osmane, si fuqi ushtarake, politike dhe ekonomike e botës, përjetoi atë që kushtet e reja brenda periudhave të ndryshme impononin ndryshime dhe përshtatje të risive. Si perandori dhe shoqëri muslimane, politikën, ekonominë dhe sistemin edukativ-arsimor ajo mbështeste në sistemin juridik islam, në Sheriat, ndonëse brenda sistemit juridik kishte edhe burime normative "shtesë". Por, bashkë me zhvillimet dhe zgjerimet që sollën çlirimet e reja, lindi nevoja për fuqizimin e vizionit shumëdimensional të shtetit. Osmanët përgjatë shekujve arritën të kuptonin se kultivimi i një sistemi statik e të mbyllur, as në fushën e ekonomisë nuk ishte i dobishëm karshi marrëdhënieve dhe proceseve të reja që u shfaqën. Për këtë arsye ata e panë të arsyeshme që, për të ruajtur të mirën e shtetit dhe shoqërisë, brenda juridiksionit sheriatik që zgjaste prej shekujsh, duhej të gjendeshin përgjigje të reja përballë situatave të reja dhe në këtë mënyrë disa aspekte juridike iu nënshtruan ndryshimeve. Fjala është për heqjen e disa elementeve të sistemit klasik, veçanërisht në fillim të shekullit 19. Në raste ndryshimesh të tilla, roli i parisë fetare (shejhul- Islam) ishte që ndryshimet karshi risive në fjalë t'i përshtaste me parimet e përgjithshme të së Drejtës islame dhe t'i legjitimonte ato duke respektuar traditën juridike, pa rënë në kundërshtim me të. Me logjikën e këtyre parimeve dhe përshtatjeve, rregulloheshin të gjitha raportet ekonomike dhe proceset e aktivitetet tregtare brenda shtetit osman. Ndryshimet e imponuara osmanët nuk i pranuan në mënyrë pasive, por shteti osman përpiqej t'i adaptonte risitë në mënyrë aktive dhe në kurriz të fitimit dhe dobisë kolektive. Hapësira normative dhe juridike që përcaktonte dhe organizonte jetën tregtare në shoqërinë osmane, nuk ishte e ngushtë, e vjetruar dhe refuzuese, po ishte gjithëpërfshirëse, pragmatike dhe balancuese dhe si pikëtakim konceptual kishte traditën dhe mirëqenien.

## Tregtia dhe parimet ekonomike në shtetin osman

Në gjeografinë osmane, si "atdhe" i një popullsie të madhe e me identitete të ndryshme që shtrihej në tri kontinente, tregtia pati një rol të rëndësishëm në të gjitha periudhat sa ajo sundoi. Vazhdimësia dhe mirëqenia e shtetit dhe shoqërisë kushtëzoheshin nga tregtia. Autorë të ndryshëm theksojnë faktin se osmanët, si shoqëri muslimane, i jepnin tregtisë shumë rëndësi, duke e vlerësuar si një aktivitet të dobishëm dhe të lavdëruar. Aktivitetet tregtare, si ato të realizuara nga ana e shtetit, po ashtu edhe ato nga njerëzit e pavarur, në shoqëri luanin rol të rëndësishëm në përmirësimin dhe fuqizimin e kushteve të jetesës së qytetarëve të shtetit. Kur i qasemi funksionimit të ekonomisë në shtetin osman, është vështirë të bëhet një ndarje e tillë e aspektit tregtar nga rrjedha e përgjithshme, ngase jeta ekonomike funksiononte e lidhur me tërësinë e marrëdhënieve fetare, shoqërore,



politike, familjare dhe morale. Në literaturën e kësaj fushe përmenden tri parime ekonomike, në bazë të të cilave rregullohej sistemi tregtar perandorak: Parimi i provizionizmit (iaşe), parimi i tradicionalizmit (gelenekçilik) dhe parimi i fiskalizmit (fiskalizim). Secili prej tyre ishte implementuar në periudhë, hapësirë dhe sektor të caktuar, herë në masë më të madhe e herë në masë më të vogël, varësisht nga konteksti.

### Provizionizmi (İaşe)

Sipas parimit të parë, provizionizmit (iaşe), malli dhe shërbimet duhet të jenë sa më të mjaftueshme, cilësore e të lira dhe në bazë të tij qëllim i veprimtarisë ekonomike është plotësimi i nevojave (kërkesave) të njerëzve.[1] Ky është koncepti që mbizotëroi dhe vazhdoi të ishte për një kohë të gjatë model i menaxhimit të veprimtarisë tregtare. Përderisa qëllimi i veprimtarisë ekonomike për prodhuesin dhe shitësin është shitja me çmim të lartë dhe fitimi, e jo cilësia dhe mjaftueshmëria, për blerësin dhe konsumatorin qëllimi i veprimtarisë ekonomike është çmimi i ulët, cilësia e lartë dhe mjaftueshmëria. E ky koncept ekonomik mbështet veprimtarinë ekonomike nga këndi i konsumatorit (dhe blerësit), që konsiston në dobinë e shoqërisë (e jo ekskluzivisht të tregtarëve dhe shitësve). Motivi i parë dhe më i rëndësishmi i kësaj ishte shtimi i mirëqenies së popullatës. Në lidhje me burimet dhe rrethanat e shfaqjes së këtij parimi, ishin kushtet objektive ato që bënë të përvetësohej ai. Ndër to, janë tri vështirësi kryesore që u hasën e që e bënë racional, objektiv dhe të qëndrueshëm këtë parim:

a) prodhimtaria ekonomike është e ulët dhe rritja e saj është shumë e vështirë;

b) përpjekjet për ta ndryshuar gjendjen ekzistuese shpesh bartin me vete mundësinë e lartë dhe rrezikun e përkeqësimit të mëtejmë të saj dhe

c) transporti është shumë i shtrenjtë dhe i vështirë. Këto situata me të cilat u ballafaqua shoqëria, bënë që aplikimi i këtij koncepti, që qe koncepti më i rëndësishëm, të ishte i detyrueshëm dhe kështu shteti përvetësoi metodën e ndërhyrjes për furnizim të mjaftueshëm me mall, për rritjen e kualitetit dhe mbajtjen e lirë të çmimit.[2]

Domethënë, politika e shtetit në aspektin tregtar nisej nga dobia dhe e mira e qytetarëve. Politika e shtetit parashihte një sistem ku qytetarët të mund t'i plotësonin kërkesat për prodhimet dhe shërbimet në mënyrë sa më të përshtatshme. Këtu mund të shtohet edhe një detaj krahasues, se, përderisa në logjikën perëndimore tregtia shihet si qëllim në vete, në sistemin osman të vlerave tregtia nuk shihej si qëllim në vete, po vetëm si mjet për të rritur mirëqenien kolektive.[3] Me qëllim të realizimit të këtij parimi në ekonomi, ishin krijuar një sërë kufizimesh juridike (që do të përmenden më poshtë).

### Tradicionalizmi (Gelenekçilik)

Shteti osman shquhet për fokusin normativ në traditën duke e ngritur atë në nivel reference për ndërtimin dhe funksionimin e sistemit. Tradicionalizmi si parim, në ekonominë osmane shihej si mbrojtës i ekuilibrit në marrëdhëniet sociale dhe ekonomike dhe si pengues i çdo prirjeje që çon në ndryshimet që rrezikojnë baraspeshën e arritur. Ky parim po ashtu rregullon raportin në mes prodhimit e konsumit dhe mban nën kontroll prirjet për rritjen e konsumit apo për zvogëlimin e prodhimit duke iu referuar sistemit normativ. Duke iu referuar mbështetjes së traditës dhe sistemit normativ fetar, mund të themi se "Burimi i ligjeve që rregullonin aspektet e ndryshme të jetës ekonomike, ishte Sheriati. Mirëpo kishte edhe disa ligje të tjera që i rregullonin ato marrëdhënie të cilat Sheriati

nuk i rregulloi në mënyrë të drejtpërdrejtë, që nuk i përfshiu, që nuk shfaqi ndonjë mënyrë zgjidhjeje dhe/ ose (marrëdhënie) që dolën pastaj si risi".[4] Këtu kemi të bëjmë së pari me ligjet e quajtura "kanunname", që nxorën padishahët në cilësinë e prijësve të shtetit, dhe kushti i të cilave ishte të mos binin në kundërshtim me traditën sheriatike e këtu nevojitej miratimi nga autoriteti fetar, siç u përmend në fillim të kësaj trajtese.

### Fiskalizmi (Fiskalizm)

Parimi i tretë është fiskalizmi. Logjika themelore e këtij koncepti ekonomik ishte që të hyrat e shtetit të rriteshin sa më shumë dhe të pengohej rënia nën nivelin e të hyrave që ishte arritur. Për këtë arsye, me mbështetjen që shteti i jepte tregtisë, nga njëra anë fuqizohej shteti në aspektin material, e nga ana tjetër rritej edhe mirëqenia materiale në shoqëri. Bashkë me dy parimet e tjera, fiskalizmi ndikoi në formësimin e jetës ekonomike në sektorë të ndryshëm. Ndër ato që quhen "kushte objektive", që kushtëzuan paraqitjen e fiskalizmit të tillë, janë: a) prodhimtaria është shumë e vogël dhe për një periudhë nuk pritet ngritja e saj; b) transporti i vështirë dhe pjesa e prodhimit për shitje në treg ishte e vogël, prandaj të ardhura materiale (paratë) janë në nivel të ulët.[5]

### Eksporti dhe importi, ekonomia e mbyllur

Në shtetin osman, qëllimi i prodhimit ishte plotësimi i nevojave të qytetarëve. Me qëllim të dobisë së njerëzve që jetonin brenda kufijve osmanë, u ndërmorën një sërë lehtësimesh dhe kufizimesh që kishin të bënin me tregtinë, eksportin dhe importin. Këto aplikime mund të përshkruhen me atë, siç thotë Prof. Mehmet Genç: "Eksport do të thotë shitja e atyre mallrave që kanë mbetur pas plotësimit të këtyre nevojave, domethënë që s'u ka mbetur asnjë vlerë sa i përket vendit, me shprehjen e ekonomisë, me vlerë margjinale zero".[6] Shikuar nga ky aspekt, tregtarët nuk mund të bënin eksportin e mallrave që donin në kohën që ata donin. Për mallrat që do të eksportoheshin / me të cilat do të bëhej eksporti, nevojitej marrja e një lejeje të posaçme. Krahas kësaj, tregtarët ishin të detyruar të paguanin taksë doganore në bazë të sasisë së mallit.

Pavarësisht nga këto politika kufizuese të eksportit, kur flasim për importin aludojmë tek një politikë e lirë tregtare. Mallrat që ishin në sasi të vogël, vlerësoheshin si mallra me vlerë margjinale shumë të lartë dhe hyrja e tyre në tregjet e shtetit shihej si e dobishme.[7] Domethënë, për sa i përket importit, shteti bënte lehtësim dhe inkurajim, ndërsa për eksportin në tregun e jashtëm bënte kufizime dhe e vështirësonte atë. Kufizimet, përkatësisht lehtësimet e cekura më lart për sa i përket politikës së shpërndarjes së mallrave, eksportit dhe importit, përkojnë me sistemin e një ekonomie të mbyllur. Për sa i përket tregut të brendshëm, bartja e mallrave më të rëndësishme që konsumonte popullata, në rajone a qytete të tjera, ishte e lirë, brenda suazave që përcaktonte kujdesi shtetëror për mbarëvajtje, dhe procedurave të dokumentacionit. Përveç kësaj, në çështjen e shpërndarjes së mallrave bëhej fjalë edhe për disa kufizime nga ana e shtetit, një aplikim ky që emërtohej si regjimi i kontrollit. Pra, për sa u përket mallrave për import vlente politika e lirë e bartjes, përveç disa lloje mallrash. Ndërkaq, malli për eksport nuk lejohej pa i plotësuar të gjitha kërkesat (nevojat) që shfaqeshin në tregun e brendshëm, për të parandaluar kështu mungesën e atij malli për popullatën vendëse. Këto dy aplikime mund të shihen si mbështetëse të politikës provizioniste. Fjala është për atë se, kur të mos kishte nevoja nga qytetarët e atij qyteti, malli dërgohej në zona të tjera.

Qëllimi i shtetit osman ishte plotësimi i nevojave të qyteteve të mëdha, si Stambolli, Edreneja, Meka dhe Medina. E nëse mbetej më shumë mall sesa kishte kërkesa, atëherë përmes lejes së posaçme që lëshohej nga Këshilli Perandorak, malli dërgohej për konsum në qytete të tjera. Tregtarëve që merrnin këtë mall për ta dërguar në zona të tjera, përveç kësaj lejeje special, u kërkoheshin edhe procedura të tjera.[8]

### Vlerësimi historik dhe potenciali bashkëkohor

Kur vlerësojmë parimet e tregtisë në shtetin osman kuptojmë se dobia e shoqërisë dhe e shtetit zinte vend qendror. Po ashtu tregtia si veprimtari ekonomike përgjatë shekujsh dhe në një gjeografi të gjerë, arriti të zhvillohej në stade të larta. Kur osmanët u ballafaquan me mungesë apo tepricë mallrash, ata përmes kufizimeve dhe qasjeve në eksport e import, ndoqën një politikë racionale e të drejtë dhe kështu vendosnin ekuilibrin në raport me prodhimin dhe konsumin. Tri parimet themelore që u aplikuan në jetën ekonomike osmane, sa janë treguesi i një pragmatizmi dhe qasjeje efektive, po aq janë tregues i kultivimit të elementeve morale dhe besnikërisë ndaj traditës (juridike dhe të vlerës). Prandaj ndërtimi i politikave shtetërore kishte kritere shumëdimensionale dhe jo vetëm interesin shtetëror. Në tregtinë osmane kishin qasje të gjithë banorët e shtetit osman, pa dallime etnike, fetare dhe rajonale. Sistemi i "mileteve", që qytetarëve jomuslimanë u njihte entitetin e dallueshëm dhe u siguronte

drejtësinë sociale dhe kulturore, nuk ishte përjashtues as në aspektin ekonomik. Madje disa vënë në pah se tregtia osmane ishte më shumë në dorë të jomuslimanëve. Ata që mbrojnë këtë mendim, ofrojnë argumentin se muslimanëve s'u interesonte tregtia dhe ata nuk merreshin me të. Nga ana tjetër, literatura udhëzon në qëndrimin se kjo nuk është e vërtetë. E vërteta është se tregtia osmane deri në shekujt 18 e 19 bëhej nga nënshtetas osmanë, që ishin tregtarë muslimanë dhe jomuslimanë.[9]

Rënia e Perandorisë Osmane ndodhi në kohën kur proceset globale (veçanërisht transformimet e gjithanshme që sollën shekujt 19 e 20) dhe imuniteti e rezistenca ndaj nacionalizmit, rivendosjes së fuqive botërore dhe modelit modern të jetës (kolektive dhe individuale), - u bënë të pamundura. Bashkë me humbjen e territoreve të mëdha, me procesin e modernizimit dhe me shfaqjen e shtetit-komb, sikur në fusha të tjera, ashtu dhe në fushën ekonomike-tregtare, dolën në pah marrëdhënie të reja dhe u rrënuan strukturat e vjetra tradicionale. Por, duke vlerësuar në dritën e përvojave historike dhe pozitës gjeo-strategjike e kulturore, Turqia, si ndërtim i ri ideologjik-politik në qendrën e dikurshme të Perandorisë, kishte një potencial tregtar dhe ekonomik shumë të favorshëm. Prandaj rivendosja e marrëdhënieve shumëdimensionale me popujt dhe shtetet e "tri kontinenteve" (që dikur i sundonte shteti osman, përshirë Ballkanin) dhe më gjerë, përveç implikimeve politike dhe kulturore, mund të rezultojë me ngritjen e ndërsjellë të kapaciteteve ekonomike dobiprurëse, prirje këto të cilat tashmë jemi duke i parë veçanërisht në dekadën e fundit. Prandaj, shumëllojshmëria dhe pasuria e humbur e perandorisë mund të transformohej në shteg bashkëpunimi strategjik në dritën e perspektivave moderne.

Për fund, ekonomia osmane dhe tradita që ajo ndërtoi përgjatë shekujve, është një nga temat që duhen trajtuar në nivele të ndryshme akademike, ngase kjo temë përbën një nga treguesit kyç të modelit të jetës në shoqërinë osmane dhe mund të shërbejë për të kuptuar komponentët dhe implikimet e tjera juridike, fetare, politike dhe morale, që e identifikojnë atë.

1) Mehmet Genç, Osmalı İmparatorluğunda Devlet ve Ekonomi, Ötüken, İstanbul, 2012, f. 47. 2) Po aty, f. 48. 3) Po aty, f. 208. 4) Mehmet Genç, Osmalı İmparatorluğunda Devlet ve Ekonomi, Ötüken, İstanbul, 2012, f. 51. 5) Po aty, f. 56. 6) Mehmet Genç, Osmalı İmparatorluğunda Devlet ve Ekonomi, Ötüken, İstanbul, 2012, f. 49. 7) Po aty. 8) Grup autorësh, Historia e Shtetit, Shoqërisë dhe Qytetërimit Osman, AIITC, vol. 1, Tiranë, 2009, f. 596. 9) Shih: po aty, f. 595.



**Mr. sc. Samir B. AHMETI**

# TURQIA

**Të dhëna statistikore:**[1]

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Turkey.
- Emri zyrtar: Republika e Turqisë.
- Sistemi i qeverisjes: Republikan.
- Sipërfaqja: 783,562 $km^2$.
- Numri i banorëve: 76.667.864 (2013).
- Dendësia: 100 (banorë në 1 $km^2$).
- Feja: Muslimanë 98,8 % (shumica dërrmuese e tyre janë sunitë), të krishterë dhe hebrenj 0.2%.
- Kryeqyteti: Ankara.
- Qytete të tjera: Stambolli (qyteti më i madh i vendit), Izmiri, Bursa, Adana, Konya, Antalya, Diyarbekir, Mersin, Adapazar, Izmit, Samsun, Trabzon etj..
- Grupet etnike: Turq 70 - 75%, kurdë 18%, minoritete të tjera 7 - 12% (sipas vlerësimeve të vitit 2008).
- Gjuhët kryesore: Turke (gjuhë zyrtare), kurde dhe gjuhët e minoriteteve të tjera.
- Njësia monetare: Lira turke (1.00 TRY = 0.348 EUR).
- Data e pavarësisë: më 29 tetor 1923 (kur Turqia u shpall Republikë moderne, duke i dhënë fund Perandorisë Osmane rreth 624= vjeçare).
- Festë kombëtare: 29 Tetor (Dita e Republikës).

**Pozita gjeografike**

Republika e Turqisë si një nga shtetet aziatike, zë pjesën perëndimore të kontinentit të Azisë dhe pjesën juglindore të kontinentit të Evropës, përkatësisht shtrihet në mes tri deteve - detit Mesdhe, Detit të Zi dhe detit Egje, kurse ndarjen e dy pjesëve të Turqisë - njërës aziatike dhe tjetrës evropiane - e bëjnë ngushtica e Bos-



forit, deti Marmara dhe deti Egje; deti Marmara ndan edhe dy detet – Detin e Zi dhe Mesdheun. Republika e Turqisë kufizohet me tetë shtete fqinje, respektivisht me gjashtë shtete aziatike dhe me dy evropiane: në lindje kufizohet me Gjeorgjinë në një gjatësi prej 252 km, me Armeninë në një gjatësi deri 268 km, me Azerbajxhanin me një gjatësi 9 km dhe me Iranin në një gjatësi deri 499 km; në jug me Irakun me një gjatësi deri 352 km dhe me Sirinë në një gjatësi deri 822 km; në perëndim kufizohet me Greqinë me një gjatësi 206 km dhe me Bullgarinë në një gjatësi deri 240 km. Ndërkaq, vija bregdetare e dy anëve të vendit, në jug në detin Mesdhe dhe në veri me Detin e Zi arrin deri 7200 km.

Sipërfaqja e përgjithshme tokësore e Turqisë është malore dhe kodrinore e klasit të parë, ngase karakteristikat malore dhe kodrinore janë ato që mbizotërojnë kryesisht territorin e saj. Malet e vendit karakterizohen një të ftohtë ekstrem dhe akumulim bore gjatë stinës së dimrit, kurse gjatë verës vendi është i përshtatshëm për kalimin e pushimeve dhe për turizëm. Malet e vendit llogariten një burim i pasurisë pyjore ekzistuese në Turqi.[3]

Klima në Turqi ndryshon shumë nga një rajon në tjetrin: dimri është i butë dhe me shi në rajonin e Trakisë si dhe në zonat bregdetare, që shtrihen në jug dhe perëndim të rrafshnaltave të Anadollit. Ndërkaq, stina e verës në këto zona karakterizohet nga nxehtësi dhe thatësira. Në brigjet e detit Egje temperaturat gjatë verës ngrihen deri në 32 gradë celsius, kurse në anën e kundërt të vendit, përkatësisht në brigjet e Deti të Zi, stina e verës është më pak e ngrohtë, me temperatura mesatare 22 gradë celsius. Veri-lindja e Turqisë gjatë stinës së verës karakterizohet nga një kohë e butë, kurse gjatë dimrit ato rajone cilësohen si vende me ngrica dhe me të ftohtë ekstrem, temperaturat zbresin deri në 40 gradë nën zero. Kurse në rajonet juglindore të vendit dhe në pjesët e brendshme të rrafshnaltave të Anadollit, klima karakterizohet nga të ftohtë dhe rënie të stuhishme të borës së dendur, e vera në këto anë karakterizohet për një kohë të nxehtë, me erëra dhe me thatësi të madhe.[4]

**Ankaraja**: Si kryeqyteti i Republikës së Turqisë dhe qyteti i dytë më i madh i vendit, pas Stambollit, ndodhet në një rrafshnaltë të Anadollit, në qendër të vendit, me një lartësi mesatare mbi nivelin e detit deri në 938 metra...[5]

### Përhapja e fesë islame në Turqi

Si rrjedhojë e çlirimit të Vendeve të Shamit - Sirisë, Jordanisë, Libanit dhe Palestinës - nga muslimanët dhe e largimit të romako-bizantinëve prej aty, Feja Islame qëndroi pranë kufijve të Perandorisë Krishtere Romako-Bizantine, që Azinë e Vogël e kishin një qendër të tyre. Sipas vlerësimeve të historianëve, konstatohet se malet Toros - në juglindje të Anadollit Lindor të Turqisë së sotme - përbënin kufirin ndarës në mes Hilafetit Islam dhe Perandorisë Bizantine, ose në mes Vendeve të Shamit dhe të Anadollit. Mandej, pasi shtrinë muslimanët ndikimin e tyre nëpër zonat në fjalë, ata ngritën një sërë kështjellash dhe qendra të tjera strategjike, që u njohën me emërtimin kryeqytete, e më të njohurat prej tyre ishin: Malatya, Tarsus, Adana, Misis dhe Kahramanmarash, ashtu siç u ngritën edhe linja mbrojtëse, të vendosura prapa kështjellave, që luanin rolin e barrierave. Pas atyre zhvillimeve, muslimanët kishin sulmuar disa herë kryeqytetin e bizantinëve – Konstantinopolis (Kostandinopojë), por nuk kishin arritur ta çlironin.

Gjatë kohës së dobësimit të Hilafetit të Abasitëve, përkatësisht në periudhat e vonshme, bizantinët kishin arritur të mbizotëronin një nga një mbi linjat mbrojtëse të muslimanëve në Anadoll. Megjithëkëtë, gjatë atyre proceseve drejt Azisë së Vogël, kishin mësyrë nga Turkistani disa grupe turke, të njohura me emrin Selxhukë, të cilët kishin përqafuar Islamin qysh më parë. Turqit selxhukë kishin kaluar nëpër Anadoll dhe ishin futur në luftë përballë bizantinëve dhe kishin arritur t'i dëbonin ata nga Azia e Vogël, dhe kështu ata ishin ngulitur në pjesët e brendshme të Azisë së Vogël. Megjithatë, merita më e madhe në forcimin e Islamit në Azinë e Vogël i takon familjes së madhe osmane, me të njëjtën prejardhje nga rrjedhin edhe turqit selxhukë, nga fisi Gaz (org. Oğuz), që kishin ardhur nga Azia Qendrore e ishin vendosur në veriperëndim të kontinentit, përkatësisht në Anadoll.

Sulltan Mehmet II Fatihu më 1453 çliroi Kostantinopojën (Stambollin).[6] Fillimet e Turqisë së hershme shtrihen që nga themelimi i Shtetit Osman, si principatë turke, për të marrë më pastaj të drejtën e emërtimit si Shtet Islam. Duke qenë se turqitë osmanë që në fillim e kishin përqafuar Islamin me tërë qenien e tyre, ata do të kontribuonin shumë në përhapjen e tij në zonat përreth.[7]

### Historia e Turqisë

Banorët e vjetër të Turqisë ishin ndër bujqit e parë në botën e atëhershme të atyre zonave. Në Turqinë





e sotme Aziatike (Azia e Vogël), gjatë periudhave të lashta kishin lulëzuar qytetërime të ndryshme, si ai i Hatianëve, i Hurianëve, i Hititëve dhe i Asirianëve. Pastaj, këto qytetërime u pasuan nga civilizimi i lashtë grek, për t'u bërë Azia e Vogël në shekullin I të e.r. pjesë e Perandorisë Romake, e më pastaj pronësia e saj kaloi tek Perandoria Bizantine, e cila pati zëvendësuar Romaken Në shekullin VI turqit nga Mongolia (Azia Qendrore) u përhapen dhe arritën të shtriheshin deri në Turkistan, aty ku kishin përqafuar Fenë Islame. Më 1055 turqit selxhuk, në bashkëpunim me Abasitët, morën nën kontroll Bagdadin - kryeqyteti i Dinastisë Abasite -, ku prijësi selxhuk Togrul beu mori titullin sulltan dhe më 1071 në mes tij dhe bizantinëve u zhvillua njëra prej betejave më të rëndësishme e vendimtare në historinë islame, që quhet beteja në Melazkerid - në lindje të Turqisë së sotme. Në atë betejë turqit selxhukë me Togrul beun në krye, arritën të mposhtnin bizantinët dhe me atë fitore në Melazkerid, ata arritën të forconin sundimin e tyre në Azinë e Vogël.

Turqit osmanë, me prejardhjen nga gjyshi i tyre Osmani, i cili kishte themeluar Principatën Osmane më 1299 - për herë të parë do të shfaqeshin në Anadoll në fillim të shekullit XIII. Nuk shkoi shumë dhe Principata Osmane futi nën sundimin e vet tërë Azinë e Vogël. Pra, kështu Osmanët vazhduan të zgjeroheshin edhe në drejtim të Gadishullit Ballkanik, dhe më 1389 arritën të mposhtnin aleatët ballkanas në njërën prej betejave më të rëndësishme në historinë islame, e njohur me emrin Beteja e Kosovës. Më pastaj Osmanët, falë fitoreve të njëpasnjëshme, në vitin 1453 arritën të çlironin edhe Konstantinopojën (Stambollin e sotëm), që atëherë ishte kryeqyteti i Bizantinëve duke e quajtur Istanbul (Stamboll) dhe e bënë menjëherë kryeqytet të Perandorisë Osmane.[8]

Në shek. XVI, përkatësisht në kohën e sulltan Sulejmanit (1520 - 1566) Perandoria Osmane arriti kulmin e lavdisë së saj, kur osmanët futën nën sundimin e tyre edhe Egjiptin, Sirinë, Gadishullin Arabik, Irakun, Tripolin, Qipron dhe shumicën e territorit të Hungarisë, derisa arritën të sulmonin edhe portat e Vjenës, por rrethimi i Vjenës nuk qe i suksesshëm, dhe ishte një shenjë paralajmëruese e rënies së forcave osmane. Më 1914, Perandoria Osmane hyri në Luftën e Parë Botërore në përkrahje të Gjermanisë dhe, pas disfatës së Osmanëve në këtë luftë (si aleatë të Gjermanisë dhe Austrisë), forcat pushtuese greke dhe forca të tjera aleate të tyre morën guximin për të pushtuar territore të Turqisë. Atë kohë, brenda Perandorisë Osmane u shfaq një lëvizje nën udhëheqjen e Mustafa Kemalit (Kemal Ataturkut, si do të quhej më vonë), për të rezistuar forcat aleate krishtere ndaj pushtimit të territoreve të Turqisë. Më 1920 Asambleja Kombëtare Turke kryetar të Asamblesë dhe të Qeverisë së vendit zgjodhi Mustafa Kemalin, ku më 29 tetor 1923 u shpall Republika e Turqisë dhe kryetar u zgjodh ai i cili filloi menjëherë punën në organizimin e një programi të madh, për formimin e një shteti laik demokratik, dhe më 1924 shfuqizoi Halifatin Islam dhe për të pasuar pezullimi i shkrimit osman me shkronja arabe, e për ta zëvendësuar me shkrimin e turqishtes me alfabetin me shkronja latine.[9]

### Gjendja ekonomike

Sot në Turqi ka mbi 30.000 fabrika, po megjithëkëtë, bujqësia ka mbetur një nga degët ekonomike shumë të rëndësishme për ekonominë e vendit, sepse sektori i bujqësisë siguron punësim për 58% të fuqisë punëtore të vendit. Industria inkuadron rreth 11% të madhësisë së përgjithshme të punës në vend, mirëpo vlera e të ardhurave të prodhimeve industriale të vendit kalon vlerën e të ardhurave të prodhimit bujqësor. Turqia arriti sukses në reduktimin e shkallës së papunësisë në 9.1%, që llogaritet të jetë nën mesataren e vendeve të Bashkimit Evropian. Nga rezultatet që ka realizuar Republika e Turqisë vitet e fundit, janë: rritja e ekonomisë së vendit dhe reduktimi i numrit të të papunëve, duke rezervuar me këtë pozitë të lakmueshme ekonomike, për t'u radhitur më pastaj ndër vendet kryesore evropiane në fushën e ekonomisë ndërkombëtare.[10]

1) Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës islame, f. 28, 29. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f. 24, 245. Dasara, 2007, Tiranë. Muhammed Atris, Muxhem Buldan El Alem, f. 288. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. www.wikipedia.org. www.xe.com. 2) Muhammed Atris; f. 288. www.moqatel.com. 3) Dr. Muhammed Mahmud Es-sirjani, El Vexhiz fi gjugrafijjetul Alem El Islami, f. 110, 112. Daru Alemil Kutubi, 1997, Rijad. 4) www.marefa.org. 5) ww.wikipedia.org. 6) Dr. Muhammed Mahmud Es-sirjani; f. 113. 7) Dr. Muhammed Mahmud Es-sirjani; f. 114. 8) Muhammed Atris; f. 289, 290. 9) Muhammed Atris; f. 290. 10) www.marefa.org. ww.wikipedia.org.

Prof. Dr. Muhamed Ratib Nabulsi

# Ruajtja e lidhjeve familjare

Kjo temë ka të bëjë me rëndësinë e mbajtjes dhe ruajtjes së lidhjeve familjare. Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Adhuroni Allahun e mos i shoqëroni Atij asnjë send, silluni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmve...". (En-Nisaë, 36).

Ky veprim në hadithet e Pejgamberit a.s. është ndërlidhur me vlerën e namazit dhe të zeqatit. Transmeton Ebu Ejub El-Ensariju se një njeri kishte shkuar te Pejgamberi a.s. dhe i kishte thënë: 'Më informo për një punë, e cila do të më fusë në Xhenet dhe do të më largojë nga zjarri i Xhehenemit! Pejgamberi a.s. ishte përgjigjur: Ta adhurosh Zotin dhe të mos I shoqërosh Atij asgjë, ta falësh namazin, ta japësh zeqatin dhe të mbash lidhjet familjare".

Kjo çështje është ligj, për këtë janë urdhëruar edhe popujt para nesh, Allahu xh.sh. thotë: "(Kujtoni) Kur ne morëm zotimin e bijve të israilit; mos adhuroni tjetërkënd përveç Allahun, të silleni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmve". (El Bekare, 83).

Pejgamberi a.s. që nga fillimi i Shpalljes së tij i kishte ftuar njerëzit që të respektonin lidhjet familjare. Këtë e tregon Ebu Umame, i cili thotë: "Gjatë kohës së injorancës isha i bindur se njerëzit ishin të devijuar, e dija se ata nuk ishin në rrugë të drejtë përderisa adhuronin idhujt, ndërkohë dëgjova për një njeri, i cili ishte shfaqur në Mekë dhe i cili tregonte disa lajme. Mora mjetin tim transportues dhe shkova tek ai, ndërsa Pejgamberi a.s. ishte ende duke i ftuar njerëzit në formë të fshehtë. U bëra i mirësjellshëm derisa hyra në Mekë tek ai, iu drejtova duke i thënë: Kush je ti? Ai tha: Unë jam pejgamber. I thashë: Çfarë është pejgamberi? Ai tha: Allahu më ka dërguar. I thashë: Me çfarë të ka dërguar? Ai tha: Më ka dërguar që t'i përforcoj lidhjet familjare, t'i shkatërroj idhujt dhe që të adhurohet Allahu e të mos I shoqërohet Atij asgjë".

### Lidhja familjare është një ibadet që zë vendin e parë pas adhurimeve esenciale

Mund të vërehet se ky adhurim bashkëveprues zë vendin e parë pas adhurimeve esenciale. Kjo vlerë vërehet edhe në hadithin që transmetohet nga Pejgamberi a.s., ku thuhet: "Miku im (Xhibrili) më porositi që t'i ruaj lidhjet familjare edhe nëse ata largohen nga unë". Gjithashtu thotë: "Zoti im më ka urdhëruar për nëntë gjëra: për frikën ndaj Zotit në vetmi dhe në publik, fjalës së drejtë gjatë hidhërimit dhe gëzimit, stabilitetit me rastin e skamjes dhe pasurisë, mbajtjes së lidhjeve familjare edhe me atë që i shkëput ato, që t'i japë atij që më ka privuar, që ta fal atë që më ka bërë padrejtësi-zullum, që heshtja ime të jetë meditim, fjala ime të jetë përkujtim dhe shikimi im mësim".

Çështjen e respektimit dhe ruajtjes së lidhjeve familjare Pejgamberi a.s. e ka ndërlidhur me çështjen e besimit-Imanit. Ai në një hadith thotë: "...dhe kush beson Zotin dhe Ditën e Kiametit, le t'i mbajë lidhjet familjare".

### Përkujdesja për lidhjet familjare është prej ibadeteve më të veçanta dhe më madhështore

Ruajtja e lidhjeve familjare është adhurim madhështor dhe shumë i veçantë. Një dijetar prej gjeneratave të hershme thotë: Asnjë hap, pas hapave të detyrueshëm (farz), nuk është më me vlerë e shpërblim sesa hapi që bëhet me qëllim të vizitës së një të afërmi, shpërblimi i këtij veprimi shpejtohet qysh në këtë botë, ndërsa mirësitë e këtij shpërblimi depozitohen edhe për Botën tjetër, sepse Pejgamberi a.s. ka thënë: "Shpërblimi më i shpejtë për ndonjë vepër të caktuar bëhet për mbajtjen dhe ruajtjen e lidhjeve familjare".

### Bujaria ndaj farefisit ka shpërblim të shumëfishtë nga Zoti i Madhërishëm

Allahu xh.sh. ka urdhëruar që të jemi përdëllimtar dhe të mëshirshëm ndaj të afërmve, ashtu siç jemi ndaj varfanjakëve. Ai në Kur'an thotë: "Dhe jepi çdo të afërmi të drejtën që i takon, edhe të varfrit, edhe udhëtarit". (El Isra, 26).

E drejta e familjarëve e përfitimit material (para e të tjera) ka përparësi ndaj jetimëve dhe të varfërve. Allahu xh.sh. thotë: "Të pyesin se ç'do të japin. Thuaj: "Atë



që jepni prej pasurisë, jepni për prindërit, jepni për të afërmit, për bonjakët, për të varfrit, për udhëtarët". (El Bekare, 215). Për të vërtetuar atë që u tha - se shpërblimi i bujarisë ndaj farefisit është më i madh, po përmendim edhe hadithin e Pejgamberit a.s., ku thuhet: "Lëmosha ndaj të varfrit llogaritet një herë, ndërsa ndaj farefisit dy herë, si lëmoshë dhe si mbajtje e lidhjeve familjare".

Tregohet se njëri nga shokët e Pejgamberit a.s., i cili quhej Ebu Talha, ishte prej personave më të pasur në Medinë. Pasuria më e dashur për të ishte kopshti i quajtur Bejruxha', i cili ishte përballë Xhamisë, dhe Pejgamberi a.s. hynte shpeshherë në të dhe pinte nga uji i freskët. Tregon Enesi r.a. se, kur zbriti ajeti, ku thotë Allahu xh.sh. "Kurrë nuk do ta arrini sinqeritetin e plotë me besim (as kënaqësinë e lumtur në Xhenet), derisa të mos e jepni më të dhembshmen (më të dashurën) e pasurisë suaj". (Ali Imran, 92) Me të dëgjuar, Ebu Talha u ngrit dhe shkoi te Pejgamberi a.s. e i tha: O i Dërguari i Allahut, Allahu xh.sh. po thotë: "Kurrë nuk do ta arrini sinqeritetin e plotë me besim (as kënaqësinë e lumtur në xhenet) derisa të mos e jepni më të dhembshmen (më të dashurën) e pasurisë suaj", dhe nuk ka dyshim se pasuria më e dashur për mua është kopshti "Bejruxha", prandaj ajo është sadakë (lëmoshë) për hir të Allahut, shpresoj shpërblimin e Zotit në këtë botë dhe në Botën tjetër, prandaj vendose atë aty ku e sheh të udhës të vendoset. Me këtë rast Pejgamberi a.s. i tha: Kjo është pasuri që sjell fitim, kjo është pasuri që sjell fitim... Pastaj Pejgamberi a.s. i tha: Mendoj që ta shpërndash mes farefisit tënd. Ebu Talha e pranoi propozimin e Pejgamberit a.s. dhe ua shpërndau të afërmve të tij".

**Kush konsiderohet farefis?**

Afërsia farefisnore mund të ndahet në dy lloje. Lloji i parë është afërsia e përgjithshme për nga feja. Allahu xh.sh. thotë: "S'ka dyshim se besimtarët janë vëllezër" (El Huxhurat, 10), që domethënë se çdo besimtar është vëlla i besimtarit.

Lloji i dytë është afërsia familjare, e afërt a e largët, e cila rrjedh nga dy prindërit.

Ruajtja e lidhjeve familjare mënjanon vdekjen e keqe

Marrëdhëniet e mira në mes njerëzve përforcojnë lidhjen familjare; i afërmi nuk bezdiset nga afërsia dhe nuk të harron në largësi, çdo punë e keqe për të është edhe për ty. Imam Kurtubiu thotë se njerëzit janë të një mendimi që ruajtja e lidhjeve familjare është obligim, kurse ndërprerja e tyre është e ndaluar (haram).

Transmeton Ajshja r.a. se Pejgamberi a.s ka thënë: "Personit të cilit i është dhënë humanizmi, i është dhënë mirësia e kësaj dhe e Botës tjetër, përkujdesja ndaj farefisit, mirësjellja ndaj fqinjit dhe morali i mirë - janë çështje që mbushin shtëpitë (me hare) dhe rrisin jetëgjatësinë".

Domethënia e fjalisë (rrisin jetëgjatësinë) është ajo që e kanë komentuar dijetarët duke thënë: Jetëgjatësia (ymri) nuk ndryshon, mirëpo jetëgjatësia (ymri) rritet-pasurohet me vepra të mira dhe zvogëlohet me vepra të liga. Shembulli më i mirë për këtë është shembulli i një njeriu i cili e hap dyqanin e tij vetëm një orë gjatë ditës dhe, gjatë kësaj periudhe, ai ka shitur mall

në shumë për një mijë euro, e një tjetri, i cili e ka hapur dyqanin e tij për dymbëdhjetë orë dhe ka bërë shitje në shumën një qind euro, koha nuk ka vlerë, vlera qëndron në shumën e mallit që është shitur.

Pejgamberi a.s., në një hadith të transmetuar nga Enesi r.a., thotë: "Lëmosha shuan hidhërimin e Zotit dhe mënjanon vdekjen e keqe".

### Mënyra e ruajtjes së lidhjeve të përgjithshme dhe të lidhjeve të veçanta

Ruajtja e lidhjeve nga aspekti fetar thuhet se bëhet përmes përkushtimit në besim, dashurisë ndaj besimtarëve, përkrahjes së tyre, këshillimit të tyre, mos dëmtimit të tyre, vendosjes së drejtësisë në mes tyre, sinqeritetit gjatë bashkëpunimit, respektimit të të drejtave të tyre, ndihmesës së varfanjakëve nga mesi i tyre dhe gjërave të tjera që ndërlidhen me përkujdesjen në përgjithësi.

Kjo për sa u përket lidhjeve të përgjithshme në mes besimtarëve, kurse, për sa i përket ruajtjes së lidhjeve familjare a të veçanta, kjo bëhet përmes vizitës së të afërmve, kujdesit ndaj tyre, pyetjeve për gjendjen e tyre, dhuratave të ndërsjella, dhënies së lëmoshës ndaj të varfërve nga mesi i tyre, respektimit të të moshuarit dhe ledhatimit të fëmijëve. Ruajtja e lidhjeve familjare realizohet gjithashtu edhe përmes ftesës së tyre, mikpritjes, nderimit të tyre, pjesëmarrjes në raste hareje dhe gëzimi dhe në raste mërzie e hidhërimi dhe përmes veprimesh të ngjashme si këto.

Lidhjet farefisnore nënkuptojnë vizitë, përkujdesje, ndihmë dhe këshillim

Realisht, qëllimi i ruajtjes së lidhjeve familjare nënkupton që familjari i fortë ta ndihmojë të dobëtin, i pasuri ta ndihmojë të varfrin, i dituri ta ndihmojë të padituri n. Mendoj se çështja e lidhjeve familjare është më shumë sesa thjesht një vizitë, ajo nënkupton vizitën, përkujdesjen për kushte materiale, çështje arsimore dhe shoqërore, për ndihmë materiale e kështu me radhë.

### Mirëkuptimi dhe falja e ndonjë gabimi sjellin dashuri dhe respekt të ndërsjellë

Në të vërtetë, anëtarët e familjes nuk janë imunë ndaj gabimeve, ata mund të bëjnë ndonjë lëshim, mund të bëjnë ndonjë gabim ndaj të afërmve të tjerë. Nëse ndodh diçka e tillë, është e udhës që njeriu ta ketë në konsideratë faljen dhe mirëkuptimin, sepse mirëkuptimi është cilësi e njerëzve të mirë dhe e njeriut që fal dhe toleron, atë Zoti e ngre. Ne kemi një shembull shumë të mirë tek ngjarja e Jusufit a.s. dhe vëllezërve të tij, të cilët e kishin lënë në një pus, me qëllim që ta mbysnin, mirëpo, kur ata i kërkuan falje, ai i fali, i mirëkuptoi dhe nuk i qortoi, përkundrazi u lut për ta duke thënë: "Ai tha: "Sot nuk ka qortim kundër jush, All-llahu ju faltë ju; Ai është më mëshiruesi i mëshiruesve!" (Jusuf, 92). Në pjesën tjetër të ajetit, që flet për këtë ngjarje, është një urtësi: Allahu na tregon se çfarë u kishte thënë Jusufi vëllezërve të tij: "...e mua më dhuroi mirësi kur më nxori prej burgut" (Jusuf, 100) dhe nuk u tha "kur më nxori nga pusi", sepse, sikur t'u thoshte "kur më nxori nga pusi", atëherë do t'ua kujtonte gabimin, mirëpo ai injoroi gabimin e tyre dhe nuk e përmendi: "...e mua më dhuroi mirësi kur më nxori prej burgut, e juve ju solli nga fshati pasi djalli pati futur përçarje ndërmjet meje dhe vëllezërve të mi". (Jusuf, 100) Pra, nuk i cilësoi ata si armiq, po tha: "pasi djalli pati futur përçarje mes nesh".

### Të drejtat e familjarëve

Atëherë, falja e gabimeve, respekti dhe mirëkuptimi i të afërmve janë gjëra që ruajnë lidhjet familjare dhe i përforcojnë ato. Muslimani duhet t'i mbajë lidhjet familjare, edhe nëse ndonjë familjar i ndërpret ato, duhet të jetë i mirësjellshëm, edhe nëse ndonjë anëtar nuk është i tillë.

Muslimani nuk duhet t'i qortojë të afërmit, sepse kjo bëhet shkak për ndërprerjen e lidhjeve familjare, mirëpo duhet të jetë i mirësjellshëm dhe bujar. Transmeton Abdulla ibn Amer se Pejgamberi a.s. kishte mbajtur hytben e xhumasë dhe kishte thënë: "Kini kujdes nga koprracia, sepse koprracia ka qenë shkak për shkatërrimin e popujve të mëhershëm duke i urdhëruar ata që të ndërprisnin lidhjet familjare dhe ata i kishin ndërprerë, duke i urdhëruar ata në punë të liga, e ata i kishin bërë ato". Dikush nga dijetarët është pyetur se cilat janë të drejtat e familjarëve. Ai kishte thënë: Ta mirëpresësh atë që nuk të ka pritur, ta vizitosh atë që të ka braktisur.

Çështja nuk është "e vizitoj nëse më viziton", "e ftoj nëse me fton". Në bazë të parimeve fetare islame, edhe nëse ai nuk të viziton, ti je i obliguar ta vizitosh.

Transmeton Ebu Hurejre se një njeri e kishte pyetur Pejgamberin a.s.: "O i Dërguari i Allahut, kam të afërm të cilët i vizitoj dhe ata më braktisin, jam i mirësjellshëm ndaj tyre e ata veprojnë të kundërtën, më merr malli për ata, e ata më injorojnë. Pejgamberi a.s. tha: Nëse je ashtu siç thua, atëherë ti do të kesh ndihmën dhe mbështetjen e Zotit".

Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: Mr.Vedat Shabani, Burimi: www.nabulsi.com

**Besnik Jaha**

# Interpretimi i simbolit të kryqit

(Interpretim i besimit në Zotin nga plani gjeometrik dhe dobitë e besimit në Zotin. Interpretimi i simbolit të kryqit në aspektin metasocial, si dhe a është kryqi shenjë tradicionale e krishterë apo jo?)

Përqendrimi i njeriut vetëm në horizontalen, sintagmatiken, shijimin vetëm të asaj që ka jeta pa menduar më tej për prejardhjen e saj a lidhjen që ka ajo me diçka tjetër, apo se jeta është thjesht një udhëtim që ka një fund, apo një udhëtim i pafund, e të tjera mendime, derivojnë negativen (-), minus. Në atë që nënkupton mangimin, të mangësuarit. Negativen. Duhet patjetër të ekzistojë edhe vertikalja, sistematikja, frymëzimi nga ajo që shohim, dhe të menduarit mbi prejardhjen e asaj, lidhjen shpirtërore Krijues-krijesë, që, përfundimisht, jeta të ketë një kuptim që derivon pozitiven (+), plusin. Atë që nënkupton plotësimin, shtimin. Pozitiven. Ja pse duhet besuar në Zot. Ky argument logjik, gjenealogjia e simbolit të kryqit dhe interpretimi i tij në aspektin religjioz e metasocial, do të jenë pjesë e kësaj trajtese, që, përveç të tjerash, synon të informojë edhe në lidhje me lindjen dhe kuptimin e simboleve, respektivisht të kuptimit që kanë.

### Lindja e një simboli

Për të lehtësuar pengesat e lidhura me interpretimin e një simboli; për shembull plusi që krijohet nga sinkretizimi i një linje horizontale dhe një tjetre vertikale, e që mund t'u përkasë traditave të ndryshme, Guenon (Gëno)[2] dallon sintezën nga sinkretizmi, duke arsyetuar pa e përmendur fare edhe krijimin e një simboli (kryqit) nga sinkretizimi e jo nga sinteza e dy linjave (horizontales dhe vertikales). Sipas tij, sinkretizmi konsiston në montimin nga jashtë të një numri pak a shumë të papajtueshëm të elementeve, të cilat, kur konsiderohen kështu, nuk mund të jenë kurrë me të vërtetë të bashkuara, por, nëse ndodh të pajtohen, atëherë krijojnë një simbol. Sinteza nga ana tjetër është kryer në thelb nga brenda, me të cilën ajo konsiston siç duhet duke parashikuar gjërat në unitetin e parimit të tyre. Pra, sinteza do të ekzistojë kur e fillon nga uniteti dhe kurrë nuk humbet në harresën e saj në të gjitha shumëllojshmëritë e manifestimeve që ka; për më tepër, sipas Guenon-it kjo nënkupton aftësinë për të parë përtej formave dhe një vetëdije për të gjetur të vërtetën. Pra, sinkretizmi mund të konsiderohet çdo përpjekje për të bashkuar linja të ndryshme (qofshin ato filozofike, fetare etj.). Termi është aplikuar kryesisht në shkencën dhe historinë e fesë, dhe i referohet një kompleksi të fenomeneve dhe koncepteve të nxjerra nga bashkimi i formave të ndryshme.[3]



### A është kryqi shenjë tradicionale e krishterë?

Kështu, pas sinkretizmit të linjës horizontale dhe asaj vertikale, krijohet simboli i kryqit (plusit). Harmonia në mes çdo forme tradicionale (që paraprin), mund të thuhet se përfaqëson sinonimin që çon drejt gjetjes së simbolit të ri. Në veçanti, René Guenon, e më vonë edhe filozofi nga Sri-Lanka, Ananda Coomarasvamy, i ndikuar shumë nga Guenon, në shkrimet e tij mbi simbolizmin dhe metafiziken shkruan se kryqi është një simbol që në format e tij të ndryshme është takuar pothuajse kudo. Prandaj, sipas tij, kryqi është larg nga përkatësia veçanërisht në traditën e krishterë, dhe kryqi, si çdo simbol tjetër tradicional, mund të konsiderohet në përputhje me shqisat e shumëfishta. Pra, sipas Guenon-t dhe Coomarasvamy-t, kryqi si simbol ekziston shumë përpara se ta merrnin të krishterët simbol të fesë së tyre.

### Interpretimi i simbolit të kryqit në aspektin metasocial

Ç'është esenca e religjionit, cili është nervi bazë i tij dhe pse kemi nevojë për të? - pyet studiuesi Metin Izeti, në një studim të tij me titullin "Qasje religjioze religjionit".[4]

"Feja ose religjioni nuk është dije abstrakte, përkundrazi ajo është gnosë, është koncept i tërësishëm konkret dhe organik i jetës personale dhe I botës përreth", përgjigjet po ai vetë. Pra, feja është koncept i një lidhjeje vertikale (jetës personale) dhe një mbarështrimi horizontal (botës përreth). Dhe është pikërisht kjo arsyeja pse të krishterët e marrin kryqin simbol fetar.Sidoqoftë, fakti që njerëzit janë të lumtur a të dëshpëruar jo njësoj, tregon angazhimin e tyre në harmonizimin e këtyre dy vijave, asaj vertikale dhe asaj horizontale; jetës personale dhe botës përreth. Shijimi dhe kënaqësia me ato që ka horizontalja - që në e quajmë "Jeta", dhe prehja në vertikalen - atë që në jetë e quajmë "Besim", nëse do të ishin të harmonizuara maksimalisht do të derivonin "Lumturinë absolute". Prandaj, varësisht nga harmonizimi, te secili njeri dallojnë edhe lumturia edhe dëshpërimi. Tek e fundit, secili angazhohet të krijojë harmoninë e tij (+; plusin e tij), që të jetë pozitiv në jetën e tij, në familjen, shoqërinë, dhe të lërë pas vetes pozitiven, traditën pozitive, edhe pasi të ketë shkuar.

### Konkluzion

Nga kjo që thamë gjer tani, mbi këtë bazë mund të shpjegojmë më së miri edhe të ekzistuarit e Zotit, arbitrarisht, madhërueshmërinë e Tij. Ai është që do



perfektin, të patëmetën, harmoniken. Ndërsa nga gjithë shenjat, më harmonik se plusi, që derivon të dobishmen, prurjen, shtimin, nuk ka. Pra, duke dashur të harmonizojë dy linjat, njeriu krijon harmoniken, dhe respektivisht krijon edhe estetiken, sepse, edhe sipas Aristotelit, estetika pa harmoniken nuk qëndron. Ndërsa, sipas Oliver Leaman-it, estetika në Islam qëndron kryekëput mbi harmoninë (për shembull në letërsi mbi harmoninë e vargjeve apo matjen metrike të tyre). Zoti edhe ka krijuar gjithçka çift. Edhe harmonikja ka të kundërtën. Edhe plusi minusin. Por në ekzistimin e këtyre dy elementeve të fundit nuk nënkuptohen vetëm mbledhja e zbritja, matematikisht, por edhe plotënia, harmonia që mund të arrihet në jetë, e që pastaj mund të japë lehtë "Lumturinë absolute".Po ashtu, gjithë kjo derivon edhe konkluzionin se marrja e kryqit si shenjë besimi tek të krishterët, nuk vjen vetëm nga kryqëzimi i Krishtit (në fakt Judës) në një shtizë vertikale me një tjetër horizontale diku më sipër, një formë plusi (+), por më shumë se kjo arsye, qëndron fakti i interpretimit të lidhjes Zot - Njeri (Tokë - Qiell) dhe i udhëtimit Jetë – Vdekje (Lindje – Amshim).

1)Autori është studiues i Letërsisë shqipe në nivelin Master. 2) Rene Guenon, "The Symbolism of the Cross", (1909-1929), f. 14. 3)Termi është përdorur fillimisht nga Plutarku, i cili citon shembullin e Kretës, të cilët kanë vendosur mënjanë mosmarrëveshjet e tyre të ndërsjella për të qenë të bashkuar për shkak të rrezikut nga jashtë. 4) Metin Izeti, "Qasje religjioze religjionit". XIX, f. 2 (Shkarkuar në PDF nga: http://www.el-hikmeh.net/qasje-religjioze-religjionit.html).

Ilmi Rexhepi

# Nijeti

*Si ujin bimëve*
*e shpirtin vetave,*
*ashtu ua bëri Allahu*
*nijetin veprave.*

*Pa nijet s'ka vepër*
*dhe sipas tij secila çmohet,*
*ndaj kush të dojë shpëtimin*
*në zemër shumë le të përqendrohet!*

*Është obligim për namaz, agjërim*
*dhe për krejt ibadetet në vetvete,*
*nuk është i tillë për ibadete përgatitore*
*si për abdes, ezane e për ikamete.*

*Po nijeti nuk është veç kuptim*
*duhet të ketë formë, trajtë,*
*ne vetëm e dimë,*
*kurse dhe e shohin Allahu, melekët dhe evlijatë.*
*(shehidallahu ennehu la ilahe il-la huwe welmelaiketu*
*we ululilm kaimen bil kist...)*

*Kanë trajtë gjithashtu*
*krejt çka neve na duken se janë veç kuptim,*
*-nën çdo qime ka xhynybllëk,-*
*i Dërguari kështu na dha mësim.*

*Pastaj shih që namazi na flet*
*kur fluturon lart me krahët-rekatet dy, tri e katër,*
*siç fluturojnë melekët*
*kur në qiell ngjitin katet.*

*Dhe i thotë namazi atij që mirë e fali:*
*"t'rujttë Allahu si m'ke rue"*
*e i thotë atij që e bëri shkel e shko:*
*"t'çoft' posht' Allahu si m'çove mue".*

*Kështu kuptimet*
*të gjitha duhet të kenë trajtë,*
*vallë dhikrin më të çmuar të zemrës*
*si do ta shkruanin melekët pa e pasë parë!*

*Dhe ka ajete*
*e hadithe që shpjegojnë*
*që këso kuptimesh në Ahiret*
*si e sa në mizan do të peshojnë.*

*Njëherë një sahabi bëri madhërim*
*teksa Resulullah-u po falej,*
*kur mbaroi i tha që ishte mahnitur*
*si i ishin hapur menjëherë dyert e qiejve asaj fjale.*

*Nijeti ka dhe forcë sekret*
*që me shqisa s'e kapim dot se nga i vjen,*
*po jeta na mëson të themi:*
*"Ia del kush e ka përnjëmend"*

*Se kur kishte shkruar ajetin Kalemi*
*"Ijjake nabudu we ijjake nestein",*
*ishte shfaqur një dritë*
*dhe prej saj Allahu pati krijuar tewfik.*

*Tewfik (sukses) krijoi për ibadet*
*që kush ia mësyn, pra kush ka nijet,*
*të mos ketë pengesë,*
*por ta ketë shumë më lehtë.*

*Po ç'e do që forcë ka edhe nijeti i keq,*
*Allahu na i largoftë zemrat prej tij,*
*e ke parë si kalon në mësysh,*
*kalon dhe në magji.*

*Pastro zemrën,*
*qëroje sa më shpejt*
*dhe dije se jeta*
*e tëra është nijet.*

Prof. dr. Adem Zejnullahu

# Prozë popullore me shtresim islam (1)

Arti është vlerë me të cilën pasqyrohet realiteti jetësor. Këtë e dëshmojnë edhe poezia dhe proza popullore, duke filluar nga krijimet më të hershme, sikurse janë ninullat e këngët e punës e deri te format me strukturë më komplekse. Art me mision dhe rol të tillë ka edhe proza me llojet e saj të shumta

Përrallat, gojëdhënat dhe fabulat në syzhetë e tyre, përveç shtresimeve të hershme mitike, pagane, ngërthejnë edhe elemente të mëvonshme të kulturave të popujve, që u bënë pjesë përbërëse e strukturës së tyre.

Ndërkaq, kallëzimet dhe anekdotat trajtojnë ngjarje dhe krijojnë personazhe të ndryshme nga realiteti jetësor i periudhave të ndryshme të zhvillimit të shoqërisë.

Në këtë punim do t'i theksojmë disa karakteristika të Prozës popullore me shtresim islam, të cilat këtu kanë funksion dhe rol të veçantë. Shtresimi islam haset pothuajse në të gjitha llojet e prozës, duke filluar nga përralla, kallëzime, anekdota, fabula, (përrallëza), e deri te njësitë minore si: fjalët e urta, urimet, mallkimet, ngushëllimet etj..

Jeta e popullit tonë në periudhën e Perandorisë Osmane për pesë shekuj, ndikoi që shumëçka të merrej, të reflektohej edhe në traditën tonë gojore, nga tradita e popujve të tjerë, të cilët ishin në përbërje të kësaj perandorie.

Gjatë këtyre shekujve pjesa dërrmuese e popullit tonë pranoi dhe kultivoi fenë islame, të cilën e inkuadroi edhe në krijimtarinë gojore dhe të shkruar.

Komunikimi i përditshëm administrativ, kulturor e gjuhësor i shqiptarëve nën Perandorinë Osmane, ndikoi që të pranoheshin elemente nga kultura e Orientit dhe të inkuadroheshin gradualisht në traditën tonë kulturore dhe artistike.

Prandaj, një shtresë islame është e pranishme në të gjitha llojet e prozës popullore shqiptare. Një numër i konsiderueshëm i elementeve islame, ashtu si në këngët popullore, shfaqet edhe në prozën popullore.

Struktura e përrallës karakterizohet nga një shtresim i politeizmit, i totemizmit, i magjisë, i animizmit, i metamorfozës dhe i elementeve të shumta mitologjike.

Shtresimi i kulturës dhe traditës islame në këto krijime të hershme, sikundër edhe në baladën popullore shqiptare, hetohet bashkë me atë pagan, mitik, që brenda trupëzohet në syzheun e tyre, duke mundësuar zhvillimin e ngjarjes, të personazheve në mënyrë të suksesshme. Përralla është krijim i lashtësisë, kurse shtresimi islam depërtoi më vonë dhe pati një shtrirje më të kufizuar në zhvillimin e saj.

### E drejta islame në krijimet e prozës popullore

Këtë lloj të prozës në rrafshin përmbajtjesor dhe artistik, e shquajnë në mënyrë të veçantë personazhet, elementet fantastike dhe ngjarjet e mrekullishme, që bashkëveprojnë me përbërës të ndryshëm islamë, me të cilët imagjinata e krijuesit - rrëfimtarit ndërtoi harmoninë artistike në prozë.

Përralla trajton luftën e njeriut për të mbijetuar në përballje me krijesat e ndryshme mitike, si: kuçedra, katallani, divi, dreqi, syqenëza, dragoi apo njerëz të fuqishëm që kanë pasuri apo mbajnë pozita, dhe personazhe me aftësi e shkathtësi të veçanta si Yzyr Mreti, që gurëzon njerëzit, ose djali i vogël, i treti, çeli, që ka shkathtësi për të bërë mrekulli, që, përveç në botën mbitokësore, depërton edhe në botën nëntokësore dhe atje angazhohet që të ngadhënjejë e mira kundër së keqes. Në përralla e hasim gjithmonë njeriun që bën përpjekje për t'i mbizotëruar pengesat në sendërtimin e ëndrrave të tij për jetë më të mirë e më të lumtur.

E drejta islame në krijimet e prozës popullore del në pah, shpeshherë edhe pa u përmendur, në zhvillimin e ngjarjeve, të veprimeve dhe qëndrimeve të personazheve, nga të cilat reflektohet ndikimi islam, që lexuesi mund ta kuptojë pa vështirësi, në bazë të tekstit dhe të nëntekstit që paraqitet në këto krijime me gjuhë të figurshme.

Në këto krijime, në vazhdimësi, rrëfimtari ka për qëllim të konkretizojë dhe të vërë në spikamë gjykimin



e drejtë të Zotit xh.sh., të Muhamedit a.s. dhe pasuesve të tij, të cilët predikojnë drejtësi, barazi dhe humanizëm për të gjithë njerëzit.

Edhe në disa krijime, veçmas në anekdota, ku përmenden feja dhe thirrësit e saj, në to, satira, alegoria e shpotia, sipas nëntekstit forcojnë qëndrimin e Krijuesit ndaj së mirës përballë të keqes.

Në prozën popullore shqiptare ka disa përralla me syzhe të bartura ose të ngjashme me ato të Lindjes, siç është ajo: Grueja e ndershme, që ngjason shumë me Ervehenë e Muhamet Çamit. Ndërkaq, në shumë të tjera janë të pranishme personazhet nga Bota orientale islame të mbretërve, të padishahëve, të vezirëve, të pashallarëve, të shehlerëve, të dervishëve, të hoxhëve, të melaqeve, të përbindëshave të ndryshëm, të gjësendeve të tjera, që fluturojnë si qilimi fluturues, kali Dyldyl, Kroi i Zemzemit, thika dhe elemente të tjera kulturës së Orientit.

Krijuesi popullor në këto krijime gojore, nuk e fyen në asnjë mënyrë Islamin si përcaktim shpirtëror të besimtarëve të përkushtuar, sepse fenë, vetë populli e ka pranuar e transmetuar brez pas brezi me dëshirë, por i vë në spikamë disa besimtarë të rremë, të cilët fshihen pas petkut fetar dhe, me veprimet e tyre, për përfitime të ndryshme personale, bëjnë gabime e veprime të gabuara, të cilat janë në kundërshtim me Islamin.

Disa nga përrallat shqiptare për objekt trajtimi kanë klasat shoqërore nëpër periudha të ndryshme të zhvillimit të tyre, sundimtarë, mbretër, vezirë, pashallarë, në një anë, dhe masën e gjerë popullore, në anën tjetër, në raport me ta, në kohë e hapësirë të pacaktuar. Megjithatë, këta antagonizma zgjidhen edhe duke u bazuar në parimet e drejta islame, sepse edhe ato kanë vijë përputhshmërie me të drejtën e traditës sonë popullore.

**Personazhet dhe ngjarjet i reflektojnë idetë e Islamit**

Parimet e Islamit që i hasim edhe në prozën tonë popullore, janë të njohura dhe të përcaktuara mirë. Në bazë të tyre njeriu gjatë jetës duhet të punojë dhe të jetojë në mënyrë të ndershme, me djersë, pa vjedhur, pa e mashtruar askënd, por vetëm me hallall, në mënyrë të lejuar.

Fitimi me nder për njeriun paraqet fitoren e tij, siç shihet në përrallën: Malli hallall e malli haram, ku sipas kumtimit narrativ del se malli: "Hallalli as mytet as digjet e harami mytet e digjet e fitim s'ka pej tij"[1] gjë, që është tërësisht në frymën e islamit.

Në përrallën Arapi i mretit, përbërësit fetarë islamë janë të pranishëm, duke u konkretizuar dhe funksionalizuar me anë të Zotit, Kronit të Zemzemit, të Qabesë, si dhe të elementeve të tjera mitiko-mistike, siç është shtaga magjike (shkopi), me anën e secilës njerëzit notojnë mbi dete, apo të thikës së ngulur në tokë, që bën mrekulli të ndryshme etj. Këtu gërshetohen së bashku elementet fetare me ato mitologjike-përrallore.

Qëllimi i narratorit të përrallës në këtë krijim gojor është që ta shpërblejë mundin e shërbëtorit të kalit të mbretit, i cili tërë kohën i kishte shërbyer me nder. Ndërsa, mbreti i nxitur nga xhelozia, ambiciet klasore ngrihet edhe kundër punëve të Krijuesit të Gjithësisë, që sipas narratorit ia kishte caktuar shërbëtorit ta marrë për grua bijën e tij. Ky mbret vendos që ta humbë shërbëtorin në mënyrë që të mos realizohej ajo çka kishte dëgjuar nga adjutanti i tij, por shërbëtori, pas shumë peripecive, siç ndodh në përralla, ngadhënjen mbi të keqen, që ia kishin përgatitur mbreti me sheh Islamin dhe në fund, si mbizotërim i strukturës mitike, mbretit ia merr mbretërinë dhe të bijën.

*- Amanet po jau lâ: harapi me kênë mret ën vên têm dhe vajzën tême kini me ja dhânë për grue e gruen tême të kini si nânë, se une e kam bâ ni gabim t'math me harapin. Mos harroni se t'mirën e as t'keqen kurrkush s'munet me nalë. Njâshtu nuk mujta me ja nalë as une harapit…*

*Mreti, pa u ul en skamli, e piu zehrin me gotë t'ujit dhe u rrxue. En nesre harapi e muerr vajzën e mretit dhe vetë u bâ mret, kurse gruen e mretit të vet e bâni nânë.*[2]

Personazhet dhe ngjarjet, që ndërlidhen në këtë përrallë i reflektojnë idetë e Islamit – ngase në punët

e Perëndisë nuk duhet të përzihet askush, sepse: As të mirën e as të keqen kurrkush s'mundet për t'i ndalur, sepse ato i drejton fuqia (kudreti) i Zotit të Gjithëfuqishëm.

Edhe përrallat: Bylbylgjezari, Tri andrrat e mretit, Kur ish kanë Hazreti Musa çoban dhe e drejta apo e shtremta stisin në vete një numër të konsiderueshëm të elementeve islame, të cilat shpërfaqen me anë të ngjarjeve dhe të personazheve të ndryshme, që ndërlidhen me to, duke spikatur tematikë interesante me dimensione e domethënie të problemeve shoqërore, klasore, etnopsikologjike, morale dhe materiale të etnisë që evoluon krahas zhvillimeve shoqërore-ekonomike. Syzhetë e këtyre krijimeve përrallore sendërtohen me anë të personazheve të mbretit, të fukarasë, të pejgamberit, të shenjtëve, të kuçedrës, të divit, të dreqit dhe të mjeteve të tjera mitike.

Përbërësit islamë janë të pranishëm edhe në gojëdhëna dhe në legjenda. Këto krijime të shkurtra ngërthejnë në vete aspekteve të rrëfimeve fetare për botën dhe njerëzit, për krijimin e hazreti Ademit, për veprimet e profetëve Nuhit, Musait, etj., por edhe për figura të tjera fetare, shtetërore, shoqërore, si dhe për njerëz të rëndomtë.

Tregimtari popullor, me anë të këtyre krijimeve, ka synuar që në mënyrë artistike të njoftojë lexuesin dhe brezat për bëmat e tyre.

Kallëzimet popullore janë lloj specifik i prozës që trajtojnë çështjet më me realizëm. Këto krijime janë më të vonshme sesa përrallat, gojëdhënat e fabulat, që dëshmohet se në kompozicionin e tyre mungon shtresimi mitologjik - e mrekullishmja, fantastikja, besimi pagan, i cili u zëvendësua me kohë me elemente të reja fetare, sidomos me personazhet religjioze të profetësh islamë.

Kompozicioni i kallëzimeve popullore është i thjeshtë. Atë e kushtëzon përmbajtja e tyre, pa episode e digresione të shumta kohore e hapësinore. Tematika e tyre është e shumëllojshme, në mesin e tyre bëjnë pjesë edhe ato që trajtojnë ndodhi nga jeta dhe veprimtaria e shenjtorëve islamë.

*- "Hej Isa, pse u largove?"*

*- "O Zot i madhnueshëm, dovën qi ma dhae, e msova permensh. Kur ja thash bjeshkës Bagdatit e ndava përgjysë, lisit kur ja thash, e ndajta përgjysë, n'dy pjesë, e veshit t'ahmakit, mase dhetë herë ja knova, po nuk ja la, hiq".*[3] *(vijon)*

1) Anton Çetta, Prozë popullore nga Drenica, 1, Prishtinë, 1990, f. 91. 2) Idriz Ulaj, Prozë popullore nga Krahina e Plavës dhe Gucisë, Prishtinë, 2011, f. 24 -25. 3) Mr. Bajram Bytyçi, Novela (Kallëzime) popullore, Prizren, 1998, f. 27.

MD, MrSc, PhD Agron M. Rexhepi

# Diabeti dhe aktivitetet fizike

"Mos e përgjoni as mos e spiunoni njëri-tjetrin, mos i hulumtoni të metat njëri-tjetrit, as mos ia kini zili njëri-tjetrit"



Në këtë artikull, në mënyrë përshkruese dhe këshillëdhënëse, është trajtuar sëmundja e diabetit si një çrregullim metabolik, format dhe komplikimet e diabetit. Një kujdes i posaçëm i është kushtuar ndikimit të aktiviteteve fizike në trajtimin e kësaj gjendjeje patologjike. Ndërkaq, në pjesën e sugjerimeve janë dhënë këshilla për aplikimin e sigurt të aktiviteteve fizike (si nga aspekti i intensitetit, frekuencës dhe kohëzgjatjes, ashtu edhe i zbatimit të fazës së nxehjes dhe relaksimit), si dhe për rëndësinë e higjienës dhe mbathjeve adekuate në parandalimin e lëndimeve si pasojë e neuropatisë dhe çrregullimit të qarkullimit periferik të gjakut.

## Hyrje

Sëmundja e sheqerit (diabetes mellitus) është sëmundje metabolike, që karakterizohet nga rritja e nivelit të sheqerit në gjak dhe vjen si pasojë e pamundësisë së transportimit të glukozës nëpër membranën qelizore në qelizë, ku do t'i nënshtrohej procesit oksidues.[1] Gjithashtu edhe proceset si risinteza e glikogjenit në muskuj dhe në mëlçi, sinteza e triglicerideve në qelizat e indit dhjamor – adipoz (adipocite), inhibimi i zbërthimit të triglicerideve (efekti antilipolitik), si dhe sinteza e proteinave dhe depozitimi i tyre (efekti anabolik), në mungesë të

insulinës, bëhen të parealizueshme. Kështu që, pamjaftueshmëria (insuficienca) e insulinës shpie në çrregullime metabolike, të cilat japin simptoma karakteristike për diabetin, siç janë: lodhja, molisja (plogështia), humbja e peshës, uria, pangopshmëria, poliuria (urinimi i tepërt), glukozuria (glukoza në urinë) dhe ketoza. Edhe pse klinikisht sëmundja e diabetit mund të jetë e qetë për shumë vite, kjo sëmundje mund të shkaktojë komplikime serioze patologjike (në sy, në veshkë, në nervat periferikë, në arteriet koronare dhe periferike), të cilat e vështirësojnë jetën.[2,5]

### Ekzistojnë dy forma të sëmundjes së diabetit: [6]

1. Forma e diabetit e varur nga insulina, është sëmundje autoimune kur organizmi sulmon dhe shkatërron qelizat – beta insulinëprodhuese të pankreasit. Përveç komponentit gjenetik, në shkaktimin e kësaj forme të diabetit ekzistojnë fakte shkencore që tregojnë se edhe infeksionet virale mund të nxisin procese autoimune që shkatërrojnë qelizat – beta insulinëprodhuese të pankreasit.

2. Forma e diabetit e pavarur nga insulina, tregon një pamjaftueshmëri relative të insulinës si pasojë e rezistencës ndaj insulinës (insulinë rezistenca d.m.th. kur sasia normale e insulinës nuk është në gjendje "të hapë" derën e membranës qelizore, për të hyrë glukoza brenda; që të realizohet ky funksion vital i insulinës, duhet që qelizat beta insulinësekretuese të pankreasit të tajojnë sasi më të madhe të insulinës) apo si pasojë e çrregullimit (zvogëlimit) të sekretimit të insulinës. Insulinë rezistenca shpesh shoqërohet me sëmundje të tjera, si shtypja e lartë e gjakut (hipertensioni), sëmundjet kardiovaskulare, çrregullimet yndyrore dhe trashësia (obesitas). Sipas hulumtimeve të bëra, afër 20 – 25% të popullatës së shëndoshë mund të jenë insulinë rezistentë. Përveç predispozitave gjenetike, dietës dhe trashësisë, eksperimentet e bëra me kafshë dhe të dhënat epidemiologjike, tregojnë se pasiviteti fizik, gjithashtu, mund të jetë faktor që ndikon në paraqitjen e pamjaftueshmërisë së insulinës.

Në manifestimin e formës së dytë të diabetit mund të ndikojnë edhe:

· disa sindroma si pasojë e çrregullimeve endokrine (p.sh. hiperkortikosteroidizmi, akromegalia, hipertiroidizmi, pheochromocitoma),

· disa barna (p.sh. glukokortikoidet, hormonet e tiroidit, kontraceptivët, tiazidet),

· sëmundjet e pankreasit a të mëlçisë.

Ngjashëm me efektin e insulinës në tkurrjen muskulore (rritja e permeabilitetit-lëshueshmërisë së membranës qelizore për glukozë) edhe aktivitetet fizike kanë ndikim në:

· rritjen e ndjeshmërisë ndaj insulinës,

· zvogëlimin e sasisë së glukozës në gjak,

· rritjen e shfrytëzimit të glukozës,

· pakësimin e indit dhjamor të trupit, si pasojë e rritjes së shpenzimit të energjisë, dhe efekti i saj në metabolizmin bazal, në mënyrë indirekte, zvogëlojnë rezistencën ndaj insulinës.

### Ndikimi i aktiviteteve fizike tek diabetikët

Meqenëse ndikimi i aktiviteteve fizike është jetëshkurtër (gjatë aktivitetit fizik dhe një kohë të shkurtër pas tij), një rëndësi të madhe e të veçantë ka që aktivitetet fizike të jenë të rregullta.

Te personat obezë (obesitas), aktivitetet fizike, përveç veprimeve të lartshënuara, ndikojnë edhe në reduktimin e faktorëve shkaktarë të sëmundjeve kardiovaskulare (niveli i lartë i lipideve në gjak dhe shtypja e lartë e gjakut). Në këtë mënyrë, shkalla e lartë e sëmundshmërisë te kjo kategori e njerëzve nga sëmundje koronare, zvogëlohet dukshëm (te personat obezë (obesitas) shkalla e sëmundëshmërisë nga sëmundje koronare është tri herë më e lartë sesa në popullatën e përgjithshme joobeze).

Aktivitetet fizike zvogëlojnë stresin psikik, prodhojnë ndjenjën e mirëqenies bio-psiko-sociale dhe përmirësojnë cilësinë e jetës.

Shumë mjekë të mirinformuar propozojnë përpilimin e programeve të aktiviteteve fizike për diabetikët [8,9,10] Para se të inkuadrohen në programe, është e preferuar të bëhen testime me ngarkesa fizike për zbulimin e sëmundjeve latente kardiovaskulare. Gjithashtu duhet të mos ketë ketoacidozë dhe vlera e glikemisë të mos jetë më e lartë se 300 mg% respektivisht 16.7 mmol. Gjatë programimit të aktiviteteve fizike, një kujdes i posaçëm u duhet kushtuar diabetikëve me hipertension dhe me dobësim të punës së veshkave.[9]

Faza fillestare e programit të aktiviteteve fizike duhet të jetë tërë kohën nën kontrollin mjekësor (kontrollimi i glikemisë), duke përfshirë dietën në ushqim dhe dhënien e medikamenteve.

Aktivitetet fizike mesatare të tipit aerob, siç janë ecja e shpejtë, çiklizmi, vrapimi i lehtë, skijimi në natyrë - janë aktivitete shumë të parapëlqyera për këtë kategori të njerëzve. Meqenëse shumica e diabetikëve janë persona të trashë (obezë), aktivitetet fizike, si çiklizmi dhe noti, janë aktivitete të zgjedhura dhe të pëlqyra nga këta persona, për arsye se nuk ngarkohet shumë sistemi lokomotorik dhe ato bëhen me lehtësi. Aktivitetet e përditshme vetëm sa ndihmojnë ndikimin e aktiviteteve fizike të programuara.

Më përpara nuk rekomandoheshin aktivitete fizike të llojit të qëndrueshmërisë për shkak të rrezikut potencial të ngritjes së shtypjes së gjakut (hipertensionit), sidomos te personat me komplikime të enëve të gjakut. Studimet e fundit tregojnë që forma të caktuara aktivitetesh fizike të llojit të qëndrueshmërisë, janë



të padëmshme. Duhet aplikuar stërvitje të përsëritura(10 – 12 përsëritje), ku angazhohet një masë e madhe muskulare.

Intensiteti i aktiviteteve fizike duhet të jetë ndërmjet 50 e 70% të $VO_2$ max. Aktivitetet fizike të një intensiteti më të lartë aktivizojnë sistemin simpatikoadrenal, për se pason rritja e glikemisë (sasisë së sheqerit në gjak). Si tregues i intensitetit të punës, përveç $VO_2$ max, mund të përdoret edhe frekuenca e të rrahurave të zemrës, por duhet pasur kujdes se te personat me neuropati autonome (dëmtimi i strukturës së fijeve nervore autonome, të cilat kontrollojnë frekuencën e zemrës, shtypjen e gjakut, djersitjen dhe punën e traktit digjestiv) të rrahurat e zemrës mund të mos tregojnë intensitetin real të aktivitetit fizik. Një alternativë tjetër për përcaktimin e intensitetit të aktivitetit fizik, mund të merret ekuivalenti metabolik në ngarkesë – METs (metabolic equivalents of task). METs - paraqet sasinë e oksigjenit që konsumohet në pushim në pozitë ulur dhe ka vlerën 3.5 ml $O_2$ për kg peshë të trupit në 1 minutë.

Kohëzgjatja e aktiviteteve fizike preferohet të jetë prej 20 deri në 60 minuta. Kohëzgjatja e tyre më pak se 20 minuta do të ketë pak ndikim në sistemin kardiovaskular, ndërsa kohëzgjatja e tyre për më shumë se 60 minuta rrezikon paraqitjen e hipoglikemisë (zvogëlimi i sasisë së sheqerit në gjak).

Sa për frekuencën e aktiviteteve fizike, do të ishte e dëshiruar që, krahas dietës dhe terapisë antidiabetike, edhe aktivitetet fizike të jenë të përditshme, mirëpo shumë më reale dhe më praktike është që frekuenca e aktiviteteve fizike të jetë 4 deri 6 seanca në javë.

**Sugjerime**

Pacientët duhet të informohen për mundësinë e shkaktimit të hipoglikemisë gjatë aktiviteteve fizike, një gjendje që karakterizohet nga përzierje deri në humbje të vetëdijes.[7] Mu për këtë arsye preferohet që gjatë aktiviteteve fizike, diabetikët të shoqërohen nga partnerë që kanë njohuri për këtë gjendje.

Nëse është e mundur, do të preferohej që aktivitetet fizike të bëhen në kohë të njëjtë, me intensitet dhe kohëzgjatje të njëjtë.

Për shkak të veprimit pro-insulinë të aktiviteteve fizike, diabetikët e varur nga insulina, në fazën fillestare të aktiviteteve fizike duhet të zvogëlojnë dozën e insulinës për 20% ose të rrisin sasinë e ushqimit që konsumojnë.[1]

Për t'iu shmangur gjendjes së hipoglikemisë, gjysmë ore para aktivitetit fizik duhet të konsumohet një sasi e vogël e karbohidrateve. Gjatë aktiviteteve më të gjata fizike duhet të merren nga 10 gramë karbohidrate (në formë frutash, lëngjesh të frutave apo lëngjesh të tjera të ëmbla) në çdo 30 minuta të aktivitetit fizik.

Një kujdes i posaçëm u duhet kushtuar shputave të diabetikëve. Për shkak të neuropatisë (humbja e ndjeshmërisë) dhe të çrregullimeve në qarkullimin periferik të gjakut, ekziston rreziku i lëndimeve të shputave (gishtërinjve). Zvogëlimin e këtij rreziku do ta siguronin atlete të mira dhe higjiena e shputave. Programi i aktiviteteve fizike duhet të përmbajë patjetër edhe fazën e nxehjes dhe të relaksimit.[5]

1)American College of Sports Medicine. Diabetes and Physical Activity. Qasja në: http://www.acsm.org/access-public-information/acsm's-sports-performance-center/diabetes-and-physical-activity. 2) American Diabetes Association. Physical Activity/Exercise and Diabetes. Qasja në: http://care.diabetesjournals.org/content/27/suppl_1/s58.full. 3) Diabetes Health Center. Type 2 Diabetes and Exercise. Qasja në: http://www.webmd.com/diabetes/guide/exercise-guidelines. 4)National Diabetes Information Clearinghouse (NDIC). What I need to know about Physical Activity and Diabetes. Qasja në: http://diabetes.niddk.nih.gov/dm/pubs/physical_ez/. 5) Rexhepi A. (2009) Mjekësia Sportive, Mozaiku, Prishtinë. 6) MedicineNet.com. Diabetes Mellitus. Qasja në: http://www.medicinenet.com/diabetes_mellitus/article.htm Data e qasjes: 08.09.2014. 7)American Diabetes Association. Diabetes Mellitus and Exercises. Qasja në: http://care.diabetesjournals.org/content/25/suppl_1/s64.full Data e qasjes: 08.09.2014 8) U.S.Department of Health and Human Services. National Diabetes Information Clearinghouse. 9 )Sluik D, Buijsse B, et al. Physical cctivity and mortality in individuals with diabetes mellitus. Arch Intern Med. 2012;172(17):1285-1295. doi:10.1001 Qasja në: http://archinte.jamanetwork.com/article.aspx?articleid=1307570 Data e qasjes: 08.09.2014. 10)Thent ZC, Das S, Henry LJ (2013) Role of Exercise in the Management of Diabetes Mellitus: the Global Scenario. PLoS ONE 8(11): e80436. doi:10.1371 Qasja në: http://www.plosone.org/article/info%3Adoi%2F10.1371%2Fjournal.pone.0080436 Data e qasjes: 08.09.2014

Ma.Sc. Burim Bibaj

# Nevoja e besimtarit për pendim

Falënderimi i takon Allahut, i cili në librin e Tij na drejtohet me këtë ajet kuranor "Thuaj: "O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti". (Ez-Zumer, 53)

Pendimi është një veprim që përmban në vete dhe përforcon bindjen e vendosmërinë për mospërsëritjen e gabimit të mëparshëm. Ky veprim realizohet në mënyrë që njeriu të tërhiqet nga vepra e keqe – gabimi me bindje të fortë, duke u bërë nga e keqja e mirë, duke u penduar për atë që ka bërë, dhe njëkohësisht është i vendosur për mospërdorimin e kësaj të keqeje në të ardhmen. Juristët islamë, në aspektin terminologjik pendimin e përkufizuan kështu: 'kthimi prej rrugës së gabuar në rrugën e drejtë dhe të vërtetë', kurse bindja dhe vendosmëria janë nga shtyllat e kthimit të vërtetë që njeriun nga veprat e liga e transferojnë në të mirat. Mirëpo, duhet të ekzistojë patjetër ndonjë faktor i pastër personal apo fetar, që është nxitës për këtë kthesë, bindje dhe vendosmëri, që ka nevojë për fuqi dhe dëshirë. Nga kjo nënkuptohet se, nëse njeriu është tërhequr nga ndonjë veprim i keq për ndonjë arsye tjetër, si bie fjala, për shkak të dobësisë fizike, ose për shkak të dënimit material, ose për shkak të kërcënimit me arrestim nëse kryen ndonjë veprim, apo për shkak se tërheqja i imponohet nga organet e sistemit, - në një rast të tillë nuk është arritur pendimi i dëshiruar, siç e kërkon Islami, dhe nuk ka dhënë rezultatet e shpresuara fetarisht, që është falja apo pastrimi i mëkateve në jetën e Botës tjetër, edhe pse në realitetin sipërfaqësor janë dhënë rezultate të dukshme, që janë ndërprerja e krimeve dhe garantimi i sigurisë dhe qetësisë në jetën e kësaj bote.

### Kushtet e pendimit

Nëse mëkati ka të bëjë në raportin në mes njeriut dhe Zotit xh.sh., për t'u penduar, duhen plotësuar këto tri kushte:

1. Largimi i menjëhershëm nga gabimi – mëkati;
2. Pendimi për atë që ka bërë;
3. Vendosmëria që në të ardhmen të mos e përsërisë asnjëherë gabimin a mëkatin e bërë.[1]

Nëse humbet njëra nga këto tri shtylla, atëherë pendimi është i pavlefshëm. Sipas Imam Neveviut, po nëse gabimi – veprimi ka të bëjë me të drejtat individuale ndërnjerëzore, atëherë për vlefshmërinë e pendimit duhen plotësuar katër kushte, tri kushtet e përmendura më parë dhe kushti i katërt është që të kërkohet falje nga personi të cilit i është bërë dëm, e nëse është çështje ekonomike, si p.sh vjedhje, është kusht kompensimi ose dëmshpërblimi e më pastaj pendimi.[2] Por, sipas Aliut r.a., pendimi është emër që përfshin gjashtë kuptime: për mëkatet që ke bërë në të shkuarën - të pendohesh, për farzet e humbura – t'i kompensosh, atij që i ke bërë padrejtësi - t'ia kthesh të drejtën, të shkrish veten tënde në nënshtrueshmëri ashtu siç e ke edukuar në mëkate, të shijosh hidhësinë e nënshtrueshmërisë, ashtu siç e ke shijuar ëmbëlsirën e mëkatit, të qash për çdo të qeshur që ke bërë.

Pendimi që ka plotësuar tërësisht kushtet e tij, konsiderohet pendim i sinqertë, për të cilin flet Kur'ani famëlartë: "O ju që keni besuar, pendohuni tek Allahu me një pendim të sinqertë",(Et-Tahrim,8). Pastaj ajeti: "Nuk ka dyshim se Unë e fal atë që është penduar, që ka besuar, që ka bërë vepra të mira dhe që përqendrohet në rrugën e drejtë". (Taha, 82). Dijetarët islamë kanë zhvilluar biseda dhe debate të shumta rreth përkufizimit të pendimit të sinqertë, e këtu po theksojmë vetëm atë që ka thënë imam Kurtubiu: Pendimin e sinqertë e përfshijnë katër gjëra, që janë: Kërkimi i faljes me gjuhë, largimi fizik nga e keqja, vendosmëria për të mos e përsëritur atë dhe emigrimi nga të këqijat e kota.

### Dispozita e pendimit

Të gjitha burimet esenciale të legjislacionit islam, duke nisur nga Kur'ani, Syneti, konsensusi i dijetarëve referojnë drejt përshpejtimit të pendimit pas



kryerjes së një mëkati, i cili kërkon pendim, andaj dijetarët islamë janë të mendimit se vetë shtyrja apo vonimi i pendimit në afat kohor, shndërrohet në mëkat. Prandaj burimet islame detyrojnë pendimin e menjëhershëm, me qëllim që të arrihet dhe të realizohet qëllimi i plotë, që është të liruarit nga barra, përfshirja në mëshirën e Allahut xh. sh. në jetën e Botës tjetër, kënaqësia e njeriut në jetën e kësaj bote, pastrimi i shoqërisë nga krimet e mëkatet si dhe pengimi i devijimit, në mënyrë që të mos përsëritet vepra e keqe në të ardhmen, si dhe të mira të tjera. Të mirat që pasojnë pas pendimit, e që mund të kuptohen nga lexuesi i Kur'anit dhe Synetit të Pejgamberit a.s., janë të shumëllojshme. Ajetet kuranore na i paraqesin këto të mira si vijon: Allahu xh,.sh. ka thënë: "Pendohuni të gjithë tek Allahu, o besimtarë, në mënyrë që të gjeni shpëtim". (En-Nur,31) Pastaj ajeti: "E t'i kërkoni falje Zotit tuaj dhe pendohuni (kthehuni) tek Ai, se Ai do t'ju mundësojë përjetime të mira". (Hud,3) Pastaj ajeti: "Pendim i pranueshëm tek Allahu është vetëm ai i atyre që e bëjnë të keqen nga mosdija e pastaj pendohen shpejt". (En-Nisaë,17) Pastaj ajeti: "Kush bën ndonjë të keqe ose e ngarkon veten, pastaj kërkon falje tek Allahu, ai E gjen Allahun falës dhe mëshirues". (En-Nisaë,110).

Hadithet e Pejgamberit a.s., që flasin për pendimin e disa prej të cilëve përforcojnë dispozitën e asaj që përshkruhet në Kur'an janë sqaruese, - janë të shumta e ne po theksojmë disa prej tyre. Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: Pasha Allahun, unë kërkoj falje nga Allahu dhe pendohem tek Ai më shumë se shtatëdhjetë herë në ditë.[3] Transmetohet nga El Egarr ibn Jesar se Pejgamberi a.s. ka thënë: "O ju njerëz, pendohuni tek Allahu dhe kërkoni falje prej Tij, sepse unë pendohem njëqind herë në ditë".[4] Dijetarët islamë nga këto dy hadithe të Pejgamberit a.s. kanë përfituar dispozitën se është e preferuar (mustehab) që njeriu që është penduar për një veprim, sa herë t'i kujtohet, ta ripërsërisë pendimin dhe të përforcojë bindjen dhe vendosmërinë për të mos e bërë atë vepër. Nuk është e domosdoshme që pendimi të bëhet vetëm për mëkat, sepse i Dërguari i Allahut a.s. nuk kishte bërë mëkate që të pendohej aq shumë si dëshmohet në dy hadithet më sipër, porse këto janë nxitje dhe mësime për muslimanët, udhëzime për ta dhe hapje e portës së pendimit, në mënyrë që çdokush ta gjejë veten aty ku është, dhe të jetë përgjegjës për veprimtarinë e tij, sepse i Dërguari i Allahut a.s ishte i mbrojtur nga mëkatet.

Për cilat mëkate duhet penduar

Besimtari islam ka për obligim të pendohet për të gjitha mëkatet dhe të këqijat, prandaj, nëse njeriu pendohet për disa mëkate, pendimi i tij është i vlefshëm vetëm për ato që është penduar, kurse mëkatet e tjera ngelin varur mbi supet e tij. Me nocionin mëkat emërtohet çdo veprim i njeriut që është bërë në kundërshtim me Urdhrin e Allahut xh.sh., pavarësisht se është urdhri për veprim apo mosveprim. Argument se lejohet pendimi për të gjitha veprimet që janë në kundërshtim me dispozitat islame, është ajeti, ku Allahu xh.sh. ka thënë: "Pendim i pranueshëm tek Allahu është vetëm ai i atyre që e bëjnë të keqen nga mosdija e pastaj pendohen shpejt", (En-Nisaë, 17). Ky ajet është gjithëpërfshirës dhe ngërthen edhe kufrin (mosbesimin), sepse kushdo që ka bërë mëkat ndaj Allahut, konsiderohet i padijshëm derisa të heqë dorë nga ai mëkat. Prandaj parimi i përgjithshëm është që pendimi të bëhet menjëherë pas mëkatit, por kjo



nuk nënkupton që pendimi më vonë është i papranueshëm. Pra, pranimi i pendimit mund të bëhet gjatë tërë jetës së njeriut, e kjo është mëshirë e pakufizuar e Allahut xh.sh., lehtësim, tolerancë, hapje e portës së shpresës si dhe largim i njerëzve nga pesimizmi i tyre, sepse çdo bir i Ademit është mëkatar, e mëkatari më i mirë është ai që pendohet. Se pendimi është i vlefshëm tërë jetën, e sqaron hadithi i Pejgamberit a.s.: Vërtet Allahu pranon pendimin e robit të Tij, derisa të mos i ketë ardhur shpirti në fyt. (Tirmidhiu). Dijetarët islamë kanë thënë se pendimi është i vlefshëm qoftë edhe vetëm një ditë para vdekjes, sepse ekziston ende shpresa për përmirësimin e njeriut, prandaj pendimi dhe vendimi i tij për mospërsëritje të gabimit është i vlefshëm. Mirëpo ata që bien në agoni gjatë jetës, sikur ishte ndodhia e Faraoni, i cili besoi Allahun në momentin kur uji i arriti deri në fyt për ngulfatje, atëherë pendimi është i pavlefshëm.[5] Në çastin e agonisë së vdekjes nuk pranohet besimi, sepse në ato çaste njeriu shkarkohet nga obligimi. Allahu xh.sh., duke treguar ngjarjen e Faraonit, thotë: "Ne i kapërcyem beni-israilët përtej detit, e faraoni dhe ushtria e tij i ndoqi mizorisht dhe armiqësisht derisa e përfshiu atë përmbytja e ai tha: Besova se nuk ka zot tjetër pos Atij që I besuan beni-israilët, dhe unë jam nga muslimanët. Ti tani beson, ndërsa më parë kundërshtove dhe ishe njëri prej shkatërruesve". (Junus, 90-91). Këtë e përforcon edhe ajeti tjetër: "Nuk është pendim i atyre që vazhdimisht bëjnë punë të këqija dhe vetëm atëherë kur t'u vijë vdekja, ndonjëri prej tyre thotë: Unë tash u pendova, ...". (En-Nisaë, 18).

Këto dy ajete kuranore na japin të kuptojmë se pendimi nuk pranohet në çastin e agonisë së vdekjes.[6] Ky është mendimi i ibni Abasit, ibni Zejdit dhe shumicës së komentuesve të Kur'anit. Mirëpo një numër i dijetarëve të medhhebit hanefij anojnë nga mendimi se pranohet edhe pendimi në çastin e dëshpërimit, por jo edhe besimi i tyre. Këtë e vërtetojnë me ajetin kuranor: "Ai është që pranon pendimin e robërve të vet dhe shlyen të këqijat dhe di çfarë punoni". (Eshura, 25).

Shpresa për falje nëse arrihet pranimi i pendimit

Allahu xh.sh. ka premtuar faljen për ata që janë larguar nga mëkatet e mëdha, për se ka thënë: "Nëse largoheni prej mëkateve të mëdha, të cilat u janë të ndaluara, Ne ju shlyejmë mëkatet e vogla dhe ju fusim në një vend të ndershëm". (En-Nisaë, 31). Nga kjo nënkuptohet se, nëse njeriu largohet nga mëkatet e mëdha, të cilat janë ndaluar për veprim, Allahu ia fal mëkatet e gabimeve të vogla, dhe do ta fusë në Xhenet si shpërblim për ruajtjen e tij nga mëkatet e mëdha dhe për durimin e tij ndaj tyre, si dhe për vendosmërinë e tij që të qëndrojë në rrugën e vërtetë.

Këto janë premtime nga Allahu dhe Ai është besnik në premtimin e Tij, pra të pranojë pendimin e mëkatarëve nga robërit e Tij. Këtë e vërteton ajeti: "A nuk e ditën ata se Allahu është Ai Që pranon pendimin e robërve të Vet,..". (Et-Tevbe,104). Pastaj ajeti: "Nuk ka dyshim se Unë e fal atë që është penduar, që ka besuar, që ka bërë vepra të mira dhe që përqendrohet për në rrugën e drejtë". (Taha, 82).

1) Naim Tërnava, "Morali Islam 2", Prishtinë, 1998, f. 151. 2) Imam Neveviu, "Rijadus-salihin", f. 16, Pristinë, 1997. 3) El-Alusi,-tefsir-Ruhul Meani, v. 28, f. 158. 4) Imam Neveviu, "Rijadus-salihin", Hadithi 14, f. 16, Prishtinë, 1997. 5) Sahihul Muslim 6) Imam Neveviu, "Rijadus-salihin", Hadithi 19, f. 19, Pristinë, 1997.

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit**

*shpall*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e poshtme në fshatin Zhur (për pesë vakte)**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK-së),
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizuese lidhur me çështje fetare,
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën (nëse paraprakisht kanë qenë në punë).

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen dorëzuar bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore,
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht ka qenë në punë),
- CV – të dhënat personale, dëshmi për kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).

*Vërejtje*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Prizrenit.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Podujevës**

*shpall*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës, imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e xhematit Majac/1**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK-së),
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare,
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën (nëse paraprakisht kanë qenë në punë).

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore,
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë),
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).

*Vërejtje*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Podujevë.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Vushtrrisë**

*shpall*

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Kollë**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK-së),
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizuese lidhur me çështje fetare,
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën (nëse paraprakisht kanë qenë në punë).

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen dorëzuar bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore,
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht ka qenë në punë),
- CV – të dhënat personale, dëshmi për kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).

*Vërejtje*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Vushtrrisë.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Lipjanit**

*shpall*

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës imam, hatib dhe mual-lim në:**

**1. Xhaminë e fshatit Blinajë (ish Vërshevc)**

**2. Xhaminë e fshatit Gllavicë**

**3. Xhaminë e fshatit Poturovc**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK-së),
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizuese lidhur me çështje fetare,
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën (nëse paraprakisht kanë qenë në punë).

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen dorëzuar bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore,
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht ka qenë në punë),
- CV – të dhënat personale, dëshmi për kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).

*Vërejtje*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Lipjanit.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



# Kosova kremtoi solemnisht Kurban Bajramin

Më 4 tetor 2014, në të gjitha xhamitë e Kosovës, solemnisht u fal namazi i Kurban – Bajramit. Manifestimi qendror për Kosovë u mbajt në Xhaminë e Madhe të Prishtinës, sakaq që falja e namazit të Kurban - Bajramit u organizua në të gjitha xhamitë e Kosovës.

Manifestimi nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Egzon Ibrahimi, e më pas për rëndësinë që ka festa e Kurban-Bajramit ligjëratën tematike e mbajti kryeimami i BIK-ut, Sabri ef. Bajgora, cili ndër të tjera tha: "Sot është festa e madhe e Kurban Bajramit, është dita kur muslimanët lartësojnë Zotin e tyre dhe kryejnë obligimet ndaj Tij duke shpresuar që sot në tërë botën të mbizotërojë paqja, mirësia dhe solidariteti".

Kryeimami Bajgora gjithashtu u shpreh se feja Islame është ajo që do ta udhëheq njerëzimin drejt bardhësive dhe horizonteve te shpresës. Vetëm te Allahu është shpresa prandaj të gjithë besimtarët duhet t'i luten e drejtohen Atij, për gjithë njerëzimin, që në mesin e tyre të ketë mirësi, begati e solidaritet.

Ai po ashtu foli edhe për Haxhin, të cilin janë duke e kryer edhe shumë besimtarë kosovarë. "Haxhi është kongresi i gjithë muslimanëve. Dita e djeshme e Arafatit ishte dita më e madhërishme e vitit", tha ai. Kryeimami Bajgora foli edhe për akuzat që po i vishen Islamit, duke thënë: "Ne si popull kemi zgjedhur rrugën e paqes, sepse vetë feja Islame është paqe, ndërkohë që edhe një emër i bukur i Krijuesit është "Selam", që do të thotë paqe. Prandaj askush nuk ka të drejtë t'ia vesh Islamit etiketimet që fatkeqësisht sot po mbretërojnë në botë karshi kësaj feje hyjnore. Një fe që emrin e ka paqe, nuk mund te jetë fe e dhunës e terrorit dhe e vrazhdësisë. Ata që sot në emër të Islamit, po kryejnë akte makabre ata në asnjë mënyrë-nuk meritojnë të quhen muslimanë... Zoti ynë nuk na mëson të mbysim e të presim njerëz të pafajshëm,



por Ai na mëson se nuk ka dhunë në fe, sepse tashmë është sqaruar evërteta nga e kota".

Për të pranishmit, kori i BIK dha një program me ashere, kaside e ilahi, ndërsa faljes së namazit të Kurban - Bajramit i priu kryeimami i KBI të Prishtinës, Burhanef. Hashani.

Hytben e Kurban- Bajramit e mbajti sekretari i përgjithshëm i BIK, Resul ef. Rexhepi, i cili iu drejtua opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë.

"Sot është ditë feste e gëzimi për të gjithë besimtarët muslimanë, ditë që bashkon zemrat e tyre gjithandej ku janë, për të përjetuar me shpirt gëzimin e harenë, duke e falënderuar Allahun për begatitë, nimetet dhe të mirat që na i ka dhuruar Ai. Është festë që i afronrreth vatrës e sofrës familjet dhe të afërmit e tyre". -tha ai ndër të tjerash.

Resul ef. Rexhepi, po ashtu theksoi, që: "Derisa jemi tubuar nëpër xhamitë tona për t'iu lutur Allahut xh.sh. në këtë ditë feste, ne kujtojmë Hazreti Ibrahimindhe të birin e tij, hazreti Ismailin, të cilët, duke ngritur muret e Qabesë së bekuar, asaj shtëpie tëndershme drejtë së cilës brenda ditës kthejnë fytyrate tyre myslimanët nga të katër anët e botës, iu lutenAllahut, - e përmes gjuhës së tyre, i lutemi edhe ne,- duke thënë: "O Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di! Zoti ynë, bëna nevepasardhësit tanë, njerëz të bindur ndaj Teje, na i mëso rregullate adhurimit dhe falna neve, vërtetë Ti je Falësi, Ti je Mëshiruesi!"

Po ashtu kujtojmë edhe simbolikën e sakrificës sëkëtyre dy të dërguarve të Zotit dhe jo vetëm që kujtojmë por edhe ndjekim rrugën dhe shembullin e tyre, duke prerë kurban në emër të Zotit".

Ndërsa duke folur për nevojën që ka njerëzimit për vlerat fetare, Resul ef. Rexhepi tha:

"Edhe tani kur po kremtojmë festën e Kurban Bajramit në shumë vende të botës kemi vatra të luftërave e konflikteve ku pësojnë të pambrojturit, civilët, gratëe fëmijët, ku kemi dhunë, vuajtje, shkatërrime e vrasje.

Në këtë ditë të madhe lusim bashkërisht të Madhin Zot që me kuvetin e Tij t'i bëjë ata popuj e ato vende që sa më parë të heqin dorë nga konfliktet e shkatërrimet e t'i kthen paqes dhe jetës normale.

Njerëzimi sot ka nevojë për vlera fetare e shpirtërore, prandaj në këtë ditë të shënuar dhe nga ky vend i bekuar, i ftoj të gjithë besimtarët tanë, të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë, që të bashkëveprojmë drejtë ndërtimit të një shoqërie pa dallime të mëdha, për një solidaret e mirëkuptim, për tolerancë e mbështetje ndaj njëri-tjetrit".

## Udhëheqësit më të lartë institucional në selinë e BIK për Kurban - Bajram

Me rastin e festës së Kurban-Bajramit, personalitet më të larta të vendit përgëzuan udhëheqësit më të lartë të BIK në selinë e Kryesisë, ku pritjes i priu zëvendëskryetari, Reshat ef. Mexhidi. Për të uruar në selinë e BIK erdhën: Zv/kryeministri - Hajredin Kuçi i shoqëruar nga ministri Ferid Agani; Kancelari i Ipeshkvisë-Don Lush Gjergji; Kryetari i LDK-së- Dr. Isa Mustafa; Kryetari i Lëvizjes "Vetëvendosje"-Albin Kurti; Kryetari i AAK-së -Ramush Haradinaj; Kryetari i Nismës për Kosovën, -Fatmir Limaj; si dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës. *(R.Shkodra)*



*Zv/kryeministri - Hajredin Kuçi*



*Kryetari i LDK-së z. Isa Mustafa*



*Kryetari i VV-së z. Albin Kurti*



*Kryetari i Nismës për Kosovën, -Fatmir Limaj*



*Kryetari i AAK-së z. Ramush Haradinaj*



*Kancelari i Ipeshkvisë-Don Lush Gjergji*



*Myftiu Tërnava në takimin tradicional në Mekë*




*Pamje nga festivali në stadiumin Olimpik*

## Myftiu Tërnava mori pjesë në takimin tashmë tradicional në Mekë që organizon kryetari i Dijanet-it, Dr. Mehmet Gyrmez

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga Ahmet Sadriu, më 6 tetor ka marr pjesë në takimin tashmë tradicional në Mekë që organizon kryetari i Dijanet-it, dr. Mehmet Gyrmez për udhëheqësit fetar nga vende të ndryshme, e që janë me haxhinj e vendeve të tyre në Haxh. Në pritjen e dhënë nga dr, Gyrmezi qenë të pranishëm dhjetëra përfaqësues të vendeve të ndryshme. *(R.Sh)*

## Mbahet Konferenca për paqen në Seul

Me moton "Një botë, shumë fe, një qëllim, paqja në mes të njerëzve", nga 16-19 shtator u mbajt konferenca ndërkombëtare për paqe mbajtur në Seul (Kore të Jugut), në të cilin morri pjesë edhe një delegacion nga BIK-së ku merrnin pjesë edhe kryetar shtetesh, figura të mëdha politike me ndikim në bërjen e paqes në rrafshin global. Në këtë Konferencë nga Kosova morën pjesë Sabri ef. Bajgora, kryeimam i Kosovës, z. Fahrush Rexhepi dekan i FSI-së, Musli ef. Arifaj, kryetar i KBI të Pejës, Nexhmedin ef. Maksuti, kryetar i KBI të Skenderajt dhe Besim ef. Mehmeti asistent në kabinetin e Myftiut. Pritja nga ana e organizatorit ishte shumë e këndshme duke filluar që nga zbritja në aeroport ku secilit pjesëmarrës i vendosnin kurorë lulesh në qafë, simbol i paqes dhe i mikpritjes. Në ditën e parë të Konferencës u mbajt një festival i vërtetë i paqes në stadiumin Olimpik të Seulit ku merrnin pjesë 60.000 njerëz. Audiencës iu drejtuan ish lider botërorë e figura të ndryshme politike e fetare duke vazhduar me marshimin e tyre në stadium të veshur në veshje tradicionale, për tu përmbyllur në mbrëmje me një fjalë rasti nga kryesuesi i Shoqatës Lee. Referues të shumtë nga e gjithë bota jepnin shembuj praktik të paqes nga vendet ku ata vinin. Nga Kosova në një seancë foli edhe z. Petrit Selimi, zv. ministër i Punëve të Jashtme, fjalimi i të cilit u prit shumë mirë nga të pranishmit. *(Ejup Ramadani)*

## Hapet xhamia e re në në lagjen e Zabelit të Sahit Agës

Më 3 tetor 2014, në prani të shumë xhematlinjve dhe imamëve në mënyrë solemne u përurua xhamia e re në lagjen e Zabelit të Sahit Agës në Gjilan.

Të pranishëm ishin babai i Haxhi Halil Halitit (donatorit të këtij projekti), hoxhë veteran 95 vjeçar Mulla



*Delegacioni ynë gjatë vizitës në Seul*



*Prejrja e shiritit përurues të xhamisë*

Rifat Haliti, ndërsa nga BI e Kosovës: kryeimami Sabri ef. Bajgora, Ilmi Krasniqi anëtarë i Kryesisë së BIK-së, Fahrush Rexhepi dekan i FSI, Ekrem Simnica koordinator për diasporë, kryeimami i KBI të Gjilanit Iljaz Mustafa, etj. Ceremoninë e përurimit të xhamisë e udhëhoqi kryeimami i KBI të Gjilanit. Në emër të KBI të Gjilanit foli Naim ef. Aliu, ndërsa nga BI e Kosovës, kryeimami Sabri ef.Bajgora, të cilët falënderuan donatorin h.Halil Halitin.

### U përurua xhamia e re në Mazrek

Më 12.09.2014 u përurua xhamia e re në fshatin Mazrek dhe Kojush të Hasit të Prizrenit. Xhamia pati filluar në qershor të vitit 2014, me vetëfinancim të xhematit të fshatrave Mazrek dhe Kojush, po edhe nga hajrate të besimtarëve dhe ndërmarrjeve të ndryshme të Prizrenit. Parcelën për ndërtimin e xhamisë e ka lëshuar Kadri Karavidaj, kurse edhe donacionet nuk kanë munguar nga kontributi i hoxhallarëve.

Në tubim, përveç shumë besimtarëve të rajonit të Hasit, morën pjesë edhe zyrtarët e KBI të Prizrenit. Me një përshëndetje zyrtare, të pranishmëve iu drejtua kryetari i KBI-së të Prizrenit, Lutfi ef. Ballëk. Në emër të Këshillit të xhematit për Mazrek dhe Kojush, të pranishmit i përshëndeti Kadri Karavidaj. Hytben dhe namazin e xhumasë e mbajti sekretari i KBI-së, Mr. Orhan ef. Bislimaj. *(Orhan Bislimaj)*



*Kryetari i KBI-së të Prizrenit Lufti ef. Ballëk*

### Bereqeti ndihmon 575 familje për Kurban Bajram

Këshilli i Bashkësisë Islame nëpërmjet Shoqatës Humanitare "Bereqeti" dega Gjilan, për festën e Kurban Bajramit ka ndihmuar 575 familje me nga 5 kg mish. Përfitues ishin familjet me fëmijë jetimë, familjet skamnore, shoqata e të verbërve dhe me të pamë të dobësuar, organizata për përkujdesje ndaj personave me aftësi të kufizuar, Shoqata e Invalidëve të Punës, Shoqata e pensionistëve, Shoqata e shurdhmemeceve etj. *(A. Hyseni)*



### Mulla Nazif ef. Salihu

Më 11.09.2014, pas një sëmundjeje të shkurtër, ndërroi jetë në moshën 84 vjeçare, imami më i moshuar i komunës së Shtimes, Mulla Nazif ef. Salihu.

Nazif ef. Salihu u lind në fshatin Mullopolc të komunës së Shtimes më 05.02.1930, nga babai Nebihi dhe nëna Zarifja, në një familje në gjendje ekonomike mesatare, por me një traditë të mirëfilltë fetare.

Me përkrahjen e familjes, ai filloi mësimet e para në xhaminë e fshatit Mullopolc te mulla Ibushi. Pastaj mësimet i vazhdoi në mejtepin e fshatit Vojnovc te Mulla Vesel Guta. Si talebe i Mulla Veselit, përveç mësimeve fetare, ai u edukua edhe si të mbronte vatanin dhe, si nxënësi më i ri i tij, mori pjesë së bashku me talebet e tjerë në mbrojtjen e Kosovës nga okupatorët e huaj, gjatë Luftës së Dytë Botërore.

Më pas Hoxha i nderuar, vazhdoi mësimet edhe në Medresenë e Prizrenit. Në vitet '70, Mulla Nazifi u angazhua si imam, mualim dhe hatib në fshatin e tij të lindjes, në Mullopolc. Për më se 30 vjet me radhë e kreu punën e tij me nder dhe respekt duke i shërbye xhematit të tij. Ai ishte i vendosur, i guximshëm e bujar, por edhe orator i mirë.

Në prag të luftës së fundit u keqtrajtua nga policia serbe që i kërkonte armë.

Hoxha i nderuar kontributin e tij e dha edhe gjatë luftës, në motivimin e të rinjve për t'iu bashkuar radhëve të UÇK-së.

Pas përfundimit të luftës, Mulla Nazifi me familjen e tij u shpërngul në fshatin Muzeqinë, ku edhe do të jepte kontributin e tij për vite me radhë deri sa ndërroi jetë duke shqiptuar fjalët për të cilat kishte punuar gjatë tërë jetës së tij (Shahadetin). Mulla Nazif ef. Salihu vdiq, duke lënë pas familjen dhe xhematin, por edhe diturinë si trashëgimi. Në fund e lusim Zotin e Madhëruar që të pranojë veprat e tij dhe ta shpërblejë me Xhenetin Firdeus e ta vendosë në shoqëri me pejgamberë, dëshmorë e dijetarë. Amin. *(Burim Bibaj)*






**Agjencia Anadolli, tashmë zyrtarisht edhe në shqip**

Me rastin e 100-vjetorit të themelimit të saj, Agjencia Anadolli (AA), ka si synim të publikojë në 11 gjuhë. Krahas turqishtes, ajo publikon lajme në anglisht, arabisht, boshnjakisht-kroatisht-serbisht, rusisht, kurdisht, frëngjisht dhe së fundmi në gjuhën shqipe, e cila e çon në tetë numrin e publikimeve në gjuhë të huaja.

Në kuadër të publikimit të lajmeve në gjuhën shqipe, kryesisht në Shqipëri dhe krahas saj në Kosovë, Maqedoni, Mal të Zi dhe Bosnjë-Hercegovinë, AA-ja do të realizojë publikime edhe kundrejt medieve shqiptare me seli në SHBA dhe BE.

AA-ja, me anë të publikimit të lajmeve në gjuhën shqipe, që do të funksionojë në kuadër të Qendrës për Evropën, synon edhe të ndjekë nga afër e të përçojë mundësitë e investimeve në Shqipëri, Kosovë dhe Maqedoni, zhvillimet politike në rajon, aktivitetet ekonomike dhe politike të Turqisë dhe investimet e biznesmenëve turq në rajon. Përveç publikimit të lajmeve në shqip, AA-ja do të punësojë operatorë zotërues të gjuhës shqipe në zyrat e Bosnjës, Tiranës, Prishtinës dhe Shkupit. Publikimi i lajmeve në shqip do të realizohet nga Sarajeva, ku ndodhet Zyra e AA-së për Ballkanin. Krahas asaj në Sarajevë, një zyrë është hapur edhe në Tiranë.

E ngritur mbi themelet e "besueshmërisë, paanshmërisë dhe shpejtësisë", AA-ja synon që me publikimin e lajmeve në gjuhën shqipe të sjellë një frymë të re në medien shqiptare.

Kryetari i Bordit Drejtues dhe drejtori i përgjithshëm i Agjencisë Anadolli, Kemal Oztyrk, është shprehur se AA-ja po përparon me hapa të sigurt drejt objektivit për t'u bërë një ndër agjencitë e lajmeve më me ndikim në botë. Aktualisht, AA-ja është një ndër dhjetë agjencitë e para në botë, duke thënë se kanë një infrastrukturë tashmë dhe në Ballkan.

**Turqia shpallet vendi më "bamirës" në botë**

Sipas raportit të "Ndihmave Humanitare Globale për vitin 2014" Turqia në krahasim me të ardhurat kombëtare doli vendi që dërgoi më së shumti ndihma humanitare në botë.

Ndërkaq në bazë të sasisë së ndihmave të bëra Turqia radhitet në vendin e tretë pas SHBA-së dhe Anglisë. Ndihmat e saj Turqia i dërgon në të katër anët e botës nëpërmjet Departamentit për Menaxhimin e Krizave dhe Fatkeqësive pranë Kryeministrisë, AFAD, Agjencisë Turke për Bashkëpunim dhe Zhvillim, TIKA, Gjysmëhënës së Kuqe Turke, Departamentit të Turqve dhe Komuniteteve Farefisnore që Jetojnë Jashtë Shtetit dhe organizatave të ndryshme jo-qeveritare. Sipas raportit në fjalë Turqia me 1,6 miliardë dollarë ndihma të bëra të cilat janë të barabarta me 0,21% të të ardhurave kombëtare bruto u shpall edhe vendi më bamirës i botës. Sasia e ndihmave humanitare që bëri Turqia në vitin 2012 ishte 1 miliardë e 85 milionë dollarë, ndërsa kjo shifër në vitin 2013 u rrit për 561 milionë dhe doli në 1,6 miliardë dollarë. Turqia në këtë radhitje pasohet nga Kuvajti, i cili ndau 0,20% të të ardhurave kombëtare për ndihma humanitare dhe nga Luksemburgu me 0,15%

**Malajzia përgatitë mbi 10.000 hafizë**

Ministria e Arsimit e Malajzisë është duke planifikuar për të përgatitur më shumë se 10.900 studentë për të mësuar përmendësh Kuranin e Shenjtë. Ministria njoftoi se plani do të zbatohet në shkolla për talent të jashtëzakonshëm. Hassaneddin Abdul Hamid, një zyrtar i Ministrisë së Arsimit, ka thënë se 15 shkolla për

talent të jashtëzakonshëm janë zgjedhur për të zbatuar planin për djemtë dhe vajzat. Ai shtoi se rreth 1.090 hafizë të Kuranit do të mësojë në Kurset e Kuranit, domethënë një mësues, hafiz, për çdo dhjetë studentë. Malajzia është një vend i Azisë Jug-Lindore shumica e popullsisë janë musliman. Sipas statistikave në vitin 2011, në Malajzi ishin 278 qendra për hafiz, për mësimin përmendësh të Kur'anit, shumica e të cilave janë të drejtuara nga organizatat jo-qeveritare.



**Austria planifikon një përkthim të "standardizuar" të Kuranit**

Ministri i Jashtëm i Austrisë tha se qeveria e Austrisë synon të krijojë një përkthim në gjermanisht të "standardizuar" të Kuranit të Shenjtë. Në një fjalim të shtunën, Sebastian Kurz tha se qëllimi i përkthimin, masa, ka për qëllim parandalimin e ekstremistëve të keqpërdorin Librin e Shenjtë, Kuranin. Ai iu referua aktiviteteve ekstremiste të kryera në emër të Islamit dhe tha se muslimanët austriakë dënojnë keqinterpretimin e Librit të Shenjtë të Islamit nga ekstremistët dhe terroristët. Vendimi i qeverisë austriake për të paraqitur një përkthim të standardizuar gjerman të Kuranit është pjesë e një projekt-ligji që synon përditësimin e ligjeve të Austrisë për Islamin që kanë qenë në këtë vend që nga viti 1912. Islami është feja e dytë më e praktikuara në Austri. Rreth 6% e popullsisë së Austrisë është vlerësuar të jetë muslimane.

**FIBA u lejon lojtareve që të mbajnë shaminë**

Federata Ndërkombëtare e Basketbollit (FIBA) tha se lojtaret do të lejohen të mbajnë shami fetare. Këshilli Qendror i Federatës Ndërkombëtare të Basketbollit (FIBA) u takuan gjatë fundjavës në kupën e botës për meshkuj dhe votoi për të lejuar lojtaret të mbajnë shami në një fazë të testimit dy-vjeçare. Rregullat e mëparshme të FIBA lejonin vetëm një lojtar të veshte një shirit dekorativ 5-centimetër për të kontrolluar flokët dhe djersën. Kjo tërhoqi vërejtje se grupi ishte diskriminuese kundër muslimanëve dhe lojtarëve të cilët mbajnë shami në kokë për arsye fetare. Ne mirëpresim këtë ndryshim të politikës nga FIBA, sepse ajo ua mundëson muslimanëve, dhe të tjerëve që mbajnë shami fetare për të marrë pjesë në këtë sport që ata e duan duke ruajtur besimet e tyre, tha Ibrahim Hooper, drejtor i komunikimit kombëtar për Këshillin




për Marrëdhëniet Amerikano-Islame. FIBA duhet të përgëzohet për përgjigjen pozitive për të gjithë ata që kërkonin arsyet fetare për sportistët e të gjitha besimeve. Më 2012, FIFA ndryshoi rregullat e saj, i lejojë lojtaret femra muslimane të veshin shaminë. (R. Suma)

**Muslimanët ndërtojnë kishë në fshatin Malbardhë**

Muslimanët e Fshatit Malbardhë në Milot të Laçit rindërtojnë një kishë 600-vjeçare, që po shkatërrohej. Për shkak se i vetmi vend historik fetar në fshat ishte një kishë 600-vjeçare katolike, që po shkatërrohej, shumica e besimtarëve muslimanë të këtij fshati së bashku me fqinjët e tyre katolikë vendosën të ndërtonin një kishë të re për komunitetin. Edhe pse Arqipeshkvi Mirdita në fillim ishte në mëdyshje për të financuar një kishë të re për një qytet me shumë pak besimtarë katolikë, anëtarët e komunitetit Malbardhë e bindën atë për të financuar projektin duke i ofruar punën e tyre dhe disa materiale falas.

Fshatarët kanë shprehur dëshirën për të gjetur një mënyrë për të ndërtuar xhaminë e parë të qytetit si projektin e tyre të ardhshëm. Ky qytet i vogël është shembull i përkryer i modelit të vazhdueshëm të tolerancës fetare në Shqipëri. *(R.Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | MBRET I EGJIPTIT DHE SUDANIT ME PREJARDHJE SHQIPTARE | LAGJE NË MEKË | MARRËVESHJET NDËRKOMBËTARE | INSTITUTI ALBANOLOGJIK I KOSOVËS | I MITUR | SHTRESA E LARTË | | GRUP GJAKU | HEROI, GAFURRI | ATMOSFERA, KOHA | PAK I ZESHKËT | TANTALI | SHKURTESA OLIMPIKE E ITALISË | 1000 ROMAK | FOTOT A VIZATIMET NË LIBRA |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| EMRI I VAJZËS SË NJOHUR TË MUHAMEDIT A.S. | | | | | | | BËRJA E ANKETËS / VEJAN | | | | | | | | |
| NJË NGA MELAIKET | | | | | | | | TV SHQIP NË MAQEDONI / JO I VJETËR | | | | | | LITRI / PAQËSORI, INDIANI, ATLANTIKU ... | |
| AKTIVIZIM I SËRISHËM | | | | | | | | | | | | TRI ZANORE / LODH SHUMË | | | |
| UNIONI I ZEJTARËVE TË KOSOVËS | | | | TOKËZIMET / E NJË GADISHULLI AZIATIK | | | | | | | | | QENDRA STUDENTORE / LLOJ MJETI I PUNËS | | |
| VEGËL MUZIKORE ME TELA | | | | | | | KUZHINAT E XHAMIVE | | | | | | | | |
| VEND NË SHQIPËRI | | | | |  | | | | | | JO NDEZUR | | | | |
| | SHKRONJË GREKE / TITULL I REXHEP QOSJES | | | | | | | | | | | RADIO NETWORK INTERN. / TOKA PËR MBJELLJE | | | |
| AMPERI | | ELEKTROBIT / ...VERIORE E JUGORE | | | | | | | | | LLOJ USHQIMI PËR KAFSHË | | | | |
| PJESA E NJË NDËRTESE | | | | | | | | | | | SHKRIMTAR I NJOHUR GJERMAN, JJOHAN VOLFGAN VON ... | | | | |
| ADEM MIKULLOVCI | | | KALIUMI / SHUMË E MADHE | | | | | | | | SHQIPËRIA | | | TONI / PUNËTORI I KRAHUT | |
| HAPËSIRA TË MËDHA UJORE | | | | | | | | | | | RALPH APPELBAUM ASSOCIATES | | | | E GJATË |
| ERITREJA | | | | VEND NË GREQINË E VJETËR | | | | | | | INDIA | | RIFAT GJOTA / JO SINTEZA | | |
| LEGJENDA | | | | | | | | | | | | TITULL TURK / KRYEHOXHË | | | |
| ARRATITË | | | | | K.F. AUSTRIAK | NDERI (TURQ.) | NIKELI | SULMI | | KASA | MËRI / REPUBLIKA | | | | |
| ZOG KËNGËTAR | | | | | | | | | USHTRIA / JO MË KËMBË | | | | | | |
| URANI | | I LODHUR / PËRDOR (ANG.) | | | | | | | | | VARIANT I EMRIT HALIM / ZEMËRIMI | | | | |
| | U LIDHA / ASTATI | | | | | | KIMIA E VJETËR / ANTI TANK | | | | | | | SHKRONJA E PARË / EDHE (LAT.) | |
| KAMPIONE | | | | I ZATETUR / ENERGJIA | | | | | | | | ZENEL / FRANCA | | | |
| TEK | | | E MENÇUR | | | | | | | KOHË TË KUFIZUARA | | | | | |



“Nëse nuk e ndihmoni atë (Muhamedin a.s.), atë pra e ka ndihmuar Allahu, kur e përzunë ata që nuk besuan të dytin prej dyve. Kur ishin në shpellë, ai (Muhamedi a.s.) i tha shokut të vet (Ebu Bekrit r.a.):

**“Mos u brengos, vërtet Allahu është me ne!”**

E Allahu zbriti qetësinë e Vet mbi të, dhe e fuqizoi me fuqi që ju nuk e patë dhe e bëri fjalën e atyre që nuk besuan më të ultën, kurse fjala e Allahut është më e larta. Allahu është i Fuqishmi, i Urti.”

(Et-Teube, 40)